# شرح ثلاثة الأصول

## للشيخ محمد بن صالح بن عثيمين رحمه ا تعالى

مترجما إلى اللغة الألبانية

ترجمة : عبد الرحمن الألباني

جامعة أم القرى

مكة

# Shpjegimi i tre parimeve bazë të Islamit

**بسم الله الرحمن الرحيم**

Në emër [1] të Allahut [2],

---

[1] Autori, Allahu e mëshiroftë, e fillon librin e tij me "*bismilah*" duke ndjekur, kështu, shembullin e librit të Allahut s.u.t. i cili fillon me "*bismilah*". Ky fillim në këtë mënyrë është në përputhje edhe me hadithin: *"Çdo gjë me rëndësi që nuk ka filluar me bismilah është e privuar nga e mira."* [sh.p. ky hadith është vlerësuar si shumë i dobët (*daif xhidden*) nga shejh Albani në "Irwaa ul-Ghaleel (nr.1)"] Gjithashtu është në përputhje me mënyrën me të cilën resuli s.a.u.s. fillonte letrat e tij. Kjo fjali ka një pjesë të pathënë e të domosdoshme për plotësimin e kuptimit. Kuptimi i saj i plotë është: "Në emër të Allahut po shkruaj". Fjala e pa thënë është folje (p.sh. në këtë rast 'po shkruaj'), sepse foljet janë ato që përshkruajnë veprimet. Ne e kuptojmë se ajo vjen pas "*bismilah"* dhe jo përpara saj për dy arsye: 1-për të kërkuar bekim duke filluar me emrin e Allahut i cili është i përkryer dhe 2-kjo është një mënyrë për të shprehur faktin se e vetmja arsye e shkrimit të librit është arritja e kënaqësisë së Allahut. Kështu, duke futur edhe pjesën e nënkuptuar, kjo fjali bëhet edhe më e plotë p.sh. në qoftë se dikush para se të lexojë një libër thotë "*bismilah, unë po filloj*" ajo që po fillon nuk është mjaft e qartë, ndërsa kur thotë "*bismilah, po filloj të lexoj*" kjo shprehje është mjaft e qartë dhe nuk lë vend për dyshim.

[2] "**Allah"** është emri i të vetmit Zot që krijoi dhe formësoi gjithçka. Ky është emri i Tij dhe pas këtij emri radhiten të gjithë emrat të tjerë të Tij. Allahu thotë:

الرحمان الرحيم

Mëshiruesit [3], Mëshirëbërësit [4].

---

﴿ الر كتاب أنزلناه إليك لتخرج الناس من الظلمات إلى النور بإذن ربهم إلى صراط العزيز الحميد ﴾ ﴿ الله الذى له ما في السماوات و ما في الأرض ... ﴾

**“Elif, Lamë, Ra.** (Ky është) **Libër; Ne ta shpallëm ty që me urdhërin e Zotit t’i nxjerrësh njerëzit prej errësirave në dritë;** (t’i njerrësh prej errësirës) **në rrugë të Fuqiplotit, të Falenderuarit.**

**Të Allahut, i të cilit është gjithë çka në qiej dhe çka në tokë. …”** (14: 1-2)

Në këtë thënie të Allahut s.u.t. emri “Allah” nuk është një emër për të përshkruar një cilësi të Tij.

[3] *Err-Rrrrahman* (Mëshiruesi) është një prej emrave të Allahut që janë vetëm për Të dhe nuk mund të përdoren për të tjerë veç Tij. *Err-Rrrrahman* do të thotë Ai që ka si cilësi të Tij mëshirë mjaft të madhe.

[4] *Err-Rrahiim* (Mëshirëbërësi) është emër i Allahut s.u.t. Ky term mund të përdoret edhe për të tjerët veç Allahut, por në këtë rast ai merr kuptim të kufizuar. Kuptimi i tij është “Mëshirëbërësi”. *Err-Rrrrahman* është ai që ka mëshirë shumë të madhe, ndërsa *Err-Rrahiim* është ai që mëshiron të tjerët. Allahu s.u.t. thotë:

﴿ يعذب من يشاء و يرحم من يشاء و إليه تقلبون ﴾

**“Ai ndëshkon atë që do dhe mëshiron kë të dojë dhe tek Ai do të silleni.”** (29: 21)

**إعلم رحمك الله**

Dije [5], Allahu të mëshiroftë [6],

---

[5] Dije (Ilm) do të thotë të kuptosh me siguri nëse është e vërtetë diçka apo jo. Nivelet e të kuptuarit janë gjashtë:

1-Dija (Ilmi), është të kuptuarit me siguri i vërtetësisë ose jo ë diçkaje.

2-Injoranca e lehtë (Xhehlu basiit), është të kuptuarit jo i plotë i vërtetësisë së diçkaje.

3-Injoranca e rëndë (Xhehlu murakkab), është të kuptuarit mbrapsh i realitetit të diçkaje.

4-Zhgënjimi (Wahm), është të kuptosh se i ke kuptuar gjërat gabim.

5-Dyshimi (Shekk), është të kuptuarit se diçka ka po aq mundësi të jetë e vërtetë se edhe e rreme.

6-Besimi mbizotërues (Dhann), është të kuptuarit se diçka është në kundërshtim me diçka tjetër që konsiderohet e vërtetë, por ky kundërshtim ka pak mundësi të jetë i vërtetë.

Dija ndahet në dy kategori: *Dururije* dhe *Nadharije*. *Dururije* është dija që është fare e qartë dhe që nuk ka nevojë për tu provuar, p.sh. të gjithë e dinë se zjarri djeg dhe për të provuar këtë nuk nevojiten argumente. *Nadharije* është ajo dije e cila ka nevojë për prova që të vërtetohet, p.sh. a është e detyrueshme bërja e nijetit përpara marrjes së abdestit?

[6] "*rrahimekallah*", Allahu të mëshiroftë që ti të arrish atë që ke kërkuar prej Tij dhe të shpëtosh prej asaj së cilës i frikësohesh. Kuptimi i plotë është: Allahu t'i faltë gjynahet e mëparshme, të udhëzoftë në atë që është e mirë dhe e drejtë në të ardhmen dhe të mbroftë nga gjynahet e ardhshme! Ky është kuptimi i kësaj shprehjeje ku është përdorur termi "*rrahme*". N.q.s. në shprehje do të përdorej termi "*magfireh*" [(Allahu) të faltë] atëherë shprehja do të kishte kuptimin "Allahu të faltë gjynahet e bëra!".

## أنه يجب علينا تعلم أربع مسائل الألى: العلم و هو معرفة الله و معرفة نبيه

se janë të detyrueshme për ty katër gjëra[7]:
1-Dija, e cila është njohja e Allahut [8], e të dërguarit të Tij[9]

[7] Këtyre gjërave për shkak të rëndësisë së tyre të madhe duhet t'i kushtohet një vëmendje e veçantë.
[8] Njohja e Allahut s.u.t. me dije dhe me zemër në mënyrë të tillë që ta bëjë individin të pranojë çdo gjë që ka ardhur prej Allahut, t'i nënshtrohet Atij dhe të gjykojë me Sheriat. Robi e rrit njohjen e tij për Allahun duke studiuar shenjat që Allahu i ka dhënë atij në librin e Tij, në sunnetin e të dërguarit të Tij Muhammed s.a.u.s. dhe në krijesa. Allahu s.u.t. thotë:

﴿ و في الأرض ءايات للموقنين ﴾ ﴿ و في أنفسكم أفلا تبصرون ﴾

**"Edhe në tokë ka argumente për ata të bindurit. Po edhe në veten tuaj. A nuk jeni kah e shihni?"** (51: 20-21)
[9] Kjo njohje është njohja e të dërguarit Muhammed s.a.u.s. Ajo është e tillë që ta bëjë personin të pranojë çdo gjë që solli Muhammedi s.a.u.s. (udhëzimin dhe fenë e vërtetë), të veprojë në përputhje me të gjitha ato që ai ka urdhëruar, të largohet nga të gjitha ato që ai ka ndaluar, të gjykojë me ligjet që iu dhanë atij dhe të jetë plotësisht i kënaqur me këtë gjykim. Allahu s.u.t. thotë:

﴿ فلا و ربك لا يؤمنون حتى يحكموك فيما شجر بينهم ثم لا يجدوا في أنفسهم حرجا مما قضيت و يسلموا تسليما ﴾

**"Për Zotin tënd jo, ata nuk janë besimtarë** (të asaj që të zbriti ty e as të asaj para teje) **derisa të mos të zgjedhin ty për të gjykuar në atë konflikt mes tyre, e pastaj** (pas gjykimit

tënd) **të mos ndiejnë pakënaqësi nga gjykimi yt dhe** (derisa) **të mos binden sinqerisht.”** (4: 65)

﴿ أنما كان قول المؤمنين إذا دعوا إلى الله و رسوله ليحكم بينهم أن يقولوا سمعنا و أطعنا و أولئك هم المفلحون ﴾

**“Kur thirren besimtarët për gjykim ndërmjet tyre te Allahu dhe te i dërguarit i Tij, e vetmja fjalë e tyre është të thonë: “Dëgjuam dhe respektuam!” Të tillët janë ata të shpëtuarit.”** (24: 51)

﴿ يأ يها الذين ءامنوا طيعوا الله و أطيعوا الرسول و أولى الأمر منكم فإن تنازعتم في شىء فردوه إلى الله و الرسول إن كنتم تؤمنون بالله و اليوم الأخر ذالك خير و أحسن تأويلا ﴾

**“O ju që besuat, bindjuni Allahut, respektoni të dërguarin dhe përgjegjësit nga ju. Nëse nuk pajtoheni për ndonjë çështje, atëherë parashtroheni atë te Allahu** (te libri i Tij) **dhe te i dërguari, po qe se i besoni Allahut dhe ditës së fundit. Kjo është më e dobishmja dhe përfundimi më i mirë.”** (4: 59)

﴿ ... فليحذر الذين يخالفون عن أمره أن تصيبهم فتنة أويصيبهم عذاب أليم ﴾

**“Allahu i di ata që tërhiqen prej jush tinëzisht, prandaj, le të ruhen ata që kundërshtojnë rrugën e tij** ( të të dërguarit) **se ata do t’i zë ndonjë telashë ose do t’i godasë dënimi i idhët.”** (24: 63)

Imam Ahmedi, Allahu e mëshiroftë, ka thënë: “A e dini se ç’është telashi (i përmendur në këtë ajet)? Ai është shirku. Për shkak se personi kundështon diçka nga thëniet e resulit s.a.u.s. atëherë ndonjë formë kufri mund të hidhet në zemrën e tij dhe të shkaktojë shkatërrimin e tij.

[10] Islami në kuptimin e tij të përgjithshëm është adhurimi i Allahut sipas mënyrës që Ai ka përshkruar me anë të të dërguarve që Ai ka dërguar. Allahu na tregon në shumë ajete se ligjet e para që shpalleshin kanë pasur të bëjnë me thirrjen në nënshtrimin ndaj Allahut s.u.t. Për këtë nënshtrim ndaj Allahut është lutur edhe Ibrahimi a.s.

﴿ربنا و اجعلنا مسلمين لك و من ذريتنا أمة مسلمة لك ... ﴾

**“Zoti ynë, bëna neve dhe pasardhësit tanë të nënshtruar ndaj Teje …”** (2: 128)

Islami në kuptimin e veçantë, pas dërgimit të të dërguarve, i referohet asaj që iu shpall të dërguarit Muhammed s.a.u.s. Kjo sepse ajo që iu shpall resulit s.a.u.s. çfuqizon të gjitha fetë e mëparshme dhe ai që e pason atë është musliman, ndërsa ai që e refuzon atë nuk është musliman. Kështu pasuesit e drejtë të profetëve në kohën e profetëve të tyre ishin musliman. Çifutët që pasuan të dërguarin Musa a.s. në kohën kur ai erdhi ishin musliman gjithashtu pasuesit e drejtë të të dërguarit Isa a.s. ishin musliman. Por të gjithë ata që mohuan Muhammedin s.a.u.s. kur ai erdhi me shpalljen që iu dha atij pavarësisht se çfarë ishin para saj nuk janë musliman. Në këtë mënyrë feja Islame është e vetmja fe e pranuar te Allahu. Allahu s.u.t. thotë:

﴿ إن الدين عند الله الإسلام ﴾

**“Me të vërtetë feja te Allahu është Islami.”** (3: 13)

بالأدلة.

me argumente[11].

﴿ و من يبتغ غير السلام دينا فلن يقبل منه و هو في الأخرة من الخاسرين﴾

**“E kush kërkon fe tjetër përveç fesë Islame atij kurrësesi nuk i pranohet dhe ai në botën tjetër është nga të dëshpëruarit.”** (3: 85)

﴿ ... اليوم أكملت لكم دينكم و أتممت علكم نعمتى و رضيت لكم الإسلام دينا ... ﴾

**“… Sot përsosa për ju fenë tuaj, plotësova ndaj jush dhuntinë time, zgjodha për ju Islamin fe. …”** (5: 3)

[11] Argumentet janë dy lloje: Argumente të shkruara dhe argumente intelektuale. Argumente të shkruara janë të gjitha ato që janë të afirmuara nga Wahi (Shpallja) që është Libri i Allahut dhe Sunneti i resulit s.a.u.s. Argumente intelektuale janë ato të zbuluara nga vëzhgimet dhe studimet. Allahu s.u.t. e ka përmendur shpesh në librin e Tij këtë lloj argumenti. Ka shumë ajete ku Allahu na tregon se kjo apo ajo gjë është prej shenjave të Tij.

P.sh. për qenien e Muhammedit i dërguar i Allahut ka argumente të shkruara dhe argumente intelektuale. Nga argumentet e shkruara mund të përmendim:

﴿ محمد رسول الله ﴾

**“Muhammedi është i dërguari i Allahut.”** (48: 29)

الثانية: العمل به.

2-Veprimi me të [12].

الثالثة: الدعوة إليه.

3-Thirrja në të [13].

---

﴿ و ما محمد إلا رسول قد خلت من قبله الرسل ... ﴾

**“Muhammedi nuk është tjetër vetëm se i dërguar. Edhe përpara tij pati të dërguar. …”** (3: 144)

Argumentet intelektuale zbulohen duke egzaminuar dhe studiuar shenjat me të cilat ai erdhi. Më e madhja prej tyre është Kur’ani që tregon rrugën e drejtë për njeriun dhe largon nga e keqja. Shenja të tjera që iu dhanë resulit s.a.u.s. janë mrekullitë e bëra prej tij me ndihmën e Allahut, paralajmërimet dhe parashikimet për të ardhmen të cilat u realizuan pikë për pikë ashtu siç tha ai.

[12] Kjo do të thotë veprimi në përputhje me kërkesat e imanit (fesë së vërtetë Islame e cila përmban besimin e saktë në zemër, pohimin me gojë dhe veprimin me trup), nënshtrimin me bindje të plotë ndaj Allahut duke bërë ato që Ai ka urdhëruar nga të cilat përfiton individi (p.sh. faljen e namazit rregullisht, argjërimin e muajit të Ramazanit, dhënien e zekatit, haxhin etj.) e shoqëria (p.sh. thirrja në Islam dhe largimi nga e keqja, xhihadi në rrugë të Allahut etj.) dhe duke iu larguar atyre që Ai i ka ndaluar.

Veprimi dhe dija janë të lidhura ngushtë me njëra tjetrën. Njeriu duhet të veprojë me dije dhe gjithashtu duhet ti bëjë ato gjëra për të cilat ai ka dije. N.q.s. nuk veprohet në këtë mënyrë ai bën atë që bëjnë kristianët që veprojnë pa dije ose atë që bënë çifutët të cilët kishin dije, por nuk vepruan sipas saj.

[13] Thirrjen në rrugën e Allahut me të cilën resuli s.a.u.s. erdhi Allahu e ka përmendur në disa ajete:

﴿ ادع إلى سبيل ربك بالحكمة و الموعظة الحسنة وجادلهم بالتى هي أحسن ... ﴾

**“Ti** (Muhammed) **thirr për në rrugën e Zotit tënd me urtësi dhe këshillë të mirë dhe polemizo me ata** (kundërshtarët) **me atë mënyrë që është më e mira. …”** (16: 125)

﴿ و لا تجادلوا أهل الكتاب إلا بالتى هي أحسن إلا الذين ظلموا منهم ... ﴾

**“Ithtarët e librit mos i polemizo ndryshe** (kur i thirrni në fenë tuaj) **vetëm ashtu si është më së miri, përveç atyre që janë mizorë …”** (29: 46)

Kusht i domosdoshëm për këtë thirrje është njohja e ligjeve të zbrituar nga Allahut s.u.t. kjo bën të mundur që thirrja të bazohet mbi fakte dhe argumenta të qarta. Allahu s.u.t. i thotë resulit s.a.u.s.:

﴿ قل هذه سبيل أدعوا إلى الله على بصيرة أنا و من اتبعنى و سبحان الله و ما أنا من المشركين ﴾

**“Thuaj: “Kjo është rruga ime. Unë thërras te Allahu mbi dije të sigurt,** (këtë thirrje e bëj) **unë dhe kush më pason mua. I madhëruar është Allahu dhe unë nuk jam prej idhujtarëve.””** (12: 108)

Dija e sigurt është ajo në të cilën ai thërret dhe ajo do të thotë se thirrësi ka dije për çështjet e Sheriatit, di se si bëhet thirrja dhe njeh gjendjen e atyre të cilet do thirren.

Rrugët e Dauas janë shumë. P.sh. thirrja te Allahu s.u.t. me anë të fjalimeve, leksioneve, artikujve, librave, bërja e thirrjes në grumbullime me një qëllim të caktuar etj. Po ta zëmë se një person është ftuar në një darkë ose drekë së bashku me disa persona të tjerë ky është një rast për të bërë daua, por ajo duhet bërë në mënyrë të tillë që të mos shkaktojë irritim te njerëzit. Kjo mund të arrihet duke u futur në muhabet për ndonjë çështje që mund të çojë në hapjen e diskutimit dhe në këtë mënyrë mund ti hapet rruga thirrjes.

Thirrja në fenë e Allahut s.u.t. ishte detyrë e të dërguarve të Tij dhe rruga e njerëzve që pasuan veprat e tyre. Kështu kur personi njeh Atë që ai duhet të adhurojë, njeh profetin e tij, fenë e tij duhet të përpiqet me të gjitha forca dhe mënyrat e lejuara të shpëtojë vëllezërit e tij duke i thirrur ata në fenë e Allahut. Resuli s.a.u.s. i ka thënë Ali ibn Ebi Talibit ditën e Hajberit: *"Vazhdo pa u nxituar derisa të arrish territoret e tyre. Atëherë thirri ata në Islam dhe tregoju atyre të drejtat e Allahut të lartësuar të detyrueshme për ta; sepse pasha Allahun është më mirë për ty që Allahu të udhëzojë një njeri prej teje sesa deve të kuqe."* (S. Buhari eng. trans. v.5 f.368-369 n.521)

Në hadithe të tjera të treguara nga Muslimi resuli s.a.u.s. ka thënë: *"Për këdo që thërret në udhëzim ka një shpërblim si shpërblimi i atyre që e pasojnë atë e kjo nuk do të pakësojë asgjë nga shpërblimi i tyre dhe për këdo që thërret jo në rrugë të drejtë do të ketë gjynah sa gjynahet e atyre që e pasojnë atë e kjo nuk do të pakësojë asgjë prej gjynaheve të tyre."* (S. Muslim eng. trans. v.4 f.1406 n.6470)

*"Kushdo që udhëzon në të mirë do të ketë shpërblim sa ai i bërësit të tyre."* (S. Muslim eng. trans. v.3 f.1050 n.4665)

4-Durimi në vështirësitë e saj [14].

[14] Durimi është të zbatosh atë që Allahu ka urdhëruar, t'i largohesh asaj që Ai ka ndaluar pa u mërzitur dhe zemëruar në zbatimin e këtyre urdhërave dhe ndalesave. Personi duhet që gjithmonë të përpiqet me të gjitha forcat në thirrje në rrugë të Allahut edhe n.q.s. ai ballafaqohet me keqtrajtime të ndryshme. Kjo sepse bërja keq ndaj atyre që thërrasin në të mirë është veçori e njerëzve me përjashtim të atyre që Allahu i ka udhëzuar. Allahu s.u.t. i ka thënë resulit s.a.u.s.

﴿ و لقد كذبت رسل من قبلك فصبروا على ما كذبوا و أوذوا حي أتاهم نصرنا ... ﴾

**"Janë përgënjeshtruar të dërguar para teje, duruan atë gënjeshtër, dhe u torturuan derisa u erdhi ndihma jonë …"** (6: 34)

Sa më të ashpra të bëhen vështirësitë dhe mundimet që heq një person gjatë dauas së tij aq më afër është ndihma e Allahut. Allahu mund ta japi këtë ndihmë gjatë kohës që personi jeton dhe ai kështu mund të shikojë se daua e tij ka pasur sukses ose mund ta japi atë pas vdekjes së personit duke bërë që njerëzit ta pranojnë atë në të cilën ai thirri. Kështu personi duhet të bëjë durim dhe të vashdojë dauan e tij. Edhe vetë resuli s.a.u.s. është ballafaquar me vështirësitë dhe të këqijat e bëra nga fjalët dhe veprat e njrëzve që nuk e donin atë. Allahu thotë:

﴿ كذالك ما أتى الذين من قبلهم من رسول إلا قالوا سلحر أو مجنون ... ﴾

**"Ja, ashtu pra, edhe atyre që ishin më parë nuk u erdhi i dërguar e që nuk i thanë: "Është magjistar ose është i çmendur!""** (51: 52)

﴿ و كذالك جعلنا لكل نبي عدوا من المجرمين ... ﴾

**"… Ne secilit pejgamber ia bëmë ndonjë armik prej jobesimtarëve …"** (25: 31)

Por thirrësi duhet ti bëjë ballë vështirësive dhe të këqijave që i bëhen me durim. Shiko çfarë i ka thënë Allahu resulit s.a.u.s.

﴿ إنا نحن نزلنا عليك القرءان تنزيلا ﴾

**"Ne ta shpallëm ty Kur'anin në intervale** (pjesë-plesë)**."** (76: 23)

Mund të pritet që ajeti pas tij të jepte urdhër që të falenderohej Allahu për këtë mirësi, por Allahu s.u.t. thotë:

﴿ فاصبر لحكم ربك ... ﴾

**"Adaj ti bëhu i durueshëm deri në vendimin e Zotit tënd …"** (76: 24)

Kjo tregon se të gjithë ata që punojnë me Kur'an do të ballafaqohen me gjëra që kërkojnë prej tij durim për tu përballuar. Gjithashtu duhet pasur para sysh shembullin e resulit s.a.u.s. që kur njerëzit e tij e goditën dhe e gjakosën tha duke fshirë gjakun nga fytyra e tij: *"O Allah, fale popullin tim sepse ata nuk dinë."* (S. Buhari eng. trans. v.4 f.454 n.683)

Thirrësi duhet të bëjë durim duke shpresuar shpërblimin e Allahut. Durimi është tre llojesh:

1-Durim në bindje ndaj Allahut.

2-Durim në largimin nga ajo që Allahu ka ndaluar.

3-Durim në caktimin dhe sprovat e Allahut. Të dyja këto gjëra njerëzit nuk kanë mundësi t'i kontrollojnë, sepse ato janë gjëra që i cakton vetëm Allahu dhe askush tjetër nuk mund të ndërhyj.

## و الدليل قوله تعالى: ﴿ و العصر إن الإنسان لفي خسر إلا الذين امنوا و عملوا الصالحات و تواصوا بالحق و تواصوا بالصبر ﴾

Provë është thënia e Allahut s.u.t.:

**"Pasha kohën. Nuk ka dyshim se njeriu është në një humbje të sigurt. Me përjashtim të atyre që besuan, që bënë vepra të mira, që porositën njëri tjetrin t'i përbahen të vërtetës dhe që këshilluan njëri tjetrin të jenë të durueshëm."**[15] (sure Asr)

---

[15] Thënia e autorit "Provë …" ka të bëjë me provën për katër gjërat e përmendura më sipër. Allahu s.u.t. në këtë sure betohet mbi kohën në të cilën ndodhin të gjitha ngjarjet e mira dhe të këqija. Allahu tregon se i gjithë njerëzimi është në humbje përveç atyre që kanë katër karakteristika:

1-Që kanë Iman.

2-Që bëjnë vepra të mira.

3-Që porositën njëri tjetrin t'i përmbahen të vërtetës.

4-Që këshilluan njëri tjetrin të jenë të durueshëm.

Ibn Kajim ka thënë: "Xhihadi i vetes është në katër nivele:

1-Xhihadi për mësimin e fesë së vërtetë pa të cilën njeriu kurrë nuk do të ketë sukses dhe lumturi as në këtë jetë as në Ahiret.

2-Xhihadi për të vënë në zbatim atë që ai ka mësuar.

3-Xhihadi për të thirrur në të të tjerët që nuk e njohin atë.

4-Xhihadi në edukimin e vetes për të qenë i durueshëm për hir të Allahut ndaj vështirësive që hasen gjatë dauas dhe ndaj të këqijave që të bëjnë njerëzit.

N.q.s. personi arrin të kompletojë këto katër nivele atëherë ai arrin të bëhet prej të udhëzuarve drejtë dhe dijetarëve."

قالالـشافعي رحمـه الله تعلـى: "لـو مـا أنـزل الله حجـة علـى خلقـه إلا هـذه الـسورة لكفتهم". و قال البخاري رحمه الله: باب العلم قبل القول و العملز. و الدليل قوله تعالى: ﴿ فاعلم أنه لا إله إلا الله واستغفر لذنبك ﴾ فبدأ بالعلم قبل القول و العمل. اعلم رحمك الله, أنه يجب على كل مسلم و مسلمة تعلم ثلاث هذه المسائل و العمل بهن,

Shafi'iu[16], Allahu e mëshiroftë, ka thënë: "N.q.s. Allahu s'do kishte zbritur te krijesat e Tij asnjë provë tjetër

---

Allahu s.u.t. betohet, në këtë sure, për kohën se të gjithë njerëzit janë në humbje, s'ka rëndësi sa e madhe është pasuria dhe sa të shumë janë pasardhësit e tij, përveç atyre që kanë këto katër karakteristika:

a-Fenë e vërtetë që përfshin besimin (akiden) e pastër dhe dijen.

b-Veprimet fetare, që janë të gjitha ato thënie ose veprime që e afrojnë robin te Allahu, që bëhen sinqerisht vetëm për Allahun dhe që janë në përputhje me Sunnetin e resulit s.a.u.s.

c-Porositja dhe nxitja e njëri tjetrit për të mira.

d-Porositja e njëri tjetrit për durim.

Porositja reciproke për të mira dhe durim përfshin urdhërimin për të mira dhe largimin nga të këqijat gjëra këto që janë të domosdoshme për këtë umet.

﴿ كنتم خير أمة أخرجت للناس تأمرون بالمعروف وتنهون عن المنكر و تؤمنون بالله ... ﴾

**"Ju jeni populli më i dobishëm, i ardhur për të mirën e njerëzve, të urdhëroni për mirë, të ndaloni nga veprat e këqija dhe të besoni Allahun. …"** (3: 110)

[16] Emri i tij gjatë është Ebu Abdullah Muhammed ibn Idris ibn el-Abas ibn Uthman ibn Shafi el-Hashimi el-Kurejsh. Ai lindi në Gaza në vitin 150 h., vdiq në Egjypt në 204 h. dhe ishte një prej katër imamëve (Allahu i mëshiroftë).

përveç kësaj sureje ajo do të kishte qënë e mjaftueshme për ta."[17]

Buhari[18], Allahu e mëshiroftë, në kapitullin "Dija para fjalës dhe veprës" ka thënë: "Provë është thënia e Allahut s.u.t.

**"… dije se nuk ka Zot tjetër përveç Allahut, kërko falje për mëkatin tënd …"** (47:19)

Pra Allahu s.u.t. ka përmendur në fillim dijen pastaj fjalën ose veprën."[19]

---

[17] Ajo që ai do të thotë me këtë është se kjo sure është e mjaftueshme për të nxitur njerëzit që të mësojnë fenë e Allahut (Islamin), të bëjnë vepra të mira, të thërrasin në Islam dhe të jenë të durueshëm. Ai nuk do të thotë se kjo sure është e mjaftueshme për krijesat në lidhje me të gjitha çështjet fetare. Ai e tha këtë sepse një njeri inteligjent që e dëgjon ose e lexon këtë sure nxiton të shpëtojë veten e tij nga humbja duke plotësuar katër karakteristikat që përmenden në të për njerëzit që nuk janë në humbje.

[18] Emri i tij i gjatë është Ebu Abdullah Muhammed ibn Ismail ibn Ibrrahim ibn el-Mugirah el-Buhari. Ai lindi në Buhara në muajin Sheual më 194 h. Ai u rrit jetim nënkujdesin e nënës së tij. Ai vdiq në qytetin Hartank i cili është rreth dy lega larg Samarkandit natën para Festës së Fitrës (Fitër Bajramit) në vitin 256 h.

[19] Buhari e përdor këtë ajet si provë për detyrimin e fillimit në fillim me dijen përpara fjalës dhe veprave. Kjo është një provë e shkruar që vërteton se përpara fjalëve dhe veprave është dija. Gjithashtu është provë intelektuale se dija duhet të paraprijë thëniet dhe veprimet. Këto të fundit nuk mund të jenë të drejta dhe të pranueshme vetëm n.q.s. janë në përputhje me Sheriatin e njeriu mund të jetë i sigurt për këtë përputhje vetëm nëpërmjet dijes. Megjithatë ka disa gjëra që njeriu mund t'i njohi nga vetë

Dije, Allahu të mëshiroftë, se është e detyrueshme për çdo musliman, femër apo mashkull qoftë, të mësojë dhe të veprojë sipas tre çështjeve të mëposhme:

**الأولى: أن الله خلقنا**

E para: Allahu na ka krijuar [20],

---

natyra e tij p.sh. të kuptojë se vetëm Allahu është Zot, kjo sepse ky fakt është i vendosur në subkoshiecën e njeriut. Për këtë arsye pranimi se Allahu është i vetmi Zot nuk kërkon ndonjë përpjekje të madhe. Por për gjërat e tjera të cilat janë më të hollësishme duhet përpjekje dhe mësim.

[20] Provat për këtë janë prova të shkruara dhe intelektuale. Për sa i përket provave të shkruara ato janë shumë, prej tyre janë thëniet e Allahu s.u.t.:

﴿ هو الذى خلقكم من طين ثم قضى أجلا و أجل مسمى عنده ثم أنتم تمترون ﴾

**"Ai është që ju krijoi nga balta, e mandej ju caktoi një afat** (për vdekje) **dhe një afat është i caktuar pranë dijes së Tij, dhe pas** (gjithë kësaj të vërtete) **ju dyshoni."** (6: 2)

﴿ و لقد خلقناكم ثم صورناكم ... ﴾

**"Ne ju krijuam pastaj ju dhamë formë …"** (7: 11)

﴿ و لقد خلقنا الإنسان من صلصال من حمإ مسنون ﴾

**"Ne krijuam njeriun nga balta e argjilit, të zi e të prishur** (me erë të keqe)**."** (15: 26)

﴿ و من ءاياته أن خلقكم من تراب ثم إذا أنتم بشر تنتشرون ﴾

**“Nga faktet** (e fuqisë) **e Tij është edhe ajo, se Ai ju krijoi prej dheu, e mandej ju** (u zhvilluat) **në njerëz që veproni të shpërndarë.”** (30: 20)

﴿ خلق الإنسان من صلصال كالفخار ﴾

**“Ai e krijoi njeriun nga balta e terur si** (enë balte) **e pjekur.”** (55: 14)

﴿ الله خالق كل شيء ... ﴾

**“Allahu është krijuesi i të gjitha gjërave …”** (39: 62)

﴿ و الله خلقمن و ما تعملون ﴾

**“E Allahu ju krijoi juve edhe atë që e punoni.”** (51: 56)

Për sa i përket provës intelektuale që Allahu na ka krijuar ajo shfaqet në thënien e Tij:

﴿ أم خلقوا من غير شيء أم هم الخالقون ﴾

**“A mos u krijuan prej kurgjësë, apo ata vetë janë krijues?”** (52: 35)

Njeriu nuk u vetëkrijua sepse ai nuk egzistonte e ajo që nuk egziston është asgjë dhe asgjëja nuk mund të sjelli në egzistencë apo të krijojë një gjë. Gjithashtu nuk ka ndodhur që nëna, babai ose ndonjë krijesë tjetër ta ketë krijuar njeriun e as që njeriu është shfaqur pa ndonjë krijues, sepse asgjë nuk ndodh dhe shfaqet në egzistencë pa pasur shkak. Prezenca e gjithë këtyre qenieve në egzistencë dhe e ligjeve mjaft të ndërlikuara e që të mahnisin është fakt mjaftë i qartë se çdo gjë nuk ka ardhur në egzistencë rastësisht, sepse n.q.s. do të kishin ardhur në egzistencë rastësisht nuk do ishin kaq mirë të organizuara. Në

و رزقنا

Ai na furnizon [21],

---

këtë mënyrë konkluzioni që nxirret është se vetëm Allahu është krijuesi i të gjitha gjërave dhe vetëm Ai sundon dhe kommandon. Allahu s.u.t. thotë:

﴿ ... ألا له الخلق و الأمر ... ﴾

**"… Vetëm Atij i takon sundimi dhe krijimi …"** (7: 54)

Provat për zotërimin e Allahut janë aq të qarta dhe të sakta sa që askush nuk mund ta mohojë atë përveç mendjemëdhenjve dhe atyre që nuk duan ta pronojnë nga inati siç ishte rasti i faraonit. Xhubejr ibn Mut'im, që ishte mushrik në atë kohë, dëgjoi resulin s.a.u.s. duke lexuar suren Tur dhe kur ai arriti te ajetet:

﴿ أم خلقوا من غير شيء أم هم الخالقون ﴾ ﴿ أم خلقوا السماوات و الأرض بل لا يوقنون ﴾ ﴿ أم عند هم خزائن ربك أم هم المصيطرون ﴾

**"A mos u krijuan prej kurgjësë, apo ata vetë janë krijues? A mos ata krijuan qiejt dhe tokën, jo, por ata nuk janë të bindur. A mos tek ata janë depot e Zotit tënd, apo ata i mbizotërojnë?"** (52: 35-37)

Xhubejri kur e dëgjoi këtë tha: "Zemra ime gati fluturoi dhe kjo ishte kur imani u vendos për herë të parë në zemrën time." (S. Buhari eng. trans. v.6 f.357 n.377)

[21] Provat për këtë janë të shumta. Në Kur'an ka shumë ajete që vërtetojnë këtë, ne po përmendim vetëm disa:

﴿ إن الله هو الرزاق ذو القوة المتين ﴾

**“Allahu është furnizues i madh, Ai fuqiforti.”** (51: 58)

﴿ قل من يرزقكم من السماوات و الأرض قل الله ... ﴾

**“Thuaj: “Kush ju furnizon nga qielli dhe nga toka?” Thuaj: “Allahu.” …”** (34: 24)

﴿ قل من يرزقكم من السماء و الرض أمن يملك السمع و الأبصار و من يخرج الحي من الميت و يخرج الميت من الحي و من يدبر الأمر فسيقولون الله ... ﴾

**“Thuaj: “Kush ju furnizon me ushqim nga qielli dhe toka, kush e ka në dorë të dëgjuarit dhe të pamët** (tuaj)**, kush e nxjerr të gjallin nga i vdekuri dhe e nxjerr të vdekurin nga i gjalli, kush rregullon çdo çështje?” Ata do të thonë: “Allahu.” …”** (10: 31)

Përsa i përket provave nga Sunneti mund të përmendim atë që resuli s.a.u.s. ka thënë për fetusin. Ai ka thënë se meleku dërgohet të shkruaj katër gjëra për të: furnizim (rriskun) e tij, periudhën e jetës së tij, veprat e tij dhe se a do të jetë prej të begatuarve apo prej të dëshpëruarve në Ahiret. (Shiko S. Buhari v.8 f.387 n.593 dhe S. Muslim v.4 f.1391 n.6390)

Provë tjetër është fakti se Allahu na mban në egzistencë sepse ne nuk mund të jetojmë pa ushqim dhe ujë e që të dyja këto janë të krijuara prej Allahut. Allahu s.u.t. thotë:

﴿ أفرءيتم ما تحرثون ﴾ ﴿ ءأنتم تزرعونه أم نحن الزارعون ﴾ ﴿ لو نشاء لجعلناه حطاما فظلتم تفكهون ﴾ ﴿ إنا المغرمون ﴾ ﴿ بل نحن محرومون﴾ ﴿ أفرء يتم الماء الذى تشربون ﴾ ﴿ ءأنتم

و لم يتركنا هملا,

Ai as nuk ka krijuar pa ndonjë qëllim [22]

---

أنزلتموه من المزن أم نحن المنزلون ﴾ ﴿ لو نشاء جعلناه أجاجا فلو لا تشكرون ﴾

**“A nuk e shihni atë që e mbillni? A ju bëni të mbijë ajo, apo Ne e bëjmë të mbijë? Sikur Ne të dëshironim, do ta bënin atë të thyer** (të shkatërruar) **e ju do të mbeteshit gjithmonë të habitur** (duke thënë)**. S’ka dyshim se ne mbetëm të dëmtuar. Po jo, ne mbetëm pa të** (të varfëruar)**. A e shihni ujin që po e pini? A ju e lëshoni atë prej reve, apo Ne jemi që e lëshojmë? Sikur Ne të dëshirojmë, e bëjmë atë të mjelmët, përse nuk falenderoni?”** (56: 63-70)

Kështu ky ajet tregon qartë se i gjithë furnizimi ynë, ushqim dhe pije, është prej Allahut.

[22] Për këtë ka prova të shumta nga këto po përmendim:

﴿ أفحسبتم أنما خلقناكم عبثا و أنكم إلينا لا ترجعون ﴾ ﴿ فتعالى الله الملك الحق لا إله إلا هو ﴾

**“A menduat se Ne u krijuam kot dhe se nuk do të ktheheni ju tek Ne? I lartë është Allahu, Sunduesi i vërtetë, nuk ka Zot tjetër veç Tij ...”** (23: 115-116)

﴿ أيحسب الإنسان أن يترك سدى ﴾ ﴿ ألم يك نطفة من مني يمنى ﴾ ﴿ ثم كان علقة فخلق فسوى ﴾ ﴿ فجعل منه الزوجين الذكرو الأنثى ﴾ ﴿ أليس ذلك بقادر على أن يحى المؤتى ﴾

بل أرسل إلينا رسولا.

e as nuk na ka lënë pa dërguar të dërguarit e Tij te ne[23].

---

**“A mendon njeriu se do të lihet duke mos zënë asgjë** (pa kurrfarë përgjegjësie)**. A nuk ka qenë ai një pikë uji që derdhet. E pastaj u bë gjak i trashë, e Ai e krijoi dhe e përsosi? Dhe prej tij Ai i bëri dy lloje: mashkullin dhe femrën. A nuk është Ai** (Zot) **i fuqishëm që i ngjall të vdekurit?”** (75: 36-40)

Gjithashtu ideja se njerëzimi erdhi në egzistencë vetëm për të ngrënë, për të pirë e për të kaluar kohën si kafshët, se njerëzit nuk do të ringjallen në botën tjetër dhe nuk do të japin llogari për veprat e tyre është një ide e pallogjikshme, e kotë dhe e pavlerë e cila nuk mund t’i përshtatet urtësisë së Allahut. Është e pamundur që Allahu t’i krijojë njerëzit, t’i dërgojë atyre të dërguar, ta bëjë të ligjshme derdhjen e gjakut të atyre që mohojnë dhe kundërshtojnë të dërguarit e si përfundim të mos ketë asgjë (as ringjallje e as llogari sh.p.).

[23] Allahu i lartësuar na dërgojë neve, umetit tonë, të dërguarin Muhammed s.a.u.s. për të na treguar ne argumentet dhe ajetet e Allahut, për të na pastruar ne nga shirku dhe nga gjërat e këqija e për të na mësuar Librin dhe Urtësinë ashtu siç u dërguan të dërguar edhe tek ata para nesh. Allahu thotë:

﴾ ... و إن من أمة إلا خلافيها نذير ﴿

**“… e nuk pati asnjë nga popujt që nuk pati të dërguar.”** (35: 24)

Kështu Allahu i dërgojë të dërguarit e Tij te krijesat që ata të ishin argument për ta dhe që ata të adhuronin vetëm Allahun në atë mënyrë që Ai do. Allahu thotë:

﴿ إنا أوحينا إليك كما أوحينا إلى نوح و النبين من بعده و أوحينا إلى إبرهيم و إسماعيل و إسحاق و يعقوب و الأسباط و عيسى و أيوب و يونس و هارون و سليمان و ءاتينا داو دبورا ﴾ ﴿ و رسولا قد قصصناهم عليك من قبل و رسلا لم نقصصهم عليك و كلم الله موسى تكليما ﴾ ﴿ رسلا مبشرين و منذرين لئلا يكون للناس على الله حجة بعد الرسل و كان الله عزيزا حكيما ﴾

**“Ne të frymëzuam ty me shpallje sikurse e frymëzuam Nuhun dhe pejgamberët pas tij; e patëm frymëzuar Ibrahimin, Ismailin, Is’hakun, Jakubin, dhe pasardhësit e tij, Isain, Ejubin, Junusin, Harunin, Sulejmanin e Davudit i patëm dhënë Zeburin.**

**Dhe** (dërguam) **të dërguar më parë që të rrëfyem për ta, dhe të dërguar të tjerë për të cilët nuk të rrëfyem, e Musait i foli Allahu me fjalë.**

**Të dërguar që ishin lajmëgëzues e kërcënues, ashtu që pas dënimit të dërguarve njerëzit të mos kenë fakt** (arsyetim) **para Allahut. Allahu është i pavarur në sundimin e vet dhe di si të veprojë.”** (4: 163-165)

Nuk është e mundur që ne ta adhurojmë Allahun në mënyrën që Ai dëshiron me asnjë rrugë tjetër përveç rrugës së të dërguarve të Tij, sepse të dërguarit janë ata që na shpjegojnë ne atë që Allahu do dhe është i kënaqur prej saj dhe atë me të cilën ne mund t’i afrohemi Atij. Allahu s.u.t. thotë:

﴿ إنا أرسلنا إليكم رسولا شاهدا عليكم كما أرسلنا إلى فرعون رسولا ﴾ ﴿ فعصى فرعون السول فأخذناه أخذا وبيلا ﴾

## فمن أطاعه دخل الجنة

Kushto që i bindet atij do të hyjë në Xhennet [24]

---

**"E ai lakmon që t'ia shtojë edhe më tepër. E jo, se ai vërtet ishte mohues i fakteve tona!"** (73: 15-16)

[24] Në Kur'an thuhet:

﴿ و أطيعوا الله و الرسـول لعلكـم ترحمـون ﴾ ﴿ و سـارعوا إلى مغفـرة من ربكم وجنة عرضها السماوات و الأرض أعدت للمتقين ﴾

**"E bindjuni Allahut dhe të dërguarit, ashtu që të mëshiroheni. Dhe ngutuni në falje mëkatesh nga Zoti juaj dhe për në një Xhennet gjerësia e të cilit është si gjerësia e qiellit dhe e tokës, i përgatitur për të devotshmit."** (3: 132-133)

﴿ و من يطع الله و رسوله يدخله جنات تجرى من تحتهـل الأنهـار خالدين فيها و ذالك الفوز العظيم ﴾

**"… Kush i bindet Allahut** (urdhërave të Tij) **dhe të dërguarit të Tij, atë e dërgon në Xhennete nën të cilët burojnë lumenjtë. Aty do të jenë përgjithmonë. E ky është shpëtim i madh."** (4: 13)

﴿و من يطع الله و رسوله و يخش الله و يتقه فأولئم هم الفائزون ﴾

**"Kush respekton Allahun dhe të dërguarin e Tij, i ka frikën Allahut dhe i përmbahet udhëzimeve të Tij, të tillët janë ata që do të arrijnë atë që dëshirojnë."** (24: 52)

**و من عصاه دخل النار.**

e kushdo që kundërshton dhe nuk i bindet atij do të hyjë në zjarr [25].

---

﴿ و من يطع الله و الرسول فأولئك مع الذين أنعم الله عليهم من النبين و الصديقين و الشهداء و الصالحين و حسن أولئك رفيقا ﴾

**"E kushdo që i bindet Allahut dhe të dërguarit, të tillët do të jenë së bashku me ata që Allahu i shpërbleu:** (me) **pejgamberët, besnikët e dalluar, dëshmorët dhe më të mirët. Sa shokë të mirë janë ata."** (4: 69)

﴿ ... و من يطع الله و رسوله فقد فازفوزا عظيما ﴾

**"... e kush respekton Allahun ai ka arritur një sukset të madh."** (33: 71)

Për këtë gjë resuli s.a.u.s. ka thënë: *""I gjithë umeti im do të hyjë në Xhennet përveç atyre që refuzojnë." U tha: "E kush do të refuzojë o i dërguari i Allahut?" Ai tha: "Kushdo që më bindet mua do të hyjë në Xhennet dhe kushdo që nuk më bindet mua do të futet në zjarr.""* (S. Buhari eng. trans. v.9 f.284 n.384)

[25] Allahu s.u.t. thotë:

﴿ و من يعص الله و رسوله و يتعد حدوده يدخله نارا خالدا فيها و له عذاب مهين ﴾

**"Kush e kundërshton Allahun dhe të dërguarin e Tij, dhe i shkel dispozitat e Tij, atë e shtie në zjarr të përjetshëm. E për të është një dënim i rëndë."** (4: 14)

و الدليل قوله تعلى:

﴿ إنا أرسلنا إليكم رسولا شاهدا عليكم كما أرسلنا إلى فرعون رسولا فعصى فرعون الرسول فأخذناه أخذا و بيل ا ﴾

الثنية: أن الله لا يرض أن يشرك معه أحد في عبادته لا ملك مقرب, و لا نبي مرسل, و الدليل قوله تعلى: ﴿ و أن المساجد لله فلا تدعوا مع الله أحدا ﴾

Provë për këtë është thënia e Allahut: **“Ne dërguam te ju të dërguar që dëshmon kundër jush, ashtu siç patëm dërguar edhe te faraoni të dërguar. E faraoni kundërshtoi të dërguarin, mandej Ne i dhamë atij një dënim të rëndë.”** (73: 15-16)

---

﴿ ... و من يعص الله و رسوله فقد ضل ضلالا مبينا ﴾

**“… E kush kundërshton Allahun dhe të dërguarin e Tij ai është shumë larg të së vërtetës.”** (33: 36)

﴿ و من يعص الله و رسوله فإن له خالدين فيها أبدا ﴾

**“… Kush e kundërshton Allahun dhe të dërguarin e Tij, i tij është zjarri i Xhehennemit, aty do të jetë përgjithmonë, pambarim.”** (72: 23)

Resuli s.a.u.s. thotë (shiko hadithin e përmendur më parë): *“...dhe kushdo që nuk më bindet mua do të futet në zjarr.”*

E dyta:[26] Allahu **nuk kënaqet** që njerëzit të adhurojnë bashkë me Të ndonjë gjë tjetër, qoftë ky që adhurohet

[26] Pika e dytë që është e detyrueshme që ne ta dimë është se Allahu i lartësuar i cili është i pa të meta nuk është i kënaqur që njerëzit të adhurojnë bashkë me Allahun edhe krijesa. Provë për këtë është jo vetëm ajeti i përmendur nga autori, por edhe shumë ajete të tjera. Allahu s.u.t. e ka ndaluar njeriun që ai të adhurojë diçka bashkë me Allahun.

﴿ إن تكفروا فإن الله غني عنكم و لا يرضى لعباده الكفر و إن تشكروا يرضه لكم ﴾

**"Nëse ju nuk e besoni, Allahu nuk është nevojtar për ju; megjithatë, Ai nuk është i kënaqur me mosbesimin e robërve e nëse jeni mirënjohës ndaj Tij, Ai e pëlqen atë për ju. …"** (39: 7)

﴿ … فإن ترضوا عنهم فإن الله لا يرضى عن القوم الفاسقين ﴾

**"… e ju nëse ju shprehni kënaqësi, Allahu nuk është i kënaqur me popullin e paturpshëm."** (9: 96)

Allahu nuk është i kënaqur me kufrin dhe shirkun e njerëzve e kështu Ai shpalli Librat e dërgoi të dërguarit e Tij që të luftonin kufrin e shirkun. Allahu s.u.t. thotë:

﴿ و قاتلوهم حتى لا تكون فتنة و يكون الدين كله لله … ﴾

**"Luftoni ata derisa të mos mbetet idhujtari** (besim i kotë)**, e i tërë adhurimi të bëhet vetëm për Allahun. …"** (8:39)

Meqënëse Allahu nuk është i kënaqur me kufrin dhe shirkun e njeriut është e detyrueshme për njeriun ti urrejë ato. Kjo sepse besimtari duhet të dojë dhe të urrejë atë që Allahu do apo urren;

bashkë me Allahun i dërguar i Allahut apo melek. Argument për këtë është ajeti:

**"Dhe** (mua më shpallet) **se vërtetë xhamitë janë veçant për ta adhuruar Allahun, e mos adhuroni në to askë tjetër me Allahun!"** (72: 18)

---

kështu ai duhet të zemërohet me atë e cila zemëron Allahun e të kënaqet me atë që Allahu kënaqet. Për shkak se Allahu nuk e do shirkun dhe kufrin atëherë edhe besimtari nuk duhet ta dojë atë. Shirku është diçka shumë e keqe sepse Allahu s.u.t. thotë:

﴿ إن الله لا يغفر أن يشرك به و يغفر ما دون ذالك لمن يشاء ... ﴾

**"S'ka dyshim se Allahu nuk falë** (mëkatin) **t'i përshkruhet atij shok** (idhujtarin)**, e përveç këtij** (mëkati) **i falë kujt do. ..."** (4: 48)

﴿ ... إنه من يشرك بالله فقد حرم الله عليه الجنة و مأواه النار و ما للظالمين من أنصار ﴾

**"... ai që i përshkruan Allahut shok, Allahu ia ka ndaluar** (ai ka bërë haram) **atij Xhennetin dhe vendi i tij është zjarri. Për mizorët nuk ka ndihmës."** (5:72)

Resuli s.a.u.s. ka thënë: *"Kushdo që takon Allahun pa bërë shirk do të hyjë në Xhennet, dhe kushdo që e takon Allahun duke bërë shirk do të hyjë në zjarr."* (S. Muslim eng. trans. v.1 f.54 n.168)

**الثالثة: أن من أطاع الرسول و وحد الله لا يجوز له موالاة من حاد الله و رسوله و لو كان أقرب قريب و الدليل قوله تعالى:**

**﴿ لا تجد قوما يؤمنون بالله و اليوم الاخر يوادون من حاد الله و رسوله و لو كانوا اباءهم أو ابناءهم أو إخوانهم أو عشيرتهم أولئك كتب في قلوبهم الإيمان و أيدهم بروح منه و يدخلهم جنات تجري من تحتها النهار خالدين فيها رضي الله عنهم و رضوا عنه أولئك حزب الله ألا إن حزب الله هم المفلحون ﴾ .**

E treta:[27] Për atë që i bindet resulit s.a.u.s. dhe njëson

[27] Kjo gjë është përmendur në shumë ajete:

﴿ يأيها الذين ءامنوا لا تتخذوا بطانة من دونكم لا يألونكم خبالا … ﴾

**"O ju që besuat mos i zini për miq të ngushtë të tjerët jashtë mesit tuaj, ata nuk pushojnë së vepruari në dëmin tuaj, u dëshirojnë çka u mundon juve. …"** (3: 18)

﴿ يأيها الذين ءامنوا لا تتخوا الذين اتخذوا دينكم هزوا و لعنا من الذين أوتوا الكتاب من قبلكم و الكفار أولياء و اتقوا الله إن كنتم مؤمنين ﴾

**"O ju që besuat! Mos i merrni për miq ata të cilëve u është dhënë libri para jush edhe as jobesimtarët që me fenë tuaj tallen e luajnë. Kinie dro Allahun po qe se jeni besimtar."** (5: 57)

﴿ يأيها الذين ءامنوا لا تتخذوا ءاباءكم و إخوانكم أولياء إن استحبوا الكفر على الإيمان و من يتولهم منكم فأولئك هم الظالمون ﴾ ﴿ قل إن كان ءاباؤكم و أبناؤكم و إخوانكم و أزواجكم و عشيرتكم و أموال اقترفتموها و تجارة تخشون كسادها و مساكن ترضونها أحب إليكم من الله و رسوله و جهاد فى سبيله فتربصوا احتى يأتى الله بأمره و الله لا يهدى القوم الفاسقين ﴾

“**O ju që besuat, mos u afroni miqësi** (dashuri) **prindërve tuaj, as vëllezërve tuaj, nëse ata vlerësojnë mosbesimin kundër besimit. E kush prej jush miqësohet me ta ata janë mizorë.**

**Thuaj** (o Muhammed)**: “N.q.s. etërit tuaj, djemtë tuaj, vëllezërit tuaj, bashkëshortet tuaja, farefisi juaj, pasuria që e fituat, tregtia që frikësoheni se do të dështojë, vendbanimet me të cilat jeni të kënaqur,** (të gjitha këto) **janë më të dashura për ju se Allahu, se i dërguari i Tij dhe se lufta për në rrugë të Tij, atëherë, pritni derisa Allahu nuk vë në rrugë të drejtë njerëzit e prishur.”** (9: 23-24)

﴿ قد كانت لكم اسوة حسنة في إبراهيم و الذين معه إذ قالوا لقومهم إنا برءؤا منكم و مما تعبدون من دون الله كفرنا بكم و بدابينا و بينكم العداوة و البغضاء أبدا حتى تؤمنوا بالله وحده ﴾

**“Ju e keni shembullin më të mirë te Ibrahimi dhe te ata që ishin me të, kur i thanë popullit të vet: “Ne tërhiqemi prej jush dhe prej asaj që adhuroni, veç Allahut, nuk besojmë tuajën, prandaj ndërmjet nesh e jush është e hapët armiqësia e urrejtja derisa ta besoni vetëm Allahun, Një!” …”** (60: 4)

Bërja miq e atyre që kundërshtojnë Allahun dhe të dërguarin e Tij dhe përpjekja nga ndonjë musliman që t’i kënaqi ata tregon se besimi në zemrën e tij është i dobët. Kjo sepse është jashtë llogjikës që dikush të ketë dashuri për dikë që është armik i asaj që ky njeri do më shumë se çdo gjë tjetër. Aleanca e miqësia me qafirët do të thotë t’i ndihmosh dhe të asistosh në kufrin që bëjnë ata, sepse dashuria për ta tregohet duke bërë ato gjëra me anë të cilave do të fitohet dashuria dhe miqësia e tyre. Pa dyshim kjo tregon se besimi i vërtetë ose mungon fare ose është të

Allahun (fjala njëson këtu do të thotë ta njësosh Allahun si të vetmin Zot të të gjitha krijesave, ta njësosh Atë në emrat e cilësitë e Tij dhe ta njësosh Atë në adhurim sh.p.) nuk është e lejuar të ketë miqësi me ata që kundërshtojnë Allahun dhe të dërguarin e Tij bile edhe n.q.s. ata janë shumë të afërt me të. Argumet për këtë është fjala e Allahut:

**"Nuk gjen popull që e beson Allahun dhe ditën e gjykimit, e ta dojë atë që kundërshton Allahun dhe të dërguarin e Tij, edhe sikur të jenë ata** (kundërshtarët) **e prindërit e tyre, ose fëmijët e tyre, ose vëllezërit e tyre, ose farefisi i tyre. Ata janë që në zemrat e tyre** (Ai) **ka skalitur besimin dhe e ka forcuar me shpirt nga ana e Tij dhe ata do t'i shpjerë në Xhennete nëpër të cilët rrjedhin lumenj. Aty janë përgjithmonë. Allahu ua ka pëlqyer punën e tyre dhe ata janë të kënaqur me shpërblimin e Tij. Të tillët janë palë** (grup, parti) **e Allahut. Ta dini pra, se ithtarët e Allahut janë ata të shpëtuarit."** (58: 22)

---

paktën i mangët. Kështu besimtari duhet të jetë në armiqësi me ata që kundërshtojnë Allahun dhe të dërguarin e Tij edhe n.q.s. ata janë të afërmit e tij. Ai duhet duhet t'i urrejë ata dhe të ndahet prej tyre, por kjo nuk e ndalon atë që sinqerisht t'i këshillojë e t'i thërrasi ata në të vërtetë.

## اعلم أرشدك الله لطاعته أن الحنيفية ملة إبربهيم

Dije, Allahu të drejtoftë t'i bindesh Atij, se feja [28] e vërtetë dhe e drejtë, rruga e Ibrahimit [29]

أن تعبد الله و حده مخلصا له الدين,

është që të adhurohet [30] vetëm Allahu sinqerisht [31].

---

[28] Ajo në të cilën nuk ka shirk.

[29] Ibrahimi a.s. është i zgjedhuri dhe i dashuri (halil) i Allahut. Allahu thotë:

﴿ و اتخذ الله إبراهيم خليلا ﴾

**"… Allahu e zgjodhi Ibrahimin të dashurin më të ngushtë."** (4: 125)

[30] Adhurim në kuptimin e përgjithshëm do të thotë: Nënshtrim ndaj Allahut me dashuri, frikë e respekt duke bërë atë që Ai na ka urdhëruar dhe duke iu larguar asaj që Ai ka ndaluar në përputhje me atë që Ai ka shpallur. Ndërsa përsa i përket kuptimit specifik të adhurimit shejhu Islam Ibn Tejmija, Allahu e mëshiroftë, ka thënë: "Adhurim është një term i cili përfshin çdo gjë që Allahu do dhe është i kënaqur me të, thënie e vepra, të fshehta e të hapta; p.sh. frika, respekti, namazi, zekati, argjërimi e shumë vepra të tjera që përfshihen në Islam."

[31] Ajo që kuptohet me sinqeritet është kryerja e adhurimit vetëm për hir të Allahut duke dëshiruar shikimin e Fytyrës së Tij dhe futjen në Xhennet. Në këtë mënyrë personi nuk adhuron ndonjë gjë bashkë me Allahun. Allahu s.u.t. thotë:

﴿ ثم أوحينا إليك أن اتبع ملة إبراهيم حنيفا و ما كان من المشركين ﴾

**"Pastaj ty të shpallëm: "Ndiqe fenë e drejtë të Ibrahimit, se ai nuk ka qenë nga idhujtarët** (as jehudi as i krishterë)**.""** (16: 123)

**بذلك أمر الله جميع الباس و خلقهم لها كما قال الله تعالى: ﴿ و ما خلقت الجن و الإنس إلا ليعبدون ﴾ و معنى يعبدون يوحدون.**

---

**﴿ و من يرغب من ملة إبراهيم إلا من سفه نفسه و لقد اصطفيناه في الدنيا و إنه في الأخرة لمن الصالحين ﴾ ﴿ إذ قال له ربه أسلم قال أسلمت لرب العالمين ﴾ ﴿ و وصى بها إبراهيم بذيه و يعقوب يابنى إن الله اصطفى لكم الدين فلا تموتن إلا و أنتم مسلمون ﴾**

**"E nuk largohet prej fesë së Ibrahimit përveç atij që poshtëron veteveten. Ne atë** (Ibrahimin) **e bëmë të zgjedhur në këtë botë, kurse në botën tjetër ai është njëri prej të lartëve. Kur Zoti i vet atij i tha: "Dorëzohu!" Ai tha: "Iu kam dorëzuar Zotit të gjithësisë!" E Ibrahimi i porositi bijtë e tij me këtë** (fe)**, e edhe Jakubi.** (u thanë) **"O bijtë e mi, Allahu ua zgjodhi fenë** (Islame) **juve, pra mos vdisni ndryshe, por vetëm duke qënë musliman!"** (2: 130-132)

Kjo është ajo me të cilën Allahu i ka urdhëruar të gjithë njerëzit[32] dhe kjo ishte arsyeja për të cilën Allahu i krijoi ata. Allahu s.u.t. thotë:

**“Unë nuk i krijova xhinët dhe njerëzit për tjetër veç që të më adhurojnë.”** (51: 56)

Kuptimi i adhurimit (ibadetit)[33] këtu është të adhurosh vetëm Allahun (të mos adhurosh diçka tjetër përveç ose bashkë me Allahun sh.p.).

---

[32] Ajo me të cilën Allahu i ka urdhëruar të gjithë njerëzit është feja e drejtë (adhurimi vetëm i Allahut në të gjitha aspektet e adhurimit dhe bërja e të gjitha veprimeve fetare vetëm për hir të Allahut). Kjo është ajo me të cilëm Allahu i krijoi të gjitha krijesat dhe kjo është arsyeja e krijimit të tyre. Allahu thotë në Kur’an:

﴿ و مب الرسلنا من قبلك من رسول إلا نـوحى إليه أنـه لا إلـه إلا أنا فاعبدون﴾

**“Ne nuk dërguam asnjë të dërguar para teje e të mos i kemi shpallur atij se: nuk ka Zot tjetër përveç Meje, pra më adhuroni!”** (21: 25)

[33] Ibadeti (adhurimi) është dy llojesh:

a-Ibadeti kaunije, i cili është nënshtrim ndaj asaj që Allahu ka urdhëruar dhe vendosur në krijim. Ky nënshtrim është për të gjitha krijesat e askush prej tyre nuk mund t’i iki këtij. Allahu s.u.t. thotë:

﴿ إن كل من في السماوات و الأرض إلا ءاتي الرحمان عبدا ﴾

**“Nuk ka tjetër, vetëm se gjithë çka është në qiej e në tokë ka për t’iu paraqitur Zotit si rob.”** (19: 93)

Ky nënshtrim ndaj asaj që Allahu ka vendosur përfshin të gjithë, besimtar e kafira, të drejtë e të poshtër.

و أعظم ما أمر الله التوحيد و هو إفراد الله بالعبتدة,

Më e madhja prej të gjitha gjërave që Allahu ka urdhëruar është teuhidi[34], njësimi i Allahut në të gjithë adhurimin.

---

b-Ibadeti sheraije, i cili është binda ndaj ligjeve, urdhërave të Allahut. Kjo është për ata që janë të bindur ndaj Allahut dhe zbatojnë e punojnë në përputhje me atë që iu shpall resulit s.a.u.s. Allahu s.u.t. thotë:

﴿ و عباد الرحمان اللذين يمشون على الأرض هوما ﴾

**“E robërit e Zotit janë ata që ecin nëpër tokë të qetë, e kur atyre me fjalë u drejtohen injorantët, ata thonë: “Paqë!””** (25: 63)

[Në llojin e parë të ibadetit nënshtrimi i njeriut nuk është në dorë të tij kjo sepse ky nënshtrim nuk lidhet me ndonjë veprim të tij (p.sh. Allahu ka vendosur ligje të ndryshme në natyrë e ndaj këtyre ligjeve njeriu si të dojë si të mos dojë do të veprojë sipas tyre). Ndërsa në llojin e dytë ky nënshtrim është nënshtrimi ndaj urdhërave që kanë ardhur në shpalljen e Allahut për të cilat Ai e ka lënë njeriun të lirë ti zbatojë ato apo jo e në vartësi të bërjes apo jo të tyre njeriu do të shpërblehet ose do të dënohet prej Allahut. sh.p.]

[34] Emri teuhid është një emër i rrjedhur nga folja (وحد) uehade që do të thotë të njësosh, të unifikosh. Përkufizimi i përgjithshëm i teuhidit është: “Njësimi i Allahut me të gjitha ato gjëra që i përkasin Atij.” Teuhidi ndahet në tre pjesë:

***Teuhidi rububije***, që është njësimi i Allahut si Zot, Krijues e Sundues i të gjitha krijesave.

﴿ الله خالق كل شيء … ﴾

**“Allahu është krijuesi i gjithëçkaje …”** (39: 62)

﴿ هل من خالق غير الله يرزقكم من السماء و الأرض لا إله إلا هو فأنى تؤفكون ﴾

**“O ju njerëz, ruani me mirënjohje të mirat që Allahu ua dhuroi! A ka ndonjë zot tjetër që iu furnizon juve nga qielli e toka? Nuk ka Zot tjetër përveç Tij, e si pra, e ktheni shpinën.”** (35: 3)

﴿ تبارك الذي بيده الملك و هو على كل شيء قدير ﴾

**“I madhuruar është Ai, që në dorën e fuqisë së Tij është i tërë sundimi dhe Ai ka fuqi mbi çdo send.”** (67: 1)

﴿ ... أ لا له الخلق و الأمر تبارك الله رب العلمين ﴾

**“… Ja, vetëm Atij i takon krijimi dhe sundimi. I madhëruar është Allahu, Zoti i botëve.”** (7: 54)

***Teuhidi uluhije***, që është njësimi i Allahut në adhurim. Pra, të kryesh gjithçka që futet në adhurim vetëm për Allahun dhe të mos i drejtosh asnjë formë adhurimi krijesave.

***Teuhidi Esma ue Sifat***, që është njësimi i Allahut s.u.t. në të gjitha emrat dhe cilësitë e Tij që Ai ia ka shpallur resulit s.a.u.s. Kjo do të thotë të mohosh të gjithë ato emra e cilësi që Allahu ia ka mohuar vetes së Tij dhe të pohosh të gjitha ato emra dhe cilësi të cilat Allahu ia ka pohuar vetes, pa ndryshuar kuptimin e tyre, pa i mohuar ose kundërshtuar ato, pa i shpjeguar ato përtej kuptimit të tyre të dukshëm dhe pa e përngjasuar Allahun me krijesat.

Asaj që autori i referohet këtu është *teuhidi uluhije*. Kjo sepse për shkak të mos zbatimit të këtij lloj teuhidi mushrikët devijuan nga rruga e drejtë e kështu resuli s.a.u.s. i luftoi ata dhe vrasja, pasuria, toka, shtëpitë e tyre si dhe marrja robër e grave dhe

fëmijëve të tyre u bë e ligjshme për muslimanët. Gjithashtu lufta më e madhe që kanë pasur të dërguarti me popujtë e tyre ka qenë në këtë kategori teuhidi. Allahu thotë:

﴿ و لقد بعثنا في كل أمة رسولا أن اعبدوا الله و اجتنبوا الطاغوت ... ﴾

**"Ne dërguam te çdo popull të dërguar që t'u thotë: "Adhuroni vetëm Allhun dhe largojuni djajve** (adhurimit të tyre)**! ..."** (16: 36)

Kushdo që nuk zbaton këtë lloj teuhidi është kafir edhe n.q.s. dy kategoritë e tjera të teuhidit i zbaton në rregull. Pra kushdo që adhuron dikë tjetër veç Allahut, p.sh. rasti i njerëzve që i luten të vdekurve, idhujve apo bën kurban për hir të tyre, ai është kafir. Allahu s.u.t. thotë:

﴿ ... إنه من يشرك بالله فقد حرم الله عليه الجنة و مأواه النار و ما للظالمين من أنصار ﴾

**"... ai që i përshkruan Allahut shok, Allahu ia ka ndaluar** (ia ka bërë haram) **atij xhennetin dhe vendi i tij është zjarri. Për mizorët nuk ka ndihmës."** (5: 72)

Teuhidi është gjëja më e rëndësishme për shkak se mbi të është mbështetur i tërë Islami. Për këtë arsye resuli s.a.u.s. filloi ti thërriste njerëzit në fillim në teuhid gjithashtu edhe ata që ia dërgoi për të thërritur njerëzit në Islam i porositi ta nisnin thirrjen nga teuhidi.

**و اعظم ما نهى عنه الشرك و هو دعوة غيره معه و الدليل قوله تعالى: ﴿ و اعبدوا الله و لا تشركوا به شيئا ... ﴾ .**

Gjëja më e madhe që Allahu na e ka ndaluar është shirku që është të lusësh të tjerë veç Allahut ose bashkë me Të. Argument për këtë është ajeti:

**"Adhurone Allahun dhe mos i shoqëroni Atij asgjë, ..."**[35] (4: 36)

---

[35] Kjo ndalesë kaq e fortë për shirkun është sepse ai kundërshton teuhidin dhe si rrjedhim është padrejtësia më e madhe ndaj Allahut e gjynahi më i madhë që bën njeriu. Allahu s.u.t. thotë:

﴿ ... **إن الشرك لظلم عظيم** ﴾

**"... mos i përshkruaj Allahut shok, sepse idhujtaria është padrejtësia më e madhe."** (31: 13)

﴿ ... **و من يشرك بالله فقد افترى إثما عظيما** ﴾

**"... Kush i përshkruan Allahut shok, ai ka trilluar një mëkat të madh."** (4: 48)

﴿ ... **و من يشرك بالله فقد ضل ضلالا بعيدا** ﴾

**"... Kush i përshkruan shok Allahut ai ka humbur dhe bërë një largim të madh."** (4: 116)

﴿ ... **إنه من يشرك بالله فقد حرم الله عليه الجنة و مأواه النار و ما للظالمين من أنصار** ﴾

**“… ai që i përshkruan Allahut shok, Allahu ia ka ndaluar** (ia ka bërë haram) **atij Xhennetin dhe vendi i tij është zjarri. Për mizorët nuk ka ndihmës.”** (5: 72)

**﴿ إن الله لا يغفر أن يشرك به و يغفر ما دون ذالك لمن يشاء ... ﴾**

**“S’ka dyshim se Allahu nuk falë** (mëkatin) **t’i përshkruhet Atij shok, e përveç këtij** (mëkati) **i falë kujt do. …”** (4: 48)

Resuli s.a.u.s. ka thënë: *“Gjynahi më i madh është t’i bësh shok Allahut kur* (dihet se sh.p.) *Ai ju krijoi ju.”* (S. Buhari eng. trans. v.9 f.458 n.611)

*“Kush e takon Allahun pa i shoqëruar Atij ndonjë gjë në adhurim e Tij do të futet në Xhennet, dhe kush e takon Atë duke i shoqëruar Atij në adhurimin e Tij ndonjë gjë do të futet në zjarr.”* (S. Muslim v.1 f.54 n.168)

*“Kushdo që vdes duke iu lutur dikuj tjetër veç Allahut do të futet në zjarr.”* (S. Buhari eng. trans. v.6 f.21 n.24)

Autori, Allahu e mëshiroftë, ka përmendur si argument ajetin 4: 36. Në të duket qartë se musliman është ai që adhuron vetëm Allahun ndërsa ata që adhurojnë gjëra të tjera përveç ose bashkë me Allahun janë kafira. Shirku është dy llojesh: a)shirk i madh, dhe b) shirk i vogël. Lloji i parë i shirkut e nxjerë personin nga Islami ndërsa i dyti është çdo veprim ose thënie që njihet nga Sheriati si shirk, por që nuk e nxjerr personi nga Islami. Njeriu duhet të dijë çfarë është shirk i vogël e i madh. Allahu s.u.t. thotë:

**﴿ إن الله لا يغفر أن يشرك به و يغفر ما دون ذالك لمن يشاء ... ﴾**

**“S’ka dyshim se Allahu nuk falë** (mëkatin) **t’i përshkruhet Atij shok, e përveç këtij** (mëkati) **i falë kujt do. …”** (4: 48)

فإذا قيل لك ما الأصول الثلاثة التي يجب على الإنسان معرفتها

Pra n.q.s. të thuhet ty, “Cilat janë tre parimet që një person duhet ti dijë?”[36], duhet të thuash, “Njohja e Allahut[37],

---

Disa prej dijetarëve kanë thënë se ky ajet e ka fjalën për shirkun e madh dhe të vogël.

[36] Këto parime janë të detyrueshme të dihen sepse ato përbëjnë bazën e fesë. Bile për to personi do të pyetet edhe në varrë. Pas varrosjes të afërmit, miqtë dhe shokët e njeriut largohen dhe te ai shkojnë dy melek që do ta pyesin atë: “Kush është Zoti yt? Cila është feja jote? Kush është profeti yt?” Përsa i përket besimtarit ai do të përgjigjet: “Zoti im është Allahu, feja ime është Islami e profeti im është Muhammedi.” Ndërsa i dyshimti dhe hiprokriti do të thotë: “Aa, aa, nuk e di. Unë dëgjova njerëzit duke thënë diçka dhe e thashë edhe unë.” (S. Buhari v.2 f.235 n.422)

[37] Njohja e Allahut vjen nga disa mënyra:

Nga mendimi dhe reflektimi mbi krijesat, sepse një gjë e tillë të çon në njohjen e fuqisë, urtësisë e të sovranitetit të Allahut. Allahu s.u.t. thotë:

﴿ أو لم ينظروا في ملكوت السماوات و الأرض و ما خلق الله من شيء ... ﴾

**“A nuk e vështruan ata me vëmendje pushtetin e madh në qiej e në tokë dhe në çka krijoi Allahu prej sendeve …”** (7: 185)

﴿ قل إنما أعظكم بواحدة أن تقوموا لله مثنى و فرادى ثم تتفكروا ما بصاحبكم من جنة ﴾

**“Thuaj: “Unë ju këshilloj vetëm me një gjë: Për hir të Allahut të angazhoheni sinqerisht dy nga dy ose një nga një, e pastaj të mendoheni thellë** (që ta kuptoni) **se shoku juaj** (Muhammedi) **nuk ka ndonjë çmendje. Ai nuk është tjetër vetëm që t’iu tërheqë vërejtjen për një dënim të ashpër** (nëse nuk besoni)**.”** (34: 46)

﴿ إن في خلق السماوات و الأرض و اختلاف اليل و النهار لأيات لأولى الألباب ﴾

**“Në krijimin e qiejve e të tokës, në ndryshimin e natës dhe të ditës, ka argumente të qarta për ata që kanë arsye dhe intelekt.”** (3: 190)

﴿ إن في اختلاف التل و النهار و ما خلق الله في الشماوات و الأرض لأيات لقوم يتقون ﴾

**“Në ndërrimin e natës e të ditës, dhe në çka krijoi Allahu në qiej e në tokë, vërtetë ka fakte për njerëzit që kanë droje.”** (10: 6)

﴿ إن في خلق الشماوات و الأرض و اختلاف اليل و المهار و الفلك التى تجرى في البحر بما ينفع الناس و ما أمزل الله من السماء من ماء فأحيابه الأرض بعد موتها و بث فيها من كل دابت و تصريف الرياح و السحاب المسخر بين السماء و الأرض لأيات لقوم يعقلون ﴾

**“Është fakt se në krijimin e qiejve e të tokës, në ndërrimin e natës e të ditës, të anijes që lundron në det që u sjell dobi**

**و دينه و نبيه محمدا.**

fenë e tij [38] dhe të dërguarin Muhammed [39].

---

**njerëzve, në atë shi që e lëshon Allahu prej së larti e me të ngjall tokën pas vdekjes së saj dhe përhapë në të nga çdo lloj gjallese, në qarkullimin e erërave dhe reve të nënshtruara mes qiellit dhe tokës,** ( në të gjitha këto)**, për një popull që ka mend ka argumenta.”** (2: 164)

(Njohja e Allahut vjen edhe) Nga studimi i argumente të Sheriaitit nga zbatimi i të cilit njeriu përfiton në këtë botë dhe siguron lumturinë në botën tjetër (Ahiret). Kjo sepse kur njeriu i studion ato, reflekton mbi to, shikon se ato kanë në vetvete dije e urtësi dhe janë perfekte e në harmoni të plotë me nevojat e njerëzve. Kështu njeriu arrin të kuptojë se këto nuk mund të jenë nga askush tjetër përveç Zotit. Allahu s.u.t. thotë:

**﴿ أفلا يتدبرون القرءان و لو كان من عند غير الله لوجدوا فيه اختلافا كثيرا ﴾**

**“A nuk e përfillin ata Kur’anin? Sikur të ishte prej dikujt tjetër, përveç Allahut, do të gjenin në të shumë kundërthënie.”** (4: 82)

Njohja duhet të jetë e tillë që njeriu ta adhurojë Allahun sikur e shikon Atë. Kur Xhibrili e pyeti resulin s.a.u.s. për ihsanin ai iu u përgjigj: *“*(ihsani) *Është adhurimi i Allahut sikur ti e shikon Atë megjithëse ti nuk e shikon Atë se sigurish Ai të shikon.”* (S. Muslim eng. trans. v.1 f.1 n.1)

[38] Njohja e saj dhe veprimi sipas saj është e detyrueshme; ajo përmban dijen e urtësinë, kujdeset për krijesat duke i urdhëruar ato për të mira dhe i largon nga e keqja. Ai që njeh Islamin, Kur’anin dhe Sunnetin, e di me siguri se ajo është fe e vërtetë. Nuk duhet që njeriu ta gjykojmë Islamin në bazë të njerëzve

## فإذا قيل لك من ربك فقل ربي الله الذى ربني جميع العالمين بنعمه

***Parimi i parë -*** N.q.s. ju thuhet: "Kush Zoti juaj?"[40] Thuaj: "Zoti im është Allahu që kujdeset[41] me mirësi për mua dhe për gjithë krijimin."

---

sepse ka prej atyre njerëzve që janë musliman, por që nuk jetojnë aspak sipas Islamit.

Islami përfshin të gjitha gjërat e mira që kanë pasur shpalljet që u shpallën para Muhammedit s.a.u.s. e ai është për çdo kohë, vend e komb. Ai kurrë nuk bie ndesh me të mirën dhe të virtytshmen për një popull në çfarëdo vendi dhe kohe. Kjo nuk do të thotë që Islami i përshtatet apo i serviloset mendive, teorive, filozofife, sistemeve e mënyrave të ndryshme të të jetuarit që mbizorërojnë në periudha të caktuara e që janë në kundërshtim me të, por tregon se ajo që me të vërtetë është e mirë është në përputhje me të, sepse ai largon nga të këqijat dhe nxit për vepra të mira.

[39] Kjo arrihet duke studiuar jetën, historinë, adhurimin e tij, mënyrën si se ai thirri për te Allahu, se si luftojë për hir të Allahut dhe të gjitha aspektet e tjera të jetës së tij. Prandaj çdo person që dëshiron të rrisë dijen e tij për resulin s.a.u.s. e të rrisë besimin e tij në të duhet të lexoj gjithçka që ka mundësi për jetën e tij në kohë paqe e lufte, vështirësish e lehtësish. I lutemi Allahut s.u.t. që të na bëjë ne prej atyre që pasojnë dhe i binden resulit s.a.u.s. në gjëra të hapta dhe të fshehta, e që të vdesim duke e pasuar atë. Me të vërtetë Allahu është i vetmi i adhuruar me të drejtë dhe i vetmi që ka fuqi për gjithçka.

[40] Kush është Zoti që të ka krijuar, të dha jetë e që të siguron të gjitha gjërat për të jetuar?

[41] Fjalët e autorit tregojnë se fjala *er-Rab* (Zot) është një formë e rrjethur nga fjala *terbije* (të kujdesesh) sepse ai thotë: *"... që*

## و هو معبودى ليس لي معبود سواه,

Ai është të cilin unë e adhurojë e unë nuk adhurojë askë tjetër përveç Atij.[42]

---

*kujdeset me mirësi për mua dhe për gjithë krijimin."* Pra Allahu kujdeset me mirësi për të gjitha krijesat, i ka përgatitur ato për atë për të cilën ato janë krijuar dhe Ai i plotëson nevojat e tyre. Allahu s.u.t. na ka përshkruar bisedën midis Musait a.s. dhe Faraonit duke thënë:

﴿ قال فمن ربكما يا موسى ﴾ ﴿ قال ربنا الذى أعطى كل شيء خلقه ثم هدى ﴾

**"Ai** (faraoni) **tha: "E kush është Zoti i ju dyve, o Musa?"** (Musai) **Tha: "Zoti ynë është Ai që çdo sendi i dha formën e vet, pastaj e udhëzoi atë."** (20: 49-50)

Mirësitë e Allahut janë të panumërta. Allahu s.u.t. thotë:

﴿ ... و إن تعدوا نعمت الله لا تحصوها إن الإنسان لظلوم كفار ... ﴾

**"... dhe n.q.s. se përpiqeni t'i numëroni të mirat e Allahut, nuk do të mund të arrini t'i përkufizoni** (në numër)**. ..."** (14: 34)

Pra është Allahu Ai që na ka krijuar, përgatitur, Ai që na mbështet e na siguron të gjitha kushtet e domosdoshme për jetesë dhe vetëm Ai e meriton adhurimin.

[42] Ai është të cilin unë e adhurojë e ndaj të cilit nënshtrohem me dashuri dhe respekt. Unë bëj çdo gjë që Ai urdhëron dhe braktisë çdo gjë që Ai ndalon. Allahu s.u.t. thotë:

**و الدليل قوله تعالى: ﴿ الحمد لله رب العالمين ﴾ و كل ما سوى الله عالم و أنا واحد من ذلك العالم فإذا قيل لك بم عرفت ربك؟ فقل: باياته و مخلو قاته**

Argument është thënia e Allahut s.u.t.: **"Falenderimi i takon vetëm Allahut, Zotit të botëve!"**[43] (1: 1) Çdo gjë veç Allahut është krijesë e unë jam një prej krijesave [44].

---

**﴿ و ما أرسلنا من قبلك من رسول إلا نوحى إليه أنه لا إله إلا أنا فاعبدون ﴾**

**"Ne nuk dërguam asnjë të dërguar para teje e të mos i kemi shpallur atij se: nuk ka zot tjetër përveç Meje, pra më adhuroni!"** (21: 25)

**﴿ و ما أمروا إلا ليعبدوا الله مخلصين له الدن حنفاء و يقيموا الصلوة و يؤتوا الزكوة و ذالك دين القيمة ﴾**

**"E duke qenë se ata nuk ishin të urdhëruar me tjetër, por që ta adhuronin Allahun me një adhurim të sinqertë ndaj Tij, që të largohen prej çdo sendi të kotë, ta falin namazin, se ajo është feja e drejtë."** (98: 5)

[43] *'Falenderimi i takon vetëm Allahut'* do të thotë se përshkrimi me të gjitha atributet e perfeksionit, madhështisë e lartësisë janë vetëm për Allahun. *'Zotit të botëve'* do të thotë se Ai është i vetmi që kujdeset dhe mban krijesat me mirësinë e Tij. Ai është krijuesi i krijesave, pronarë i tyre dhe Zoti i tyre sovran. Ai është që kontrollon të gjthçka ashtu siç dëshiron Ai.

[44] Krijimi (el-Aalem: me anë të të cilës diçka njihet) është quajtur kështu sepse ai është argument për Krijuesin e tij i cili kontrollon të gjitha çështjet e krijimit. Çdo gjë përmban

Kështu n.q.s. të thuhet ty: “Si arrite në këtë njohje për Zotin tënd? Atëherë thuaj: “Nëpërmjet argunemteve të Tij dhe gjërave të cilat Ai i ka krijuar;[45]

**و من أياته الليل والنهار و الشمس و القمر و من مخلو قاته السموات السبع و الأررضون السبع و من فيهن و ما بينهما**

nga shenjat e argumentet e Tij janë dita dhe nata, Dielli dhe Hëna; nga ajo që Ai ka krijuar janë (argument)

---

argumente që tregojnë se Allahu është një edhe unë jam një prej krijesave që e kanë këtë argument. Allahu e ka bërë të detyrueshme për mua që unë të adhurojë vetëm Atë.

[45] Argumentet dhe shenjat janë ato të cilat tregojnë diçka dhe e bëjnë atë të qartë. Argumentet dhe shenjat e Allahut janë dy llojesh: argumenta në krijesa dhe argumenta në shpalljen e Tij (në Sheriat). Argumentat në krijim janë ato që Ai krijoi ndërsa argumentat në shpalljen e Tij gjenden në atë që Ai ia shpalli resulit s.a.u.s. Kështu thënia e autorit *‘nëpërmjet argumenteve të Tij dhe gjërave të cilat Ai i ka krijuar’* është një shembull i përmendjes së diçkaje të veçantë pas asaj që është e përgjithshme. N.q.s. shpjegojmë argumentet duke kuptuar të dy llojet e tyre ose n.q.s. argumentet nënkuptojnë argumentet në shpallje atëherë thënia e tij është në shtesë të asaj që është e ndarë dhe e ndryshme nga ajo e përmendur në fillim. Në çdo rast njohja e Allahut arrihet nëpëmjet argumente që gjenden në krijesa (rregulli, ligjet, funksionimi i tyre në mënyrë preçize janë prova të Urtësisë perfekte) dhe nëpërmjet argumenteve që gjenden në shpalljen e Allahut që përmban drejtësi, mirësi e largim nga e keqja.

shtatë qiejt, shtatë tokat, çfarëdo që është në to e midis tyre[46].

و الدليل قوله تعالى: ﴿ و من اياته الليل و النهار و الشمس و القمر لا تسجدوا للشمس و لا للقمر و اسجدوا لله الذي خلقهن إن كنتم إلياه تعبدون ﴾ . و قوله تعالى: ﴿ إن ربكم الله الذي خلق السماوات و الأرض في ستة أيام ثم استوى على العرش يغشى الليل النهار يطلبه حثيثا و الشمس

[46] Të gjitha këto janë prej shenjave dhe argumenteve të Allahut që tregojnë fuqinë e urtësinë e Tij perfekte. Njëra nga shenjat e Allahut është Dielli me lëvizjen e tij në një orbitë të saktë të cilën ai e ka ndjekur që kur Allahu e ka krijuar atë dhe do ta ndjeki derisa Allahu i lartësuar të urdhërojë Kijametin. Allahu thotë në Kur'an:

﴿ ... و الشمس تجرى لمستقر لها ذالك تقدير العزيز العليم ﴾

**"Edhe Dielli udhëton për në kufirin e vet** (në cakun përfundimtar)**. Ai është** (udhëtim) **përcaktim i ngadhnjyesit, të dijshmit."** (36: 38)

Nga shenjat e Allahut është edhe Hëna e cila çdo natë ndodhet në një fazë të caktuar nga Allahu.

﴿ و القمر قدرناه منازل حتى عاد كالعرجون القديم ﴾

**"Edhe Hënës i kemi caktuar fazat** (pozicionet) **derisa të kthehet në trajtën e harkut** (rrem i hurmës së tharë)**."** (36: 39)

**و القمر و النجوم مسخرات بأمره ألا له الخلق و الأمر تبارك الله رب العالمين ﴾**

Argument për këtë janë thëniet e Allahut të lartësuar: **"Nga faktet e madhështisë së Tij janë nata, dita, Dielli e Hëna. Mos i bëni sexhde as Diellit as Hënës! Sexhde bëhini vetëm Allahut, i cili i krijoi ato, nëse adhuroni vetëm Atë!"** (41: 37)
**"Vërtet, Zoti juaj, Allahu është Ai që krijoi qiejt e tokën brenda gjashtë ditësh, pastaj qëndrojë mbi Arsh, Ai e mbuloi ditën me natën, që me të shpejtë e kërkon atë** (mbulimin e dritës së ditës)**, edhe Dielli, edhe Hëna e edhe yjet i janë nënshtruar sundimit të Tij. Ja, vetëm Atij i takon krijimi dhe sundimi. I madhëruar është Allahu, Zoti i botëve."** [47] (7: 54)

---

[47] Nga provat që Allahu krijoi qiejt dhe tokën janë thëniet e mësipërme të Allahut në të cilat përmenden këto shenja:

1-Krijimi i qiejve dhe tokës në gjashtë ditë. N.q.s. Ai do dëshironte Ai do t'i krijonte ato në një moment të vetëm, por Ai me urtësinë e Tij vendosi kështu.

2-Qëndrimi Allahut mbi arsh. Ky qëndrim është ashtu siç i përshtatet madhërisë së Tij e kjo tregon sovranitetin e mbretërimin e Tij perfekt.

3-Mbështjellja që nata i bën ditës.

4-Nënshtrimi i Diellit, Hënës dhe yjeve ndaj Allahut. Allahu është Ai i cili i komandon ato ashtu siç dëshiron Ai.

5-Sovraniteti dhe mbretërimi i Tij perfekt të cilat përfshijnë çdo gjë, sepse gjithçka është nën sundimin e Tij e të askujt tjetër.

و الرب هو المعبود

Allahu është Ai që adhurohet [48]

**و الدليل قوله تعالى: ﴿ يا أيها الناس اعبدوا ربكم الذي خلقكم و الذين من قبلكم تتقون الذي جعل لكم الأرض فراش و السماء بناء و أنزل من السماء ماء فأخرج به من الثمرات رزقا لكم فلا تجعلوا لله أندادا و أنتم تعلمون ﴾**

---

6-Zotërimi i Tij, zotërim ky i cili përfshin të gjitha krijesat.

[48] Autori i referohet ajetit:

﴿ إن ربكم الله الذي خلق السماوات و الأرض في ستة أيام ثم استوى على العرش يغشى الليل النهار يطلبه حثيثا و الشمس و القمر و النجوم مسخرات بأمره ألا له الخلق و الأمر تبارك الله رب العالمين ﴾

**"Vërtet, Zoti juaj, Allahu është Ai që krijoi qiejt e tokën brenda gjashtë ditësh, pastaj qëndrojë mbi Arsh, Ai e mbuloi ditën me natën, që me të shpejtë e kërkon atë** (mbulimin e dritës së ditës)**, edhe Dielli, edhe Hëna e edhe yjet i janë nënshtruar sundimit të Tij. Ja, vetëm Atij i takon krijimi dhe sundimi. I madhëruar është Allahu, Zoti i botëve."** (7: 54)

Kuptimi i shprehjes '*Allahu është Ai që adhurohet*' është se vetëm Allahu është Ai që ka të drejtë të adhurohet dhe vetëm Ai është i adhuruari me të drejtë. Kuptimi nuk është se çdo gjë që adhurohet është Zot, sepse shumë njerëz kanë adhuruar e adhurojnë krijesa të ndryshme (njerëz, melek, statuja, piktura, objekte të ndryshme tokësore ose qiellore etj. sh.p.) të cilat nuk janë Zot.

argument është thënia e Allahut: **“O ju njerëz**[49]**, adhuronie Zotin tuaj, i cili ju krijoi juve**[50] **dhe ata që ishin para jush që të jeni të devotshëm**[51] (të shpëtuar)**. Ai, i cili për ju e bëri tokën shtrat** (vendbanim) **e qiellin kulm**[52]**, e prej qiellit ju lëshoi shi me të cilin ju siguroi**[53] **lloje të frutave si ushqim për ju, pra mos i përshkruani Allahut shokë**[54]**, duke qenë se ju e dini** (që Ai nuk ka shokë)**.”** (2: 21-22)

---

[49] I drejtohet të gjithë pasardhësve të Ademit a.s.

[50] Thënia ‘*i cili ju krijoi juve*’ tregon se arsyeja për të cilën ne duhet ta adhurojmë Allahun është se Ai është Zoti dhe krijuesi i të gjitha krijesave. Prandaj është e detyrueshme për atë që pohon se Allahu është Zot të adhurojë vetëm atë, përndryshe ai kundërshton veten.

[51] Devotshmërija (takuaja) është të mbrohesh prej dënimit të Allahut duke bërë çdo gjë që Ai urdhëron dhe duke iu larguar çdo gjëje që Ai ka ndaluar.

[52] Qielli është kulm për ne dhe tokën. Ai është një çati e sigurt mbrojtëse për të cilin Allahu s.u.t. thotë:

﴿ و جعلنا السماء سقفا محفوظا و هو عن ءاياتها معرضون ﴾

**“Qiellin ua kemi bërë kulm të sigurt, por ata zbrapsen prej këtyre argumenteve.”** (21: 32)

[53] Na i siguron këto si dhuratë prej Tij ashtu siç thotë në një ajet tjetër.

﴿ متاعا لكم و لأنعامكم ﴾

**“Si mjet gjallërimi për ju dhe për bagëtinë tuaj.”** (80: 32)

[54] Mos i bëni shok Allahut, Atij që ju krijoi ju, që krijoi ata para jush, që bëri që toka të jetë shtrat për ju, qielli të jetë kulm, e që lëshon nga qielli shi me anë të të cilit ju furmizon me ushqim juve dhe kafshët tuaja. Mos i bëni shokë Allahut duke i adhuruar ata ashtu siç adhuroni Allahun, duke i dashur ata ashtu siç doni

**قال ابن كثير رحمه الله تعالى: "الخالق لهذه الأشياء هو المستحق للعبادة." و أنواع العبادة التى أمر الله بها مثل الإسلام, و الإيمان, والإحسان, و منه الدعاء, و الخوف, والرجاء, و التوكل, والرغبة, والرهبة, و الخشوع, و الخشية, و الانابة, و الاستعانة, و الاستعاذة, و الاستغاثة, والذبح, والنذر, و غير ذلك من أنواع العبادة التى أمر الله بها كلها لله تعالى.**

Ibn Kethiri ka thënë: "Krijuesi i këtyre gjërave është Ai i cili meriton të adhurohet." Të gjitha llojet e adhurimit të cilat Allahu i ka urdhëruar[55] si Islami (nënshtrimi dhe

---

Allahun, sepse kjo është shumë e keqe për ju e të bërit shok Allahut nuk është as në përputhje me llogjikën e thjesht e të pastër e as në përputhje me Shpalljen.

[55] Autori, Allahu e mëshiroftë, na shpjegon disa lloje adhurimesh që Allahu na ka urdhëruar si Islami, imani dhe ihsani. Këto të treja përbëjnë fenë (din) ashtu siç tregohet në një hadith të mbledhur nga Muslimi në të cilin Umar ibn Hatab ka thënë: *"Kur ne ishim duke qëndruar ulur një ditë me resulin s.a.u.s., një burrë me rroba shumë të bardha e flokë shumë të zinjë erdhi. Tek ai nuk dalloheshin gjurmë udhëtimi e askush prej nesh nuk e njihte atë. Ai u ul përpara resulit s.a.u.s. bashkoi gjunjët e tij me gjunjët e resulit s.a.u.s. dhe vendosi duart e tij mbi kofshat e resulit s.a.u.s. e tha: "O Muhammed më trego për Islamin." Resuli s.a.u.s. tha: "Islami është të dëshmosh se vetëm Allahu meriton të adhurohet dhe se Muhammedi është i dërguari i Tij; të falësh namazin; të japësh zekatin; të argjërosh Ramazanin;*

bindja nda Allahut), imani (besimi i vërtetë i cili përfshin besimin e drejtë në zemër, pohimin me gjuhë dhe veprimin me gjymtyrë), ihsani (perfeksioni i adhurimit) e prej tyre është edhe duaja, frika, shpresa, mbështetja, dëshira, tmerri, përulja, droja, kthimi me pendim, kërkimi i ndihmës, kërkimi i mbrojtjes, kërkimi i shpëtimit, kurbani, betimi, dhe të gjitha llojet e tjera të adhurimit të urdhëruara nga Allahu s.u.t.

**و دليل قوله تعالى: ﴿ و أن المساجد لله فلا تدعوا مع الله أحدا ﴾ . فمن صرف منها شيئا لغير الله فهو مشرك كافر و**

---

*dhe të bësh Haxhin n.q.s. je në gjendje ta bësh." Ai tha: "Ke thënë të drejtën." Ai* (Umari) *tha: "Ne u çuditëm se si ai pyeti dhe pastaj tha se ai* (resuli s.a.u.s.) *kishte thënë të drejtën." Ai pastaj tha: "Më trego për imanin." Ai* (resuli s.a.u.s.) *tha: "Ai është të keshë besim të vërtetë te Allahu, te melekët e Tij, te Librat e Tij, te të dërguarit e Tij, te Dita e fundit, në kader për mirë apo për keq." Ai tha: "Ke thënë të drejtën." Ai tha: "Më trego për ihsanin." Ai* (resuli s.a.u.s.) *tha: "Është të adhurosh Allahun sikur e shikon Atë, megjithëse ti nuk e shikon atë, por Ai të shikon ty." Ai tha: "Më tregon për Orën* (ditën e Kijametit)*." Ai* (resuli s.a.u.s.) *tha: "I pyeturi nuk di më shumë se sa pyetësi." Ai tha: "Atëherë më trego për shenjat." Ai* (resuli s.a.u.s.) *tha: "Robëresha do të lindi zonjën e saj, barinjtë këmbë zbathur, të zhveshur e të varfër të konkurojnë në ndërtimin e ndërtesave të larta." Pastaj ai iku. Resuli s.a.u.s. ndenji pa folur e lëvizur për ca kohë e pastaj tha: "O Umar a e di kush ishte pyetësi*?*" Unë i thashë: "Allahu dhe i dërguari i Tij e dinë më mirë." Ai tha: "Ai ishte Xhibrili, ai erdhi te ju që t'iu mësoi fenë* (dinin)*.""*

Kushtu pra, resuli s.a.u.s. ka thënë se të gjitha këto gjëra përbëjnë fenë (dinin).

الدليل قوله تعالى: ﴿ و من يدع مع الله إلها اخر لا برهان له به فإنما حسابه عند ربه إنه لا يفلح الكافرون ﴾ .

Argument për këtë është thënia e Allahut s.u.t.[56]: **"Dhe** (mua më shpallet) **se vërtete xhamitë janë veçant për të adhuruar Allahun, e mos adhuroni në to askë tjetër me Allahun."** (72: 18)

Kushdo që drejton ndonjë adhurimi në drejtim të dikujt tjetër veç Allahut ai është mushrik, kafir dhe argumet për këtë është ajeti: **"E kush adhuron me Allahun edhe ndonjë zot tjetër, për të cilin nuk ka kurrfarë fakti, përgjegjësia e tij është para Zotit të vet, e mohuesit nuk do të shpëtojnë."** (23: 117)

و في الحديث: "الدعاء مخ العبادة." و الدليل قوله تعالى: ﴿و قال ربكم ادعونى أستجب لكم إن الذين يستكبرون عن عبادتي سيد خلون جهنم داخرين. ﴾

Në një hadith thuhet: *"Duaja është palca e adhurimit."* [57] Ndërsa Allahu s.u.t. thotë në Kur'an: "Zoti

---

[56] Të gjitha format e adhurimit që u përmendën më sipër si edhe ato forma adhurimi që nuk janë përmendur duhet ti drejtohen vetëm Allahut i vetmi që e meriton adhurimin.

[57] Ky hadith me këtë përmbajtje fjalësh është transmetuar nga Tirmidhiu dhe është cilësuar daif (i dobët) nga shejh Albani në el-Mishkaat (n.2331) për shkak të dobësisë në një prej treguesve të tij Ibn Lahi'eh. Imam Ahmedi dhe katër Sunan transmetojnë një hadith sahih me këtë përmbajtje fjalësh: *"Duaja është adhurim."* Ky Hadith është cilësuar sahih nga shejh Albani në

juaj ka thënë: **"Më thirrni Mua, Unë ju përgjigjem, e ata që nga mendjemadhësia i shmangen adhurimit ndaj Meje, do të hyjnë të nënçmuar në Xhehennem."**[58] (40: 60)

---

Sahihul-Xhami (n.3407). (E gjithë kjo futnotë është shënim i përkthyesit në anglisht)

[58] Ky ajet provon se duaja është adhurim, përndryshe çfarë kuptimi ka shprehja *"Më thirrni Mua, Unë ju përgjigjem"*. Kështu kushdo që thërret (i lutet) dikë tjetër veç Allahut, qoftë ky i gjallë apo i vdekur, duke kërkuar diçka për të cilën vetëm Allahu ka fuqi është mushrik, kafir. Ai që i kërkon një personi të gjallë diçka për të cilën ai ka mundësi ta realisojë si p.sh. thënia *"o filan më jep mua ushqim"* ose *"o filan nëm pak ujë"* ai nuk ka bërë shirk dhe në këto lloj kërkesash nuk ka dëm, por ai që i kërkon ndonjë të vdekuri ose ndonjë personi që mungon gjëra të këtilla ka bërë shirk dhe është mushrik. Kjo sepse i vdekuri ose ia që nuk është aty prezent nuk mund t'i realizoj këto kërkesa. Në këtë mënyrë n.q.s. personi i kërkon të vdekurve ose atyre që nuk janë prezent këto gjëra do të thotë se ai beson se ata kanë kontroll mbi krijesat dhe për këtë arsye ai që e bën këtë është mushrik.

Duaja është dy llojesh: 1-Duaja në të cilën bëhet një kërkesë, dhe 2-duaja nëpërmjet adhurimit.

Duaja e kërkesës është të kërkosh prej Allahut diçka për të cilën ti ke nevojë dhe kjo është adhurim, sepse personi që e bën tregon varfërinë e tij para Allahut s.u.t. dhe nevojën e tij për Të. Gjithashtu tregon se personi e ka të qartë se vetëm Allahu është i plotëfuqishëm për gjithçka, Ai është Bujari, Mëshirëbërësi. Kërkesa ndaj dikujt përveç Allahut për diçka që ke nevojë është e lejueshme n.q.s. ai ndaj të cilit drejtohet kërkesa është i aftë të dëgjojë, ta kuptojë atë, të ketë fuqinë për t'iu përgjigjur asaj si p.sh. thënia: "*O filani më jep ushqim.*"

**و دليل الخوف قوله تعالى: ﴿ ... فلا تخافوهم و خافون إن كنتم مؤمنين ﴾**

Argumenti për frikën është thënia e Allahut s.u.t.: **"... po mos u friksoni prej tyre, friksomuni Mua, nëse jeni besimtar."**[59] (3: 175)

---

Duaja nëpërmjet adhurimit është bërja e një vepre adhurimi duke kërkuar shpërblim dhe duke iu frikësuar ndëshkimit, e kjo nuk është e drejtë t'i drejtohet askujt përveç Allahut. T'ia drejtosh këtë lloj duaje dikujt tjetër veç Allahut ke bërë shirk të madh i cili e nxjerr personi nga Islami. Allahu s.u.t. ka thënë:

**﴿ و قال ربكم ادوني أستجب لكم إن الذين يستكبرون عن عبادتي سيد خلون جهنم داخرين ﴾**

**"Zoti juaj ka thënë: "Më thirrni Mua, Unë ju përgjigjem, e ata që nga mendjemadhësia i shmangen adhurimit ndaj Meje, do të hyjnë të nënçmur në Xhehennem.""** (40: 60)

[59] Të kesh frikë prej diçkaje do të thotë që të friksohesh se ajo do të sjelli dëm e shkatërrimin. Allahu s.u.t. na ka urdhëruar të kemi frikë vetëm Atij e të mos kemi frikë prej miqve të shejtanit. Frika është tre llojesh:

1-***Frika naturale***: Kjo frikë është frika që ka personi prej kafshëve grabitqare, zjarrit, mbytja, rënie nga lartësitë etj. Kjo është diçka për të cilën njeriu nuk fajësohet. Allahu ka thënë duke na treguar historinë e Musait a.s.:

**"Dhe** (Musai) **agoi i frikësuar në qytet e duke pritur** (se çfarë po i ngjan)**, ..."** (28: 18)

Kur kjo frikë, siç është përmendur nga autori, është shkak i lënies së një detyrimi ose bërjes së diçkaje të ndaluar atëherë kjo frikë është e ndaluar. Çdo gjë që shkakton braktisjen e një

**و دليل الرجاء قوله تعالى: ﴿ فمن كان لقاء ربه فليعمل عملا صالحا و لايشرك بعبادة ربه أحدا ﴾**

Argumenti për shpresën është thënia e Allahut: **"… e kush është që shpreson takimin e Zotit të vet, le të bëjë**

---

detyrimi që ka muslimani apo shkakton bërjen e një gjëje të ndaluar për të është e ndaluar (haram). Argument është ajeti:

**﴿ … فلا تخافوهم و خافون إن كنتم مؤمنين ﴾**

**"… po mos u friksoni prej tyre, friksomuni Mua, nëse jeni besimtar."** (3: 175)

Frika ndaj Allahut është diçka e lavdërueshme. Kjo sepse kjo frikë e ndalon personin të bëj të ndaluarat dhe e nxit të plotësojë detyrat e tij. N.q.s. kjo arrihet atëherë zemra e personit është e qetë duke shpresuar shpërblimin e Allahut. Megjithatë duhet të përmendim se n.q.s. kjo frikë është e tillë që e bën personin të humbi shpresën te mëshira e Allahut ajo nuk është e lavdërueshme, sepse për shkak se personi e humb plotësisht shpresën për të shpëtuar ai vazhdon të bëjë vepra të ndaluara.

2-***Frikërespekti***. Kjo është frikë e përzier me respekt e nderim për diçka. Kjo frikë duhet t'i drejtohet vetëm Allahut s.u.t. në të kundërt personi ka bërë shirk.

3-***Frika e fshehtë prej gjërave jo të zakonshme***. Kjo ndodh atëherë kur njeriu i frikësohet p.sh. dikujt që është varrosur në një varr, besimtar e drejtë qoftë ky apo jo. Megjithëse personi është varrosur e nuk mund të bëjë dëm apo dobi përsëri një njeri mund të ketë një frikë të brendëshme të fshehtë prej të varrosurit. Kjo lloj frike nga të gjithë dijetarët është konsideruar shirk.

**vepër të mirë, e në adhurimin ndaj Zotit të tij të mos e përzjejë askë."**[60] (18: 110)

**و دليل التوكل قوله تعالى: ﴿ و على الله كلوا إن كنتم مؤمنين ﴾ و قال: ﴿ و من يتو كل على الله فهو حسنه ﴾**

---

[60] Shpresa është dëshira e personit që diçka të cilën ai mund ta arrij të jetë afër, megjithëse ajo mund të jetë larg. Shpresa që përmban përulje e nënshtrim nuk duhet t'i drejtohet askujt tjetër veç Allahut dhe n.q.s. kjo bëhet, ky veprim është shirk. Ky shirk mund të jetë i madh ose i vogël në vartësi të asaj që ka në zemër personi në këtë rast. Shpresa që është pozitive për personin është vetëm ajo e personit që i bindet Allahut dhe që shpreson shpërblim prej Tij ose ajo e personit që pendohet për gjynahet e gabimet e tij dhe shpreson se Allahu do t'ia pranojë pendimin. Përsa i përket shpresës së personit që shpreson se do të shpëtojë pa kryer asgjë të mirë e duke vazhduar të bëjë gjynafe të rënda kjo shpresë është vetëm një zhgënjim.

Argument për mbështjen janë ajetet: **"… Dhe vetëm Allahut mbështetjuni, nëse jeni besimtarë të sinqertë."** (5: 23) **"… Kush i mbështet Allahut, Ai i mjafton atij, …"**[61] (65: 3)

---

[61] Mbështetja mbi diçka do të thotë që ti të varesh nga ajo gjë. Të mbështetesh te Allahu s.u.t. do të thotë të varesh prej Tij dhe të pranosh se Ai është i vetmi që plotëson të gjitha nevojat e mund të të mborjë prej çdo të keqeje. Kjo gjë e plotëson imanin ashtu siç thotë Allahu s.u.t. në ajetin 5: 23. N.q.s. personi është i sinqertë në besimin e tij ndaj Allahut atëherë Allahu s.u.t. do të kujdeset për çdo problem të personit (argument është ajeti 65: 3).

Asgjë nuk e ndalon Allahun të bëjë atë që Ai do. Mbështetja ndaj Allahut është disa llojesh.

1-Mbështetja ndaj Allahut s.u.t. është prej plotësimit të imanit dhe shenjë sinqeriteti e kështu ajo është e detyrueshme.

2-Mbështetja ndaj të vdekurve duke menduar se ata do të sjellin dobi e do të largojnë nga të këqijat. Kjo mbështetje është shirk i madh, sepse personi beson se të vdekurit kanë kontroll mbi krijesat dhe mund të bëjnë dobi dhe dëm. Këtu futen të gjithë personat që mbështeten te të vdekurit pavarësisht se i vdekuri mund të ketë qenë profet, njeri i devotshëm, magjistar, njeri i thjeshtë etj.

3-Mbështetja ndaj dikujt për ndonjë çështje. Ky rast është rasti i personit që ka nevojë për diçka që nuk mund ta realizojë me forcat e veta dhe mbështetet te një personi tjetër i gjallë më superior se ai. N.q.s. personi inferior mbështet vetëm te personi tjetër atëherë ky veprim është shirk i vogël, por n.q.s. personi inferior mbështetet te personi tjetër duke e ditur se ai është vetëm sebepi për plotësimin e asaj që ai dëshiron e i mbështetet Allahut për realizimin e saj atëherë ai nuk ka kryer shirk.

4-Të mbështetesh te dikush tjetër duke e lejuar atë të veprojë për ty si përfaqësuesi jot. Kjo është diçka në të cilën nuk ka dëm

**و دليل الرغبة و الرهبة و الخشوع قوله تعالى: ﴿ ... إنهم كانوا يسارعون في الخيرات و يدعوننا رغبا و رهبا و كانوا لنا خاشعين ﴾ ودليل الخشية قوله تعالى: ﴿ ... فلا تخشوهم واخشون ... ﴾**

Argument për dëshirën, tmerrin dhe përuljen është thënia e Allahut s.u.t.: **"... Ata përpiqeshin për punë të mira, na luteshin me dashuri dhe dëshirë, duke u frikësuar,**[62] (e ata) **ishin të përulur ndaj nesh."**[63] (21: 90)

---

ashtu siç tregohet në Kur'an dhe në Sunnet. Jakubi i ka thënë djalit të tij:

﴿ يابنى اذهبوا فتحسسوا من يوسف و أخيه ﴾

**"**(Jakubi u tha bijve të vet) **O bijtë e mi, shkoni dhe hulumtoni** (në Egjipt) **për Jusufin dhe vëllain e tij, ..."** (12: 87)

Resuli ka dërguar njerëz për të mbledhur dhe për tu kujdesur për zekatin; ka dërguar Ali ibn Ebi Talib të marrë ca prej kafshëve të tij për kurban gjatë haxhit të lamtumirës, ti jepte lëkurat e tyre sadaka dhe të bënte kurban ato që mbetën prej 100 deveve pasi resuli s.a.u.s. kishte bërë kurban 63 deve me dorën e tij. Gjithashtu dijetarët janë të gjithë dakort se kjo gjë është e lejueshme.

[62] Frika e përmendur këtu është frikë mjaft e madhe e përzjer me tmerr. (P.sh. adhurimi i Allahut duke u tmerruar nga ndëshkimi me zjarr sh.p.)

[63] Në këtë ajet të Kur'anit të shenjtë Allahu na tregon se adhurimi që i bënin Atij njerëzit, që ishin prej më të siqertëve te Allahu, ishte adhurim me dashuri, dëshirë, frikë (tmerr) e

Argumenti për dronë është thënia e Allahut: **"… andaj mos u keni dronë atyre, por më kini dronë Mua ..."**[64] (5: 3)

---

përulje. Lutja (duaja) këtu përfshin të dy llojet e duasë (lloje të cilat i kemi shpjeguar më sipër sh.p.) Kështu ata i kërkuan Allahut atë që donin duke shpresuar shpërblimin e Tij e gjithashtu duke ju frikësuar dënimit të Tij për shkak të gjynafeve të tyre.

Disa dijetarë thonë se shpresa duhet të dominojë kur personi është i sëmurë dhe frika kur ai është mirë. Ata e thonë këtë sepse kur personi është i sëmur ai ndihet i dobët e i pafuqishëm dhe mundet që koha e vdekjes së tij të jetë pikërisht në atë moment. Kështu n.q.s. ai shpreson se Allahu do ta fali ai do të vdesi duke menduar mirë ndaj Allahut. Ndërsa kur ai është i shëndosh e i fuqishëm dhe ka shpresë se do të mbesi gjallë për një kohë të gjatë kjo mund ta çoj atë të bëhet i pakujdesshëm në kryerjen e detyrave të tij fetare. Në këtë mënyrë frika duhet të dominojë te ai që ta detyrojë atë të përmbushi detyrimet. Gjithashtu thuhet se frika dhe shpresa duhet të jenë në të njëjtën masë në mënyrë që shpresa e tij të mos e çoj njeriun të ndihet i shpëtuar e frika e tij të mos e çoj atë në gjendje dëshpërimi. Dominimi i njërës prej këtyre ndjenjave mbi tjetrën është e dëmshme sepse kjo arrin deri atje sa ta shkatërrojë personin.

[64] Droja është frikë që shkaktohet për shkak të njohjes së madhështis, dominimit e sovranitetit të Allahut. Allahu s.u.t. thotë:

﴿ ... إنما يخشى الله من عباده العلماؤا ... ﴾

**"…Po Allahut ia kanë dronë nga robërit e Tij, vetëm dijetarët, …"** (35: 28)

Droja është diçka më e veçantë sesa frika dhe për ta kuptuar atë po japim disa shembuj. N.q.s. ju i frikësoheni dikuj, por nuk

**و دليل الإنابة قوله تعالى: ﴿ و أنيبوا إلى ربكم و أسلموا له ... ﴾**

Argumenti për pendimin është ajeti: **"Dhe kthehuni me pendim te Zoti juaj dhe nënshtrojuni Atij para se t'u vijë dënimi, se pastaj nuk do të ketë kush që t'iu ndihmojë."**[65] (39: 54)

---

e dini se a është ia në gjendje t'iu kapë apo jo atëherë kjo është frika. Kurse kur ju i frikësoheni dikujt dhe e dini se ai është plotësishtë i aftë që t'iu kapi atëherë kjo është droja. Përsa i përket llojeve dhe ndarjes se kujt duhet t'i drejtohet droja e një lloji të caktuar ato janë njësoj si llojet e frikës që i kemi përmendur më sipër.

[65] Fjala arabisht që në këtë ajet është përkthyer "*kthim me pendim*" është el-Inaabah e cila do të thotë këtu të kthehesh te Allahu me bindje duke iu larguar mosbindjes ndaj Tij. Kuptimi i saj është afër kuptimit të fjalës et-teube (pendim), por është pak më ndryshe në kuptim dhe mbart ndjenjën e varjes prej Allahut dhe drejtimit te Ai për mbrojtje.

Kuptimi i shprehjes "*dhe nënshtrojuni Atij*" është: Islami është nënshtrim ndaj ligjeve dhe urdhërave të Allahut. Nënshtrimi ndaj Allahut është dy llojesh:

1-Nënshtrimi i të gjitha krijesave. Ky nënshtrim është nënshtrimi i krijesave ndaj atyre gjërave që Allahu ka vendosur që të egzistojnë dhe të ndodhin në krijim. Ky lloj nënshtrimi i krijesave nuk është me zgjedhjen e tyre dhe ai përfshin të gjitha krijesat në qiell e në tokë, musliman e kafira, të drejtë e të poshtër. Askush nuk mund t'i bëjë bisht këtij lloj nënshtrimi. Argument për këtë është thënia e Allahut s.u.t.:

و دليل الاستعانة قوله تعالى: ﴿ إياك نعبد و إياك نستعين ﴾ و في الحديث: "إذا استعنت فاستعن بالله. "

Argument për kërkimin e ndihmës është ajeti, **"Vetëm Ty të adhurojmë dhe vetëm te Ti ndihmë kërkojmë."** (1: 5) dhe hadithi, *"N.q.s. kërkon ndihmë kërko ndihmë prej Allahut."* [66] (Mbledhur nga Tirmidhiu dhe cilësuar sahih nga shejh Albani në el-Mishkat, n.5302)

---

﴿ ... و له أسلم من في السماوات و الرض طوعا و كرها و إليه يرجعون ﴾

**"... E Atij i është nënshtruar gjithë ç'ka në qiej e në tokë, me dashje e pa dashje dhe tek Ai kthehen."** (3: 83)

2-Nështrim ndaj ligjeve të Sheriatit. Ky lloj nënshtrimi është nënshtrim me bindje ndaj Allahut dhe të dërguarit të Tij. Argumente për këtë ka shumë e një prej tyre është ajeti 39: 5.

[66] Kërkesa për ndihmë është disa tipesh:

1-Kërkesa për ndihmë nga Allahu. Kjo është t'i kërkosh ndihmë Allahut me nënshtrim ndaj Tij dhe t'ia lësh çështjen në dorë Atij duke qenë plotësisht i bindur se mjafton që të kesh Allahun ndihmëtar. Allahu thotë: **"Vetëm Ty të adhurojmë dhe vetëm te Ti ndihmë kërkojmë."** (1: 5)

Që kjo kërkesë ndihme është e drejtuar vetëm për Allahun vërtetohet nga fakti se Allahu në thënien e Tij vendos fjalën, mbi të cilën bie veprimi i foljes, përpara fojes. Kjo sipas gramatikës së arabishtes, gjuhë në të cilën zbriti Kur'ani, tregon se ky veprim është i kufizuar dhe në mënyrë të veçantë vetëm për flalën mbi të cilën bie veprimi. Pra adhurimi dhe kërkesa e ndihmës ashtu siç përmendet edhe në ajet duhet t'i drejtohen

vetëm Allahut, në të kundërt personi ka bërë shirk të madh që e nxjerr atë nga Islami.

2-Kerkesa e ndihmës prej krijesave që kanë mundësi ta ndihmojnë personin për atë që ai kërkon ndihmë. Kjo, duhet parë gjithmonë sipas veprimit me anë të të cilit këkohet ndihma. N.q.s. ky veprim është i lejuar atëherë në këtë kërkesë nuk ka dëm. Allahu s.u.t. thotë:

﴾ ... و تعاونوا البر و التقوى و لا تعاونوا على الإثم و العدوان ... ﴿

**"… Ndihmohuni mes vete me të mira dhe në të mbara, e mosni në mëkate e armiqësi. …"** (5: 2)

N.q.s. është diçka hallall është e lejueshme për personin t'i kërkojë ndihmë dikujt tjetër dhe ai që e ndihmon ka shpërblim te Allahu n.q.s. kjo ndihmë jepet për hir të Alluhut e në zbatim të urdhërave të Tij. Allahu thotë:

﴾ ... و أحسنوا إن الله يحب المحسنين ﴿

**" … dhe bëni mirë, se me të vërtetë Allahu i do bamirësit."** (2: 195)

3-Kërkimi i ndihmës prej një krijese të gjallë për diçka që ajo është e paaftë ta bëjë p.sh. të kërkosh prej një njeriu të dobët të ngrejë një peshë që ai nuk mundet. Kjo lloj kërkese është e kotë dhe e padobishme.

4-Kërkimi i ndihmës prej një personi të vdekur dhe kërkesa për ndihmë prej të gjallëve në çështje të fshehta që nuk mund të arrihen prej tyre. Kjo lloj kërkese ndihme është shirk i madh sepse n.q.s. personi e kryen këtë veprim kjo do të thotë se ai beson se ata prej të cilëve kërkon ndihmë kanë fuqi të fsheht të kontrollojnë krijesat.

5-Kërkimi i ndihmës duke kryer vepra që Allahu i pëlqen. Allahu thotë:

**و دليل الاستعاذة قوله تعالى: ﴿ قل أعوذ برب الفلق ﴾**

**و ﴿قل أعوذ برب الناس ﴾**

Argument për kërkimin e mbrojtjes janë ajetet: **"Thuaj: I kërkoj mbrojtje Zotit të agimit."** (113: 1) dhe **"Thuaj: I kërkoj mbrojtje Zotit të njerëzve."**[67] (114: 1)

---

**﴿ و استعينوا بالصبر و الصلوة ... ﴾**

**"Kërkoni ndihmë me durim dhe me namaz ..."** (2: 45)

[67] Kërkimi i mbrojtjes ndahet në disa lloje:

1-Kërkimi i mbrojtjes prej Allahut. Kjo do të thotë që personi të mbështetet plotësisht te Allahu, për tu mbrojtur prej gjërave ndaj të cilave ai frikësohet, dhe të jetë i bindur se mbrojtja e Allahut është plotësisht e mjaftueshme për të në të gjitha rastet. Argumete për këtë janë ajetet:

**"Thuaj: I kërkoj mbrojtje Zotit të agimit, prej dëmin të çdo krijese që Ai krijoi."** (113: 1-2) dhe

**"Thuaj: I kërkoj mbrojtje Zotit të njerëzve, Sunduesit të njerëzve, të Adhuruarit të njerëzve, prej të keqes së cytësit që fshihet."** (114: 1-4)

2-Kërkimi i mbrojtjes në një prej cilësive të Allahut si p.sh. në të folurin e Tij, madhështin e Tij etj. Argument për këtë janë thëniet e resulit s.a.u.s.:

*"Kërkoj mbrojtje në fjalët perfekte të Allahut nga e keqja e asaj që Ai ka krijuar."* (S.Muslim eng. Trans. v.4 f.1421 n.6541)

*"Unë kërkoj mbrojtje në Fuqinë Tënde që të mos jem i mbytur prej së poshti."* (Sunan Ebu Dauud eng. trans. v.3 f.1408 n.5056 i cilësuar sahih nga shejh Albani në Sahih Sunan Ebu Dauud, n.4239)

Thënia e resulit s.a.u.s. kur vuate nga dhimbjet: *"Unë kërkoj mbrojtje në fuqinë e Allahut nga e keqja e asaj që ndiej dhe që i ruhem."* (S. Muslim eng. trans. v.3 f.1198 n.5462 dhe Ibn Maxha n.3522)

Resuli s.a.u.s. gjithashtu ka thënë: *"Unë kërkoj mbrojtje në kënaqësinë Tënde prej zemërimit Tënd."* (S. Muslim eng. trans. v.1 f.255 n.986)

Kur Allahu s.u.t. zbriti ajetin:

﴿ قل هو القادر على أن يبعث عليكم عذابا من فوقكم ... ﴾

**"Thuaj: "Ai ka fuqi** (t'iu shpëtojë, por edhe) **t'iu sjellë dënim prej së larti …""** (6: 65)

Resuli s.a.u.s. tha: *"Unë kërkoj mbrojtje në Fytyrën Tënde."* (S. Buhari eng. trans. v.9 f.370 n.503)

3-Kërkimi i mbrojtjes të vdekurve ose të gjallëve që nuk janë prezent e që nuk kanë mundësi të japin mbrojtje. Ky lloj kërkimi mbrojtjeje është shirk. Allahu i madhëruar thotë:

﴿ و أنه كان رجال من الإنس يعوذون برجال من الجن فزادوهم رهقا ﴾

**"Dhe se ka pasur burra prej njerëzve, që kërkonin ndihmë prej disa xhinëve dhe ashtu ua shtonin atyre edhe më shumë arrogancën."** (72: 6)

4-Kërkimi i strehimit prej ndonjë personi ose në ndonjë vend kur kjo i shërben personit për të siguruar mbrojtje. Kjo gjë është e lejuar dhe argument për këtë është thënia e resulit s.a.u.s. për fatkeqësit: *"Kushdo që e ekspozon veten te to do të shkatërrohet prej tyre dhe kushdo që gjen një vend për tu strehuar ose brojtur prej tyre le të strehohet në të."* (S. Buhari eng. trans. v.9 f.158 n.203, S. Muslim eng. trans. v.4 f.1495 n.6893) Resuli s.a.u.s. e ka shpjeguar këtë vend strehimi ose

و دليل الاستغاثة قوله تعالى: ﴿ إذ تستغيثون ربكم فاستجاب لكم ﴾

Argumenti për kërkimin e shpëtimit është thënia e Allahut s.u.t.: **"Pëkujtoni kur kërkuat shpëtim prej Zotit Tuaj e Ai u është përgjigjur …"**[68] (8: 9)

---

mbrojtjeje në një hadith tjetër: *"Kushdo që ka deve duhet të ngjitet* (të lidhet mirë me deven e tij e të bëhet një me të sh.p.) *me devenë e tij."* (S. Muslim eng. trans. v.4 f.1495-1496 n.6896) Mbledhur nga Muslimi (S. Muslim eng. trans. v.3 f.911 n.4190) dhe transmetuar nga Xhabiri tregohet se një grua nga fisi Benu Mahzum vodhi diçka. Ajo u soll te resuli s.a.u.s. e atëherë ajo i kërkojë mbrojtje Um Selemes. Gjithashtu në S. Muslim (eng. trans. v.4 f.1494 n.6996) se resuli s.a.u.s. ka thënë: *"Një njeri do të kërkojë mbrojtje në shtëpinë e tij e një njësi ushtarake do të dërgohet kundër tij…"* N.q.s. dikush është duke kërkuar mbrojtje prej të keqes së ndonjë shtypësi është e detyrueshme që ai të strehohet dhe të mbrohet aq sa të jetë e mundur. Por n.q.s. ai kërkon mbrojtje për të kryer diçka të ndaluar ose që të largohet prej ndonjë detyrimi të drejtë atëherë është e ndaluar që ai të strehohet.

[68] Kërkimi i shpëtimit është disa llojesh:

1-Kërkimi i shpëtimit prej Allahut s.u.t. Kjo është diçka e domosdoshme për muslimanin sepse edhe resuli s.a.u.s. edhe pasuesit e tij i kanë kërkuar shpëtim Allahut. Argument është ajeti:

**"Përkujtoni kur kërkuat shpëtim prej Zotit Tuaj, e Ai u është përgjigjur: "Unë do t'iu ndihmoj me një mijë melek që vijnë një pas një."** (8: 9)

Kjo ndodhi në betejën e Bedrit. Kur resuli s.a.u.s. pa mushrikët që numëronin 1000 burra ndërsa shokët e tij

numëronin pak më shumë se 310 burra hyri në një korije hurmash, u drejtua nga kibla, ngriti duart dhe iu lut Allahut: *"O Allah, plotësoje atë që më ke premtuar. O Allah, n.q.s. ky grup i vogël që është popull Islam do të shkatërrohet Ti nuk do të adhurohesh mbi tokë."* Ai vazhdoi t'i bënte dua Allahut aq shumë sa që rroba e tij i ra nga shpatullat. Ebu Bekri e mori rrobën e tij dhe ia vuri përsëri mbi shpatulla e përqafoj atë nga mbrapa dhe tha: *"O i dërguari i Allahut, lutja jote në drejtim të Zotit tënd do jetë e mjaftueshme për ty për shkak se Ai do të plotësojë atë që të ka premtuar ty."* (S. Muslim eng. trans. v.3 f.960 n.4360) e kështu u shpall ajeti 8: 9.

2-Kërkimi i shpëtimit prej të vdekurve ose prej të gjallëve që nuk janë prezent dhe që nuk janë në gjendje të të shpëtojnë. Ky lloj kërkimi shpëtimi është shirk. Allahu s.u.t. thotë:

**﴿ أ من يجيب المضطر إذادعاه و يكشف السوء و يجعلكم خلفاء الأرض أءله مع الله قليلا ما تذكرن ﴾**

**"A është Ai që i përgjigjet nevojtarit kur ai thërret, duke ia larguar të keqen e juve ju bën mbizotërues të tokës. A ka Zot tjetër veç Allahut? Jo, por ju shumë pak përkujtoni."** (27: 62)

3-Kërkimi i shpëtimit prej atyre që janë gjallë që e njohin situatën dhe mundet të të shpëtojnë. Kjo gjë është e lejushme sepse Allahu s.u.t. ka dhënë duke na treguar historinë e Musës:

**﴿ ... فاستغاثه الذى من شيعته على الذى من عدوه فوكزه موسى فقضى عليه ... ﴾**

**"... njëri prej idhtarëve të tij e tjetri prej armiqve të tij, e ai i anës së tij i kërkon ta shpëtojë prej armikut të vet dhe Musai i ra me grusht e ai vdiq. ..."** (28: 15)

و دليل الذبح قوله تعالى: ﴿ قل إن صلاتى و نسكى و محياى و مماتى لله رب العالمين ﴾ ﴿ لا شريك له ... ﴾

Argumenti për kurbanin është ajeti: **"Thuaj: "Namazi im, kurbani im, jeta ime janë thjesh për Allahun, Zotin e botëve! Ai nuk ka shok** (nuk adhuroj tjetër)**. …"**[69] (6: 162-163)

---

4-Kërkimi i shpëtimit prej një personi të gjallë që nuk ka mundësi që të shpëtojë duke mos besuar se ky njeri ka ndonjë forcë të fshehtë. P.sh. n.q.s. një person që është rëzuar dhe është duke rënë në një humnerë të kërkojë nga një i paralizuar ta shpëtojë atë. Kjo gjë është e padobishme dhe budallallëk. Kjo gjë është e ndaluar në rastin kur në atë moment mund të ndodhet atje dikush tjetër që mund të mendojë se i paralizuari ka ndonjë fuqi të fshehtë.

[69] Therja e një kafshe bëhet në një mënyrë të veçant e për arsyet që do ti përmendim më poshtë:

1-Kur kafsha therret për kurban. Kjo bëhet në shenjë adhurimi, nënshtrimi dhe duhet të bëhet vetëm për Allahun e sipas mënyrës që Ai na ka mësuar me anë të të dërguarit të Tij. Bërja kurban për dikë tjetër përveç Allahut është shirk e argument për këtë është ajeti:

﴿ قل إن صلاتى و نسكى و محياى و مماتى لله رب العالمين ﴾ ﴿ لا شريك له ... ﴾

"**Thuaj: "Namazi im, kurbani im, jeta ime janë thjesh për Allahun, Zotin e botëve! Ai nuk ka shok** (nuk adhuroj tjetër)**. …"** (6: 162-163)

2-Therja e kafshëve në dasma ose kur ke ndonjë mik. Kjo është diçka e urdhëruar si detyrim ose si diçka e preferueshme

**و من السنة: "لعن الله من ذبح لغير الله."**

Resuli s.a.u.s. ka thënë: *"Allahu ka mallkuar këdo që bën kurban* (therr kafshë) *për dikë tjetër veç Allahut."* (S. Muslim eng. trans. v.3 f.1093-1094 n.4876)

**و دليل النذر قوله تعالى: ﴿ يوفون بالنذر و يخافون يوما كان شره مستطيرا ﴾**

Argumenti për betimin është thënia e Allahut: **"Ata janë që i zbatojnë premtimet e tyre dhe i frikësohen një dite dëmi i së cilës ka përmasa të mëdha."**[70] (76: 7)

---

për tu bërë sepse resuli s.a.u.s. ka thënë: *"Kushdo që beson me të vërtetë te Allahu dhe te dita e fundit le ti trajtoj me nderim të ftuarit e tij."* (S. Buhari eng. trans. v.8 f.99 n.156 S. Muslim eng. trans. v.3 f.935 n.4286) Resuli s.a.u.s. i ka thënë Abdurrrahman ibn Aufit: *"Bëj dasëm, festo qoftë edhe me një dele."* (S. Buhari v.7 f.72 n.96)

3-Therrja që bëhet për bamirësi ose për të shitur mishin. Kjo është diçka e lejuar duke u bazuar në ajetin:

**﴿ أولم يـروا أناخلقنـا لهـم ممـا عملـت أيـدينا أنعامـا فهـم لهـا مالكمون ﴾ ﴿ و ذللناهالهم فمنها ركوبهم و منها يأكلون ﴾**

**"A nuk e shohin ata se nga ajo që ne vetë e shpikëm, u krijuam atyre kafshë që ata i kanë. Dhe ua bëmë ato që t'iu binden atyre, e disave prej tyre u hipnin, e prej disave ushqehen."** (36: 71-72)

[70] Pjesa e ajetit që thotë *"Ata që i zbatojnë premtimet e tyre ..."* është argument se betimi është adhurim.

Plotësimi i betimit është detyrë. Kjo sepse kur personi fillon një akt adhurimi të detyrueshëm atëherë bëhet e detyrueshme për të ta plotësuar atë. Provë për këtë është ajeti:

## *Parimi i dytë* – Njohja e fesë Islame me argumente

**و هو الإستسلام لله بالتوحيد و الانقياد له بالطاعة و البراءة من الشرك و أهله.**

Ajo është nënshtrimi ndaj Allahut me teuhid[71], dorëzimi ndaj Tij me bindje[72] dhe largimi nga shirku dhe bërësit e tij[73].

---

﴿ ثم ليقضوا تفثهم و ليوفوا نذورهم و ليطوفوا بالبيت العتيق ﴾

**"Pastaj le të heqin papastërtinë e tyre, le t'i zbatojnë premtimet e veta dhe le të sillen** (bëjnë tavaf) **rreth shtëpisë së lashtë."** (22: 29)

Betimi që mund të bëj një person me anë të të cilit ai e detyron veten të bëjë ndonjë akt adhurimi ndaj Allahut nuk është i detyrueshëm. Detyrimi i vetes me anë të betimit është i papëlqyeshëm dhe disa dijetarë thonë se kjo gjë është e ndaluar. Resuli s.a.u.s. e ka ndaluar bërjen e betimeve për të detyruar veten duke thënë: *"Ai* (betimi) *nuk sjell dobi. Ai thjesht bën që personi i farfër të shpenzojë."* (S. Buhari eng. trans. v.8 f.448 n.684 dhe S. Muslim v.3 f.871 n.4019) N.q.s. një person betohet që të kryej një akt adhurimi ndaj Allahut atëherë është e detyrueshme që ai ta kryej atë. Resuli s.a.u.s. ka thënë: *"Kushdo që betohet të bëjë diçka në bindje ndaj Allahut atëherë le t'i bindet Atij."* (S. Buhari eng. trans. v.8 f.449 n.687)

[71] Kjo nënkupton se robi duhet t'i nënshtrohet Zotit të tij sipas mënyrës së përshkruar në Sheriat dhe mënyra e përshkruar në Sheriat është nënshtrimi me teuhid. Për sa i përket nënshtrimit ndaj Kaderit të Allahut njeriu nuk ka shpërblim prej nënshtrimit

## و هو ثلاث مراتب: الإسلام, و الإمان, و الإحسان, و كل مرتبة لها أركان فأركان الإسلام خمسة

Kjo ka tre nivele: Islami (nënshtrim dhe bindja ndaj Allahut), imani (besimi i vërtetë në zemër, shqiptimi me gojë dhe veprimi me gjymtyrë) dhe ihsani (perfeksionimi i adhurimit). Çdo nivel ka shtyllat e veta[74].

---

ndaj tij, sepse ky nënshtrim nuk është merit e zgjedhjes së tij. Për këtë Allahu s.u.t. thotë:

﴿... و له أسلم من في السماوات و الأرض طوعا و كرها و إليه يرجعون﴾

**"… E Atij i është dorëzuar gjithë çka në qiej e në tokë, me dashje e pa dashje dhe tek Ai kthehen."** (3: 83)

[72] Kjo do të thotë të bësh çdo gjë që Ai ka komanduar dhe të largohesh prej çdo gjëje që Ai ka ndaluar sepse bindja do të thotë të zbatosh urdhërat dhe të mos bësh ato që janë ndaluar.

[73] Allahu për këtë thotë:

**"Ju e keni shembullin më të mirë te Ibrahimi dhe te ata që ishin me të, kur i thanë popullit të vet: "Ne tërhiqemi prej jush dhe prej asaj që ju adhuroni, veç Allahut, nuk besojmë tuajën, prandaj ndërmjet nesh e jush është e hapët armiqësia e urrejtja derisa ta besoni vetëm Allahun Një! …""** (60: 4)

[74] Argument për këtë është hadithi i treguar nga Umar ibn Hatab në të cilin tregohet se Xhibrili erdhi dhe pyeti resulin s.a.u.s. për islamin, imanin dhe ihsanin. Në fund të hadithit tregohet se resuli s.a.u.s. tha: *"...Ai ishte Xhbrili, ai erdhi te për t'iu mësuar juve fenë tuaj."* (S. Buhari eng. trans. v.1 f.42 n.47)

شـهادة لا إلـه إلا الله و أن محمـدا رسـول الله و إقـام الـصلاة, و إيتـاء الزكـاة, و صـوم رمـضان, و حـج بيـت الله الحرام. فدليل الشهادة قوله تعالى: ﴿ شـهد الله أنـه لا إلـه إلا هو و الملائكة و أولوا العلم قائما بالقسط لا إلـه إلا هـو العزيـز الحكيم ﴾

Shtyllat e Islamit janë pesë[75]: Dëshmia se askush nuk ka të drejtë të adhurohet veç Allahut dhe se Muhammedi është i dërguari i Tij[76]; falja e namazit; dhënia e zekatit; argjërimi i Ramadanit dhe bërja e haxhit në shtëpinë e Allahut.

Argument për dëshmin (shehadetin) është ajeti: **"Allahu dëshmoi se nuk ka të adhuruar tjetër me të drejtë veç Tij, e dëshmuan edhe melekët dhe dijetarët.**

---

[75] Argument për këtë është thënia e resulit s.a.u.s.: *"Islami është ndërtuar mbi pesë: dëshmia se askush nuk ka drejtë të adhurohet veç Allahut dhe se Muhammedi është i dërguari i Tij, falja e namazit, dhënia e zekatit, argjërimi i Ramazanit dhe bërja e haxhit në shtëpinë e shenjtë të Allahut."* (S. Buhari v.1 f.17 n.7)

[76] Dëshia se nuk ka askush të drejtë të adhurohet veç Allahut dhe se Muhammedi është i dërguari i Tij është një shtyllë e vetme, megjithëse ajo është e përbërë nga dy pjesë. Ajo është një shtyllë për shkak se të gjitha veprimet e adhurimit varen nga të dyja këto pjesë në mënyrë të pandashme. Asnjë akt adhurimi nuk pranohet pa: (1)pa pasur nijet të pastër dhe të sinqertë për hir të Allahut, dhe (2) pa ndjekjen e Sunnetit të të dërguarit Muhammed s.a.u.s. Të dyja këto përfshihen në *Shehadet*.

**Ai është që mban drejtësinë. Nuk ka të adhuruar tjetër me të drejtë përveç Tij, Fuqiplotit, të Urtit.”** (3: 18)

**و معناها لا معبود بحق إلا الله "لا إله" نافيا جميع ما يعبد من دون الله "إلا الله" مثبتا العبادة لله و حده لا شريك له في عبادته كما أنه لا شريك له في ملكه.**

Pjesa “*laa ilaahe*” do të thotë askush nuk ka të drejtë të adhurohet, ndërsa pjesa “*ilaallah*” do të thotë përveç Allahut. Pra kuptimi i gjithë shprehjes “*laa ilaahe* ilaallah” është: ***Askush nuk ka të drejtë të adhurohet përveç Allahut***. Shehadeti afirmon adhurimin vetëm për Allahun dhe tregon se njeriu nuk duhet ti shoqërojë Allahut asgjë[77].

---

[77] Shprehja “*laa ilaahe ilallah*” ndahet në dy pjesë. Pjesa e parë “*laa ilaahe*” është pjesa mohuse e cilat mohon çdo lloj adhurimi me të drejtë që i drejtohet dikujt veç Allahut, ndërsa pjesa tjetër “*ilallah*” është pjesa pohuse e cila pohon adhurimin me të drejtë vetëm për Allahun. Në shprehje është gjithashtu një fjalë e cila nuk është thënë por që kuptohet nga kuptimi e ajo është fjala “*me të drejtë*”. Kjo fjalë është mjaft e rëndësishme të kuptohet sepse përndryshe n.q.s. do të thoshim “*nuk ka të adhruar veç Allahut*” do të binim në kundërshtim me realitetin për shkak se njerëzit adhurojnë dhe marin si zota edhe krijesat. Allahu thotë në Kur’an:

﴿ ... فما أغنت عنهم ءالهتهم التى يدعون من دون الله من شيء لما جاء أمر ربك ﴾

**“… E kur u erdhi urdhëri i Zotit tënd, atyre nuk u ndihmuan asgjë zotat e tyre, të cilëve u luteshin veç Allahut, dhe nuk fituan tjetër veç shkatërrimin.”** (11: 101)

Të gjithë të dërguarit i kanë thënë popujve të tyre:

﴿ ... اعبدوا الله ما لكم من إله غيره ... ﴾

**“… O populli i im, adhuronie Allahun, nuk ka Zot tjetër veç Tij që ta meritojë dhe të ketë të drejtë të adhurohet. …”** (7: 59)

Në ajetin 11: 101 tregohet se njerëzit adhuronin (e kjo vazhdon edhe sot) zota të tjerë veç Allahut. A ka zota të tjerë veç Allahut? ***Nuk ka zota të tjerë veç Allahut***. Ato që përmenden në këtë ajet dhe që njerizit i adhuronin nuk janë zota të vërtetë, por vetëm gjëra të krijuara të cilat njerëzit i konsideronin zota. Këta zota nuk kishin asnjë fuqi për të bërë mirë ose keq, nuk kishin asnjë gjë hyjnore pra ishin zota fallco e të rremë dhe si të këtillë ata nuk meritojnë dhe nuk kanë të drejtë të adhurohen. Argument për këtë është thënia e Allahut:

﴿ ذلك بأن الله هو الحق و أن ما يدعون من دونه هو الباطل و أن الله هو العلى الكبير ﴾

**“Kjo ngase Allahu është Ai i vërteti, dhe atë që lusin ata veç Tij ajo është e kotë. Allahu është vërtetë Ai i larti, i madhi.”** (22: 62)

﴿ أفرءيتم اللت و العزى ﴾ ﴿ و منوة الثالثة الأخرى ﴾ ﴿ أ لكم الذكروله الأنثى ﴾ ﴿ تلك إذا قسمة ضيزى ﴾ ﴿ إن هي إلا أسماء سميتموها أنتم و ءاباؤكم ما أنزل الله بها من سلطان إن يتبعون إلا الظن و ما تهوى الأنفس و لقد جاءهم من ربهم الهدى ﴾

و تفسرها الـذى يوضحها قولـه تعـالى: ﴿ و إذا قـال إبـراهيم لأبيـه و قومـه إننلـى بـراء ممـا تعبـدون إلا الـذى فطرنـى فإنـه سيهدين و جعلها كلمـة باقيـة في عقبـه لعلـهم يرجعون ﴾

Shpjegimi i saj është thënia e Allahut s.u.t.: **“**(Përkujto, o i dërguar) **Kur Ibrahimi babait**[78] **të vet dhe**

---

**“E ju e shihni Latin dhe Uzanë? Dhe atë të tretin e të fundit, Menatin. A mendoni se meshkujt janë tuajët, e të Atij femrat? Atëherë ajo është një ndarje e pa drejtë. Ata** (që adhuroni ju) **nuk janë tjetër, vetëm se emra që ju e prindërit tuaj i emërtuat; Allahu nuk zbriti për ta ndonjë fakt. Po ata** (idhujtarët)**, nuk ndjekin tjetër vetëm se paragjykimedhe çka duan vetë, megjithqë prej Zotit të tyre u pat ardhur udhëzimi.”** (53: 19-23)

Gjithashtu këtë e provon edhe thënia e Allahut në lidhje me Jusufin:

﴿ ما تعبـدون مـن دونـه إلا أسمـاء سميتموهـا أنـتم و ءباؤكم مـا أنزل الله بها من سلطان ... ﴾

**“Ata që ju adhuroni përveç Allahut, nuk janë tjetër vetëm se emra që pagëzuat ju dhe prindërit tuaj. Allahu nuk shpalli ndonjë fakt për ta, vendimi** (në çështjen e adhurimit) **nuk i takon kujt veç Allahut, e Ai urdhëroi të mos adhuroni tjetër vetëm Atë. Kjo është feja e drejtë, por shumica e njerëzve nuk e dinë.”** (12: 40)

[78] Babai i Ibrahimit quhej Azar.

**popullit të tij i tha: “Unë jam i larguar prej asaj që adhuroni ju, përveç Atij që më krijoi, dhe që Ai do të më drejtojë[79]!” Dhe ai** (Ibrahimi) **e la të përjetshme atë fjalë** (besimin në një Zot) **ndër pasardhësit e vet me shpresë që ata të kthehen prej rrugës së gabuar[80] në rrugën e drejtë.”** (43: 26-28)

**و قوله: ﴿ قل يا أهل اكتاب تعالوا إلى كلمة سواء بيننا و بينكم ألا نعبد إلا الله و لا نشرك به شيئا و لا يتخذ بعضنا بعضا أربابا من دون الله فإن تولوا فقولوا اشهدوا بأنا مسلمون ﴾**

**“Thuaju** (o i dërguar)**: “O ithtarë të librit** (Teurat e Inxhil)**, ejani** (të bashkohemi) **te një fjalë [81] që është e njëjtë** (e drejtë) **mes nesh dhe jush: Të mos adhurojmë veç Allahut[82], të mos i bëjmë Atij asnjë send shok, të mos konsiderojmë njëri tjetrin zotër veç Allahut!” E në**

[79] Ai do të më udhëzojë dhe drejtojë në të vërtetën.

[80] Të kthehen prej rrugës së gabuar të bërjes shirk ndaj Allahut.

[81] Kjo fjalë ishte “*të mos adhurojmë asgjë tjetër përveç Allahut dhe të mos i shoqërojmë Atij asgjë*”. Kuptimi i shprejhjes “*që është e njëjtë midis nesh dhe jush*” është se ju dhe ne duhet të jemi në të njëjtën fjalë, pra të adhurojmë vetëm Allahun e të mos i shoqërojmë Atij asgjë.

[82] Asnjëri të mos marrë zota të tjerë veç Allahut, as të adhurojë dikë tjetër veç Allahut e as të gjykojë me ligj tjetër përveç ligjit të Allahut.

**qoftë se ata refuzojnë ju thoni: "Dëshmoni pra, se ne jemi muslimanë**[83] (besuam një Zot)**!"** (3: 64)

**و دليل شهادة أن محمدا رسول الله قوله تعالى: ﴿ لقد جاءكم رسول من أنفسكم عزيز عليه ما عنتم حريص عليكم بالمؤمنين رؤوف رحيم ﴾**

Argumenti për dëshmimin se Muhammedi është i dërguari i Allahut është ajeti: **"Juve ju erdhi i dërguar nga lloji juaj**[84]**, atij i vie rëndë për vuajtjet tuaja, sepse është lakmues i rrugës së drejtë për ju, është i ndjeshëm dhe i mëshirshëm ndaj besimtarëve**[85]**."** (9: 128)

---

[83] Atëherë thuaj atyre të dëshmojnë se ne jemi musliman, të nënshtruar ndaj Allahut, se ne nuk refuzojmë ashtu siç refuzuat ju thirrjen për të adhuruar vetëm Allahun dhe për t'i mos i shoqëruar Atij asgjë.

[84] Nga raca juaj. Allahu s.u.t. thotë:

**"Ai është që arabëve të pashkolluar u dërgoi Pejgamberin nga mesi i tyre që t'iu lexojë ajetet e Tij, ti pastrojë ata, t'ua mësojë Librin dhe Sheriatin, edhe pse më parë ata ishin në një humbje të dukshme."** (62: 2)

[85] Ndjeshmëria dhe të qënit i mëshirshëm ndaj besimtarëve është një argument tjetër që vërteton se Muhammedi s.a.u.s. ishte me të vërtetë i dërguari i Allahut. Allahu në Kur'an thotë:

﴿ قل يأيها الناس إنى رسول الله إليكم جميعا ... ﴾

**"Thuaj** (o Muhammed)**: "O njerëz. Unë jam i dërguari i Allahut te të gjithë ju. …"** (7: 158)

## و معنى شهادة أن محمدا رسول الله: طاعته فيما أمر و تصديقه فيما أخبر, و اجتناب ما نهى عنه وزجر, و ألا يعبد الله إلا بما شرع.

Kuptimi i dëshmisë se Muhammedi është i dërguari i Allahut është: ti bindesh atij dhe çdo gjëje që ai ka urdhëruar, të besosh dhe të dëshmosh se të gjitha ato për të cilat ai na ka informuar janë të vërteta, të mos bësh çdo gjë që ai ka ndaluar dhe të adhurosh Allahun ashtu siç na ka mësuar ai (resuli s.a.u.s.).[86]

---

[86] Kuptimi i dëshmisë se Muhammedi është i dërguari i Allahut është të pohosh me gojë të besosh me zemër se Muhammed ibn Abdullah el-Kurejsh, el-Hashim është i dërguari i Allahut te të gjitha krijesat te xhinët e njerëzit. Allahu s.u.t. thotë:

﴿ و ما خلقت الجن و الإنس إلا ليعبدون ﴾

**“Nuk i kam krijuar xhinët dhe njerëzit vetëm se të më adhurojnë.”** (51: 56)

Adhurimi për Allahun është vetëm sipas mënyrës e cila iu shpall resulit s.a.u.s.

﴿ تبارك الذى نزل الفرقان على عبده ليكون للعالمين نذيرا ﴾

**“Ai, që shpalli Furkanin** (Kur’anin, dallues të së vërtetës nga e pavërteta) **robit të vet** (Muhammedit) **që të bëhet pejgamber i botës** (këshillues)**, është i madhëruar.”** (25: 1)

Dëshmia që Muhammedi s.a.u.s. është i dërguari i Allahut bën të domosdoshme që personi të besojë çdo gjë që resuli s.a.u.s. ka informuar; t’i bindet atij në çdo gjë që ai urdhëron; të

largohet nga çdo gjë që ai ndalon; dhe ta adhurojë Allahun vetëm sipas mënyrës që resuli s.a.u.s. ka treguar. Gjithashtu kjo dëshmi e bën personin të besojë se resuli s.a.u.s. as nuk ndan e as nuk ka asnjë të drejtë në Zotërimin e Allahut mbi krijesat dhe se resuli s.a.u.s. nuk ka asnjë të drejtë të adhurohet. Muhammedi s.a.u.s. është një rob dhe adhurues i Allahut dhe jo diçka për tu adhuruar. Resuli s.a.u.s. nuk zotëron fuqi për të bërë mirë apo keq as për veten e tij. Allahu s.u.t. thotë:

**"Thuaj: "Unë nuk u them juve se i kam në kopetenc depot e Allahut, e as nuk pretendojë se e di fshehtësinë** (e t'iu tregoj se kur do t'iu vijë dënimi)**, as nuk them se unë jam melek. Unë ndjek vetëm atë që më shpallet mua. …""** (6: 50)

Resuli s.a.u.s. është rob i Allahut që vepronte sipas urdhërave që Allahu i jepte.

﴿ قل إني لا أملك لكم ضرا و لا رشدا ﴾ ﴿ قل إني لن يجيرني من الله أحد و لن أجد من دونه ملتحدا ﴾

**"Thuaj: "Unë nuk kam në dorë që t'iu largojë dënimin e as t'iu sjell dobi!" Thuaj: "Është e vërtetë se mua nuk më mbron askush prej** (dënimit të) **Allahut dhe përveç Tij, unë nuk gjej mbështetje.""** (72: 21-22)

﴿ قل لا أملك لنفسي نفعا و لا ضرا إلا ما شاء الله و لو كنت أعلم الغيب لاستكثرت من الخير و ما مسني السوء إن أنا إلا نذير و بشير لقوم يؤمنون ﴾

**"Thuaj: "Unë nuk kam në dorë për veten time as ndonjë dobi, as ndonjë dëm, veç çka do Allahu. Sikur ta dija të fshehtën, do të shumoja për vete të dobishmet, e nuk do më**

و دليل الصلاة و الزكاة و تفسير التوحيد قوله تعالى: ﴿ و ما أمروا إلا ليعبدوا الله مخلصين له الدين حنفاء و يقيموا الصلاة و يؤتوا الزكاة و ذلك دين القيمة ﴾

Argument për namazin, zekatin dhe shpjegimin e teuhidit është thënia e Allahut: **"E duke qenë se ata nuk ishin të urdhëruar me tjetër, veç që të adhuronin Allahun me një adhurim të sinqertë ndaj Tij, që të largohen prej çdo besimi të kotë, ta falin namazin, të japin zekatin[87], se ajo është feja e drejtë."**[88] (98: 5)

---

**prekte gjë e keqe. Unë nuk jam tjetër vetëm se qortues dhe përgëzues për njerëzit që besojnë.""** (7: 188)

﴿ قل إن صلاتي و نسكي و محياي و مماتي لله رب العالمين ﴾ ﴿ لا شريك له و بذلك أمرت و أنا أول المسلمين ﴾

**"Thuaj: "Namazi im, kurbani im, jeta ime dhe vdekja ime janë thjesht për Allahun, Zotin e botëve! Ai nuk ka shok** (nuk adhuroj tjetër)**. Me këtë** (thjeshtësi të adhurimit vetëm për Zotin) **jam i urdhëruar dhe jam i pari i muslimanëve** (i pari që pranoj dhe i bindem)**!""** (6: 162-163)

E drejtë për resulin s.a.u.s. është që atij t'i jepet pozicioni që Allahu s.u.t i ka thënë atij. Ky pozicion për të është pozicioni i robit dhe të dërguarit të Allahut.

[87] Pjesa e parë e ajetit është e përgjithshme dhe përfshin të gjitha llojet e adhurimit të cilat personi duhet t'i bëjë vetëm për hir të Allahut. Këtu janë përmendur në mënyrë të veçantë namazi dhe zekati, që janë lloje adhurimi, për shkak të rëndësisë së madhe të tyre.

[88] Feja e drejtë e zbritur prej Allahut s.u.t. Allahu thotë:

و دليل الصيام قوله تعالى: ﴿ يا أيها الذين امنوا كتب عليكم الصيام كما كتب على الذين من قبلكم لعلكم تتقون ﴾

Argumneti për argjërimin[89] është ajeti: **"O ju që besuat, argjërimi u është bërë obligim sikurse që ishte**

---

﴿ و أن هذا صراطى مستقيما فاتبعوه و لا تتبعوا السبل فتفرق بكم عن سبيله ... ﴾

**"Dhe kjo është rruga** (feja) **Ime e drejtë** (që e caktove për ju)**, pra përmbajuni kësaj, e mos ndiqni rrugë të tjera e t'iu ndajnë nga rruga e Tij. …"** (6: 153)

Ajeti i përmendur nga autori përmban jo vetëm përmendjen adhurimit, pjesë të rëndësishme të të cilit janë namazin e zekatin, por edhe realitetin e teuhidit që është bërja e të gjitha llojeve të adhurimeve thjesht dhe vetëm për Allahun.

[89] Argumenti që tregon se argjërimi është i detyrueshëm është ajeti 2: 183 i përmendur nga autori. Në këtë ajet thuhet, **"…argjërimi u është bërë obligim sikurse që ishte obligim edhe i atyre që ishin para jush …"**, nga kjo pjesë nxjerrim disa mësime.

1-Urdhërimi i popujve para nesh për të argjëruar tregon se argjërimi është diçka shumë e rëndësishme të cilën Allahu e do dhe e pëlqen.

2-Kjo thënie e lehtëson umetin tonë duke i treguar atij se argjërimi nuk është detyrë vetëm mbi të, por ka qenë edhe mbi popujt e mëparshëm.

3-Tregon se Allahu s.u.t. e ka plotësuar e perfeksionuar këtë fe edhe me virtutet që i ishin dhënë popujve më të hershëm.

**obligim edhe i atyre që ishin para jush, kështu që të bëheni të devotshëm."**[90] (2: 183)

**و دليل الحج قوله تعالى: ﴿ و لله على الناس حج البيت من استطاع إليه سبيلا و من كفر فإن الله غني عن العالمين ﴾**

Argument për haxhin[91] është thënia e Allahut s.u.t.: **"…Për hir të Allahut, vizita e shtëpisë** (Kabës) **është obligim për atë që ka mundësi udhëtimi te ajo, e kush nuk e beson** (ai nuk e viziton)**; Allahu nuk është i nevojshëm për krijesat."**[92] (3: 97)

---

[90] Në pjesën e fundit të këtij ajeti thuhet, **"… kështu që të beheni të devotshëm"**. Kjo tregon se nëpërmjet argjërimit njeriu e rrit devotshmërinë e tij ndaj Allahut. Argument për këtë është edhe thënia e resulit s.a.u..s.: *"Kushdo që nuk braktis mashtrimet dhe veprat e këqia atëherë Allahu nuk ka nevojë që ai të braktisi ushqimin dhe pijen e tij."* (S. Buhari eng. trans. v.3 f.70 n.127)

[91] Argument që haxhi është i detyrueshëm për ata që kanë mundësi është ajeti 3: 97 i përmendur nga autori. Ky ajet është shpallur në vitin 9h. kur haxhi u bë i detyrueshëm për ata që kanë mundësi.

[92] Në këtë ajet thënia e Allahut, **"…Allahu nuk është i nevojshëm për krijesat"**, tregon se braktisja e kryerjes së haxhit nga ai që ka mundësi për ta kryer është vepër kufri. Megjithatë sipas pjesës më të madhe të dijetarëve lënia e kryerjes së haxhit nga ai që ka mundësi ta kryej nuk e nxjerr këtë person prej Islamit. Kjo gjë mbështetet mbi thënien e Abdullah ibn Shekik: *"Sahabët nuk e konsideronin lënien e ndonjë vepre si kufër , për veç* (lënies së) *namzit."* (Transmetuar

## المرتبة الثانية: الإيمان و هو بضع و سبعون شعبة بأعلاها قول لا إله إلا الله و أدناها إماطة الأذى عن الطرق, و الحياء شعبة من الإيمان

Imani[93] ka shtatëdhjetë e ca[94] degë[95]. Më e larta e tyre është thënia *"laa ilaahe ilallal"* e më e ulta prej tyre është largimi prej rrugës i asaj që është e dëmshme[96]. Te imani futet edhe ndjenja e turpit[97].

---

nga Tirmidhiu dhe cilësuar sahih nga Albani; Sahih Sunan et-Tirmidhi, n.2114)

[93] Iman nga ana gjuhësore do të thotë besim, ndërsa në Sheriat ai do të thotë: "Besim i sigurt në zemër, pohimi i tij me gojë dhe veprimi tij me pjesët e trupit. Ai ka shtatëdhjetë e ca degë."

[94] Fjala që i korespondon në arabisht është *bid'un* e do të thotë një numër i pa thënë midis 3 dhe 9.

[95] Pjesë.

[96] Gurë, pengesa, papastërti e të gjitha ato gjëra që mund t'i dëmtojnë kalimtarët.

[97] Ndjenja e turpit për të cilën bëhet fjalë këtu është ajo ndjenjë që provohet kur personi ndodhet në pozitë të vështirë dhe e ndalon atë nga kryerja e veprave të këqija. Imani ashtu siç e përmend autori ka shtatëdhjetë e ca degë e nga këto gjashtë prej tyre, të cilat janë përmendur në hadithin e mëposhtëm ku tregohet se si ju përgjigj resuli s.a.u.s. Xhibrilit kur ai e pyeti për imanin, janë shumë të domosdoshme. Resuli s.a.u.s. iu përgjigj Xhibrilit (kur ai e pyeti për imanin): *"Imani është të besosh sinqerisht te Allahu, te melekët e Tij, librat e Tij, te të dërguarit e Tij, në ditën e fundit* (ditën e Kijametit) *dhe në kaderin* (caktimin) *e Allahut për mirë apo për keq."* (S. Buhari eng. trans. v.1 f.42 n.47 dhe S. Muslim eng. trans. v.1 f.1-2 n.1)

## و اركانه ستة أن تؤمن بالله

Shtyllat e tij janë gjashtë: Të besosh sinqerisht te Allahu[98],

---

Për sa i përket imanit dhe degët e tij të ndryshme ai ka shtatëdhjetë e ca degë. Kështu dijetarët e tefsirit thonë se në ajetin që do të përmendim më poshtë, i cili tregon për ndryshimin e drejtimit të faljes së namazit (kiblës) nga Jeruzalemi në drejtim të Kabës, Allahu s.u.t. e quan namazin iman.

﴾ ... و ما كان الله ليضيع إيمانكم ... ﴿

**"… Allahu nuk është që t'iu a humb besimin** (imanin) **tuaj. …"** (2: 143)

[98] Imani te Allahu përfshin katër çështje:

1-***Besimi në egzistencën e Allahut:*** Egzistenca e Allahut provihet nga (i) prirja natyrale e njeriut, (ii) intelekti, (iii) shpallja dhe (iv) nga perceptimi e përjetimi.

(i)-Prirja njeriut për të besuar egzistencën e Zotit. Çdo krijesë është krijuar me prirjen për të besuar te Krijuesi i saj. Askush nuk mund të shkoj në kundërshtim me këtë prirje të natyrshme me përjashtim të atyre zemra e të cilëve prishet prej njerëzve të prishur, ashtu siç thotë resuli s.a.u.s.: *"Çdo fëmijë është lindur në gjendjen e Fitrës* (Fitra është prirja natyrale e lindur e çdo personi për të besuar se egziston vetëm një Zot sh.p.) *pastaj prindërit e tij e bëjnë atë çifut, kristian ose mexhus."* (S. Buhari eng. trans. v.2 f.262 n.467)

(ii)-Për sa i përket çështjes së pranimit nga intelekti se egziston një Krijues ne mund të përmendim faktin fare të thjesht të krijesave. Po tu hedhim një sy gjithë këtyre krijesave që na rrethojnë, që janë kaq të ndërlikuara dhe që karakterizohen nga një ekujlibër i përkryer në mënyrën se si bashkjetojnë, atëherë do të arrijmë në përfundimin se është e pamundur që krijesat të

ishin vetëkrijuar apo të krijoheshin nga rastësia. Kjo gjë mbështetet edhe nga fakti i thjeshtë se përpara se krijesat të egzistonin ato nuk egzistoni atëherë si mundet që diçka që nuk egziston të sjelli në egzistencë veten e saj apo diçka tjetër!? Allahu s.u.t. thotë:

﴿ أم خاقوا من غير شيء أم هم الخالقون ﴾

**“A mos u krijuan prej kurrgjësë, apo ata vetë janë krijuar?”** (52: 35)

Kur Xhubeir ibn Mu’tim dëgjojë resulin s.a.u.s. duke kënduar ajetin:

**“A mos u krijuan prej kurrgjëje, apo ata vetë janë krijues? A mos ata krijuan qiejt dhe tokën. Jo, por ata nuk janë të bindur. A mos tek ata janë depot e Zotit tënd, apo ata mbizotërojnë? A mos kanë ata shkallë të larta që në to përgjojnë? Pra, përgjuesit e tyre le të sjellin fakt të sigur!”** (52: 35-38)

Ai ishte mushrik në atë kohë dhe tha: *“Zemra ime gati fluturoi, dhe kjo ishte kur imani u vendos për herë të parë në zemrën time.”* (S. Buhari eng. trans. v.6 f.357 n.377)

Që ta bëjmë këtë të qartë po japim një shembull: N.q.s. ti i tregon një personi një pallat të bukur, të rrethuar me kopshte nëpër të cilët rrejdhin lumenj, i mbushur me tapete dhe i zbukuruar me lloje të ndryshme ornamentesh e i veshur me gurë të çmuar, e i thua se ky pallat dhe të gjitha ato që ai ka dhe që e rrethojnë u bënë vet ose se ato u bënë papritur pa ndonjë shkak sigurisht që ai nuk do ta besonte e do të konsideronte si njeri budalla. Atëherë si mundet që njeriu të besojë se të gjitha këto krijesa të panumërta në tokë, në qiell e midis tyre, gjithë ky rregull dhe ekujlibër i bashkegzistencës së krijesave të jetë vetëkrijuar apo të jetë bërë pa ndonjë shkak!?

(iii)-Provat e marra nga shpallja për egzistencën e Allahut. Të gjithë shpalljet e shpallura e vërtetojnë egzistencën e Allahut.

Gjithashtu prezenca në to e ligjeve që sigurojnë mirëqenien e krijesave tregon se ato janë prej urtësisë së Zotit i cili di çka është e mirë dhe e keqe për krijesat dhe vendos për to ligje në të mirë të tyre. Në shpallje janë përmendur edhe shumë përshkrime e informacione për krijesat kjo nuk mund të ndodhte n.q.s. shpallja nuk do të ishte prej Atij që ka krijuar të gjitha krijesat e që është Zoti i tyre.

(iv)-Provat e marra nga perceptimi dhe eksperienca për egzistencën e Allahut janë dy llojesh:

(a)-Ne dëgjojmë e shikojmë se njerëzit që kanë nevojë, që janë në vështirësi të madhe e duke vuajtur i luten Allahut e Ai u jep atyre atë që kërkojnë e i çliron ata prej vuajtjeve. Kjo pa dyshim kjo përgjigje ndaj duasë së bërë është një argument mjaft i fortë për egzistencën e Allahut. Allahu s.u.t. thotë:

﴿ و نوحا إذنادى من قبل فاستجبنا له فنجيناه و أهله من الكرب العظيم ﴾

**"**(Përkujto) **Edhe Nuhun kur më parë - pat thirrur** (Zotin) **e Ne ia pranuam atij** (edhe lutjen) **e atë dhe familjen e tij e shpëtuam nga ai tmerri i madh."** (21: 76)

﴿ إذ تستغيثون ربكم فاستجاب لكم ... ﴾

**"Përkujtoni kur kërkuat ndihmë prej Zotit tuaj, e Ai u është përgjigjur …"** (8: 9)

Tregohet nga Enes ibn Melik se një beduin arab hyri në xhami ditën e xhumasë kur resuli s.a.u.s. ishte duke mbajtur hutben dhe tha: *"O resulullah, varfëria po na shkatërron, vartësit janë të uritur, lute Allahun për ne." Kështu* (resuli s.a.u.s.) *ngriti duar dhe bëri dua. Re si male u dukën e ai nuk zbriti nga mimberi i tij derisa unë pashë ujin duke rrjedhur nga mjekra e tij. Xhumanë tjetër i njëjti beduin ose dikush tjetër*

*qëndrojë dhe tha: "O resulullah, shtëpitë po prishen dhe pasuria është duke u mbytur, lute Allahun për ne." Ai* (resuli s.a.u.s.) *ngirti duar dhe tha: "O Allahu rreth nesh e jo mbi ne." Ai nuk tregoi me gisht ndonjë drejtim e që reja të mos largohej* (sipas saj)*."* (S. Buhari eng. trans. v.2 f.26 n.55)

Është diçka mjaft e njohur për të cilën dëshmojmë të gjithë se kur dikush i lutet Allahut me sinqeritet dhe plotëson kushtet e duas atëherë Allahu i përgjigjet duas së tij.

(b)-Mrekullitë e të dërguarve të Zotit të para e të dëshmuara nga njerëzit janë provë e qartë se ajo me të cilën ata erdhën dhe Ai që i dërgoi ata është i vërtetë. P.sh. Musai a.s. goditi me shkopin e tij detin e në të u hapën 12 kalime të thata nëpërmjet të cilave kaluan njerëzit e Musait a.s. Allahu për këtë thotë në Kur'an:

﴿ فأوحينا إلى موسى أن اضرب بعصاك البحر فانفلق فكان كل فرق كالطود العظيم ﴾

**"Ndërsa Ne Musait i thamë: "Me shkopin tënd bjeri detit." Deti u nda dhe çdo pjesë u bë si kodër e madhe."** (26: 63)

Isait a.s. iu dha prej Allahut mrekullia e ngjalljes së të vdekurve dhe e nxjerrjes së tyre prej varreve.

﴿ ... و أحي الموتى بإذن الله ... ﴾

**"... dhe unë me lejen e Allahut ngjall të vdekurit ..."** (3: 63)

﴿ ... و إذ تخرج الموتى بإذني ... ﴾

**"... kur me urdhërin Tim i nxore** (të gjallë) **të vdekurit ..."** (5: 110)

Kur Muhammedit s.a.u.s. kurejshët i kërkuan atij mrekulli ai drejtoi gishtin drejt Hënës dhe ajo u nda në dy pjesë. Të gjithë njerëzit e panë këtë. Në lidhje me këtë Allahu thotë:

﴿ اقتربت الساعة و انشق القمر ﴾﴿ و إن يروا ءاية يعرضوا و يقولوا سحر مستمر ﴾

**“Momenti** (i katastrofës së përgjithshme) **është afruar, Hëna është çarë** (në dysh)**. Po ata** (idhujtarët) **edhe nëse shohin ndonjë argument** (mrekulli) **zbrapsen e thonë: “Kjo është magji e vazhdueshme.””** (54: 1-2)

Këto ishin vetëm disa nga mrekullit, të para e të dëshmuara nga njerëzit, të cilat Allahu i dha të dërguarve të Tij që ato të shërbejnë si provë dhe argument për njerëzit.

2-***Besimi në zotërimin e Allahut.*** Të besosh në zotërimin e Allahut do të thotë të besosh se Allahu është Zot i vetëm e pa partner; se Allahu është Krijuesi, Caktuesi e Furnizuesi i çdo gjëje. Asgjë nuk ndodh në krijim veç me lejen e Tij.

﴿ ... أ لا له الخلق و الأمر ... ﴾

**“…vetëm Atij** (Allahut) **i takon krijimi dhe sundimi. …”** (7: 54)

﴿ ... ذلكم الله ربكم له الملك و الذين تدعون من دونه ما يملكون من قطمير ﴾

**“… Ky është Allahu, Zoti juaj, i tërë sundimi është i Tij, e ata që i lutni në vend të Tij nuk posedojnë as sa një cipë.”** (35: 13)

Askush nga krijesat nuk e mohon Zotërimin e Allahut me përjashtim të atyre që e bëjnë këtë prej arrogancës apo

mendjemadhësis së tyre. Kështu ishte rasti i faraonit i cili u tha njerëzve të vet:

﴿ فقال أنا ربكم الأعلى ﴾

**“E u tha: Unë jam zoti juaj më i lartë!”** (79: 24)

﴿يأيها الملأ ما علمت لكم من إله غيرى ... ﴾

**“E faraoni tha: “O ju pari, unë nuk njoh ndonjë zot tjetër për ju veç meje …”** (28: 38)

Faraoni e thoshte këtë duke e ditur mirë se ai vetë nuk ishte zot.

﴿ و جحدوا بها و استيقنتها انفسهم ظلما و علوا ... ﴾

**“Dhe edhe pse bindshëm të besueshëm në to, i mohuan në mënyrë të padrejtë e me mendjemadhësi, pra shikoje se çfarë ishte fundi i shkatërrimtarëve.”** (27: 14)

Musai a.s. i tha faraonnit:

**“Ai** (Musai) **tha: “Po ti e di se ato** (mrekulli) **nuk i zbriti kush tjetër veç Zotit të qiejve e të tokës, i zbriti të dukshme e unë besoj, o faraon, se ti je i shkatërruar.”** (17: 102)

Idhujtarët e kohës së resulit s.u.a.s. e pohonin dhe e besonin Zotërimin e Allahut megjithëse ata adhuronin zota të tjerë bashkë me Të. Allahu s.u.t. thotë:

﴿ قل لمن الأرض و من فيها إن كنتم تعلمون ﴾﴿ سيقولون لله قل أفلا تذكرون ﴾﴿ قل من رب السماوات السبع و رب العرش العظيم ﴾﴿ سيقولون لله قل أفلا تتقون ﴾﴿ قل من بيده ملكوت

كل شيء و هو يجير و لا يجار عليه إن كنتم تعلمين ﴾ ﴿ سيقولون لله قل فأنى تسحرون ﴾

**“Thuaj: “E kujt është toka dhe çdo gjë që ka në të, nëse jeni që e dini?” Ata do të thonë: “E Allahut.” Atëherë thuaju: “Përse pra nuk mendoni?” Thuaj: “Kush është Zoti i shtatë qiejve dhe Zoti i Arshit të madh?” Ata do të thonë: “Allahu!” Thuaju: “E pse nuk frikësoheni pra?” Thuaj: “Në dorën e kujt është i tërë pushteti i çdo sendi, dhe Ai është që mbron** (kë të dojë)**, e që prej Atij nuk mund të ketë të mbrojtur; nëse jeni që e dini?” Ata do të thonë: “Në dorë të Allahut!” Thuaj: “E si mashtroheni pra?”** (23: 84-89)

**“Nëse ti i pyet ata: “Kush i krijoi qiejt e tokën?” Me siguri do të thonë: “Ato i krijoi i gjithëfuqishmi i dijshmi!”** (43: 9)

**“Po nëse ti i pyet: Kush i krijoi ata, me siguri do të thonë: “Allahu!” E si pra i ktheni shpinën?”** (43: 87)

Autoriteti i Zotit përfshin autoritetin krijues dhe autoritetin ligjëvënës. Kështu Ai rregullon dhe kontrollon krijimin e vendos për të atë që Ai do në përputhje me urtësinë e Tij. Ai gjithashtu është Gjykatësi sovran që vendos ligjet e aktet e adhurimit dhe që gjykon për çështjet. Në këtë mënyrë kushdo që merr dikë tjetër veç Allahut si ligjëvënës atëherë ky ka kryer shirk dhe nuk e ka kuptuar imanin.

3-***Besimi në atë se vetëm Allahu ka të drejtë të adhurohet.*** Ky besim është besimi se vetëm Allahu ka të drejtë të adhurohet e asnjë lloj adhurimi nuk duhet t’i drejtohet askujt tjetër veç Tij. Fjala *al-Ilah* do të thotë ai që adhurohet me dashuri dhe devotshmëri. Allahu thotë:

﴿ و إلهكم إله واحد لا إله إلا هو الرحمان الرحيم ﴾

**“Zoti juaj** (që mariton adhurimin) **është një, Allahu, nuk ka zot tjetër veç Atij që është mëshirëplotë, gjithnjë mëshiron.”** (2: 163)

**“Allahu vërtetoi se nuk ka zot tjetër përveç Tij, e dëshmuan edhe melekët e dijetarët, dhe se Ai është zbatues i drejtësisë. Nuk ka zot, përveç Tij Fuqiplotit e të Urtit.”** (3: 18)

Çdo gjë që merret si zot e që adhurohet veç Tij është një objekt fallco dhe i padobishëm adhurimi. Allahu thotë:

﴿ ذلك بأن الله هو الحق و أن ما يدعون من دونه هو الباطل و أن الله هو العلى الكبير ﴾

**“Kjo ngase Allahu është Ai i vërteti, dhe atë që lusin ata veç Tij është e kotë. Allahu është i vërtetë, Ai i larti, i madhi.”** (22: 62)

Fakti që ata quhen zota nuk i jep atyre ndonjë të drejtë që të adhurohen. Allahu në lidhje me Latin, Uzën dhe Menatin thotë:

﴿إن هى إلا أسماء سميتموها أنتم و ءاباؤكم ما أنزل الله بها من سلطان ﴾

**“Ata** (që i adhuroni ju) **nuk janë tjetër vetëm se emra që ju dhe prindërit tuaj i emërtuat; Allahu nuk zbriti për ta ndonjë fakt. …”** (53: 23)

Allahu tregon se si Hudi i tha popullit të tij:

﴿ ... أتجادلوننى في أسماء سميتموها أنتم و ءاباؤكم ما نزل الله بها من سلطان ... ﴾

**"...A më polemizoni mua për emra** (të idhujve) **që i emëruar ju dhe prindërit tuaj, e që për ta Allahu nuk shpalli kurrëfarë argumenti? ..."** (7: 71)

Jusufi shokëve të tij në burg i tha:

﴿ ءأرباب متفرقون خير أم الله الواحد القهار ﴾ ﴿ ما تعبدون من دونه إلا أسماء سميتموها أنتم و ءاباؤكم ما أنزل الله بها من سلطان ... ﴾

**"O ju dy shokët i mi të burgut, a është më mirë të adhurohen zota të ndryshëm apo Allahu, i vetmi ngadhnjimtar? Ata që ju adhuroni përveç Allahut, nuk janë tjetër vetëm se emra që pagëzuat ju dhe prindërit tuaj. Allahu nuk shpalli ndonjë fakt për ta ..."** (12: 39: 40)

Prandaj të dërguarit i kanë thënë popujve të tyre:

﴿ ... اعبدوا الله ما لكم من إله غيره ... ﴾

**"... adhurnie Allahun nuk keni zot tjetër veç Tij ..."** (7: 59)

Por idhujtarët e mohuan këtë dhe adhuruan zota të tjerë bashkë me Allahun duke i kërkuar atyre ndihmë, lehtësim dhe shpëtim.

Allahu s.u.t. na ka treguar kotësinë e adhurimit të gjërave të tjera veç Tij prej idhujtarëve me anë të dy argumente të qarta:

(i)-Këto zota të cilët ata i adhurojnë nuk kanë ndonjë cilësi Hyjnore. Ato janë gjëra të krijuara të cilat as nuk mund të

krijojnë ndonjë gjë, as nuk mund t'i bëjnë dobi atij që i adhuron ata, as nuk mund t'ia largojë të keqen atij, as nuk kanë fuqi për jetën dhe vdekjen e tyre e as nuk kontrollojnë apo zotërojnë diçka në qiej. Allahu thotë:

﴿ و اتخذوا من دونه ءالهة لا يخلقون شيئا و هو تخلقون و لا يملكون لأنفسهم ضرا و لا نفعا و لا يملكون موتا و لا حيوة و لا نشورا ﴾

**"Mirëpo, ata** (idhujtarët) **në vend të Tij adhuruan zota të tjerë, të cilët nuk krijuan asgjë, sepse ata edhe vetë janë të krijuar. Ata nuk posedojnë për vetvete as dëm as dobi, ata nuk kanë në dorë as vdekje as jetë, e as ringjallje."** (25: 3)

﴿ قل ادعوا الذين زعمتم من دون الله لا يملكون مثقال ذرة في السماوات و لا فى الأرض و ما لهم فيهما من شرك ما له منهم من ظهير ﴾ ﴿ و لا تنفع الشفاعة عنده إلا لمن أذن له ... ﴾

**"Thuaj: "Thirrni ata, të cilët i menduat për zota veç Allahut!" Ata nuk posedojnë sa një grimcë as në qiej e as në tokë dhe as që kanë ata në to ndonjë pjesë, dhe Ai nuk ka prej tyre ndonjë përkrahje.**

**Dhe ndërmjetësimi nuk bën dobi te Ai, përveç atij të cilit Ai i jep leje …"** (34: 22-23)

﴿ أيشركون ما لا يخلق شيئا و هو يخلقون ﴾ ﴿ و لا يستطيعون لهم نصرا و لا أنفسهم ينصرون ﴾

**"A i përshkruajnë shok atë çka nuk mund të krijojë asnjë send, e ata** (idhujt) **vetë jenë të krijuar.**

**Ata** (idhujt) **nuk mund t'iu sjellin atyre ndonjë ndihmë e as veten e tyre ta ndihmojnë."** (7: 191-192)

Pra është e qartë se adhurimi i këtyre zotave veç Allahut është budallëk dhe gjë krejt e kotë.

(ii)-Këta idhujtar pohonin se Allahu s.u.t. është Krijuesi dhe Zoti i tyre, se Ai kontrollon gjithçka dhe se Ai mbron e askush nuk mund të të mbrojë prej Tij. Kjo gjë bën të domosdoshme adhurimin vetëm të Allahut ndërmjetës. Allahu thotë:

﴿ يأيها الناس اعبدوا ربكم الذى خلقكم و الذين من قبلكم لعلكم تتقون ﴾ ﴿ الذى جعل لكم الأرض فراشا و السماء بناء أنزل من السماء ماء فأخرج به من الثمرات رزقا لكم فلا تجعلوا لله أندادا و أنتم تعلمون ﴾

**"O ju njerëz, adhuronie Zotin tuaj, i cili ju krijoi juve edhe ata që ishin para jush ashtu që të jeni të devotshëm.**

**Ai i cili për ju e bëri tokën shtrat** (vendbanim) **e qiellin kulm, e prej qiellit ju lëshoi shi me të cilin ju siguroi lloje të frutave si ushqim për ju, pra mos i përshkruani Allahut shokë, duke qenë se ju e dini** (që Ai nuk ka shokë)**."** (2: 21-22)

**"Po nëse ti pyet: Kush i krijoi ata, me siguri do të thonë: "Allahu!" E si pra, i kthejnë shpinën?"** (43: 87)

﴿ قل من يرزقكم من السماء و الأرض أمن يملك السمع و البصار و من يخرج الحى من الميت و يخرج الميت من الحى و

من يدبر الأمر فسيقولون الله فقل أفلا تتقـون ﴾ ﴿ فـذلكم الله ربكـم الحق فماذا بعد الحق إلا الضلال فأنى تصرفون ﴾

**"Thuaj: "Kush ju furnizon me ushqim nga qielli dhe toka, kush e ka në dorë të dëgjuarit e të pamët** (tuaj), **kush e nxjerr të gjallin nga i vdekuri dhe nxjerr të vdekurin nga i gjalli, kush rregullon çdo çështje?" Ata do të thonë: "Allahu". Ti thuaj: "A nuk i frikësoheni?"**

**E ky është Allahu, Zoti juaj i vërtetë. Pas të vërtetës nuk ka tjetër veç iluzione, e si po ia ktheni shpinën** (të vërtetës)**?"** (10: 31-32)

4-***Besimi në emrat dhe cilësitë e Allahut.*** Besimi në emrat dhe cilësitë e Allahut do të thotë të besosh të gjithë emrat dhe cilësitë e Allahut me të cilat Ai e ka përshkruar Veten në librin e Tij (në Kur'an) dhe të gjithë ato emra dhe cilësi me të cilat resuli s.a.u.s. e ka përshkruar Atë, pa i ndryshuar apo shtrembëruar fjalët dhe kuptimin e tyre, pa i mohuar, pa i shpjeguar se si janë ato dhe pa i krahasuar ato me emrat dhe cilësitë e krijesave. Allahu s.u.t. thotë:

﴿ و لله الأسماء الحسنى فادعوه بها و ذروا الـذين يلحـدون في أسمائه سيجزون ما كانوا يعملون ﴾

**"Allahu ka emrat më të mirë, andaj Atë thirrnie me ato e hiquni nga ata që bëjnë shtrembërime me emrat e Tij. Ata kanë për tu shpërblyer** (me dënim) **për veprimet e tyre."** (7: 180)

﴿ ... ليس كمثله شيء و هو السميع البصير ﴾

**"... Asgjë nuk është si Ai. Ai është dëgjuesi shikuesi."** (42: 11)

Në lidhje me këtë dy grupe kanë dalë nga rruga e drejtë:

(i)-*Grupi Mu'attillah.* Këta mohojnë disa ose të gjithë emrat dhe cilësitë e Allahut duke thënë se pohimi i tyre bën të domosdoshme përngjasimin e emrave dhe cilësive të Allahut me emrat dhe silësit e krijesave. Kjo thënie është krejtësisht e gabuar. Më poshtë do të paraqesim disa argumenta për këtë.

(a)-Thënia e këtij grupi të çon në konkluzionin, që është i papranueshëm dhe i pamundur, se në të folurit e Allahut, i cili është i pa të meta, ka kontradikta. Kjo sepse Allahu e përshkruan veten me emra e cilësi dhe thotë se ato nuk i përngjajnë cilësive e emrave të krijesave, por meqenëse sipas këtij grupi përshkrimi i Allahut me emra dhe cilësi bën të domosdoshme që këto cilësi t'i përngjajnë atyre të krijesave del se një pjesë e gjërave që ka thënë Allahu kundërshtojnë të tjerat.

(b)-N.q.s. dy gjëra kanë një emër ose cilësi të përbashkët kjo nuk do të thotë se detyrimisht ato janë si njëra tjetra. P.sh. po të shikosh dy njerëz ata kanë cilësi të përbashkëta si dëgjimi, shikimi, e folura etj., por kjo nuk do të thotë se dëgjimi, shikimi dhe e folura e tyre është e njëjtë. Kjo sepse dikush shikon më mirë e dikush më keq, dikush dëgjon më mirë e dikush më keq, dikush flet më bukur e më qartë e dikush më keq. Gjithashtu ne shikojmë se edhe kafshët kanë këmbë dhe sy gjëra këto që i ka edhe njeriu, por këmbët e sytë e tyre jo vetëm që nuk janë si të njeriut por edhe kanë aftësitë të tjera nga ato të njeriut. Kështu ngjashmëria e emrave dhe cilësive të Allahut n.q.s. ato quhen me të njëjtin emër me ato të krijesave është ***vetëm në emër***.

(ii)-*Grupi Mushabbihah.* Ky grup pohon emrat dhe cilësit e Allahut dhe thotë se ato janë si emrat dhe cilësitë e krijesave. Ata thonë se kjo është ajo që kërkohet dhe është në përputhje me tekstin sepse Allahu i është drejtuar njerëzve me atë që është e kuptueshme për ta. Kjo thënie e tyre është krejtësisht e gabuar. Më posht kemi disa argumeta për këtë.

و ملائكته

melekët e Tij[99],

---

(a)-Të mendosh se krijesat janë të ngjashme me Allahun është diçka shumë e gabuar e cila kundështohet me forcë nga Shpallja dhe llogjika e kthjellët.

(b)-Me të vërtetë Allahu i është drejtuar njerëzve me atë që është në esencë e kuptueshme për ta, por përsa i përket emrave dhe cilësive të Allahut ne nuk mund t'i shpjegojmë ato. Kështu p.sh. Allahu dëgjon edhe njerëzit dëgjojnë. Te njerësit proçesi i të dëgjuarit është proçesi i perceptimit të valëve zanore, por kjo gjë nuk mund të thuhet për Allahun. Nuk mund ta themi për faktin e thjeshtë se ne dimë për Allahun vetëm aq sa Ai ka dashur të na tregojë nëpërmjet resulit s.a.u.s. dhe meqënëse resuli s.a.u.s. nuk e ka shpjeguar dëgjimin e Allahut atëherë ne nuk kemi të drejtë ta shpjegojmë. Gjithashtu Allahu s.u.t. na ka treguar se Ai qëndron mbi Arshin e Tij. Qëndrimi i Allahut mbi Arshin e Tij është në esencë e kuptueshme për ne. Për sa i përket mënyrës se si Ai qëndron kjo është diçka e panjohur nga ne.

Besimi te Allahu s.u.t., ashtu siç e kemi treguar, do të japë për besimtarin fryte të mëdha, prej tyre janë:

(i)-Kuptimi dhe Zbatimi i teuhidit. Kështu ai nuk shpreson, i frikësohet dhe nuk adhuron askë tjetër përveç ose bashkë me Allahun.

(ii)-Kompletimi i dashurisë së dikujt për Allahun dhe përshkrimi i Allahun ashtu siç Ai ka urdhëruar me emrat dhe cilësit e Tij perfekte.

(iii)-Përmbushja e adhurimit të Tij duke bërë çdo gjë që ai ka urdhëruar e duke iu larguar çdo gjëje që Ai ka ndaluar.

[99] Melekët janë krijesa që ne nuk mund t'i shohim. Ata janë adhurues të Allahut, nuk kanë ndonjë cilësi hyjnore dhe nuk kanë ndonjë të drejtë që të adhurohen. Allahu s.u.t. i ka krijuar

ata nga drita dhe i bëri ata plotësisht të nënshtruar ndaj Tij. Allahu thotë:

﴿ و مــن عنــده لا يــستكبرون عــن عبادتــه و لا يستحــسرون ﴾ ﴿ يسبحون اليل و النهار لا يفترون ﴾

**“Vetëm e Tij është çdo gjë që është në qiej e tokë! E ata që janë pranë Tij** (melekët)**, nuk shprehin mendjemadhësi në adhurimin ndaj Tij, e as nuk u bëhet** (ibadeti) **monoton. Ata lartësojnë** (Allahun) **natë e ditë dhe nuk mërziten.”** (21: 19-20)

Ata janë shumë në numër. Në dy sahinjtë ka një hadith të transmetuar nga Enesi r.a. në të cilin resuli s.a.u.s. ka thënë se ‘Shtëpia më e vizituar’ (Bejtul-Ma’mur) iu tregua atij. 70 mijë melek falen në të çdo ditë dhe kur ata ikin prej saj ata kurrë nuk kthehen më në të dhe një grup tjetër (melekësh) shkon çdo ditë. (S. Buhari veng. trans. v.4 f.287, 290 n.429 dhe S. Muslim veng. trasn. v.1 f.100, 103 n.309)

Besimi te melekët përfshin katër çështje:

1-***Të besosh në egzistencën e tyre.***

2-***Të besosh në mënyrë të veçantë te ata emrat e të cilëve ne i njohim, si p.sh. Xhibrili.*** Për sa i përket ata melek emrat e të cilëve ne nuk i njohim ne duhet të kemi besim te ta në përgjithësi.

3-***Të besosh çdo gjë që na është shpallur në lidhje me cilësitë e tyre.*** Në lidhje me Xhibrilin resuli s.a.u.s. na ka treguar se ai e ka parë atë në formën në të cilën ai (Xhibrili) është krijuar, me 600 krahë dhe me një madhësi që mbushte horizontin. (S. Buhari eng. trans. v.4 f.301 n.455, 457) Ndodh që një melek të marr formë njeriu me lejen e Allahut. I tillë është rasti kur Xibrili a.s. iu shfaq Merjemes në formë e një njeriu perfekt. Gjithashtu Xhibrili a.s. i është shfaqur në formë njeriu me rroba të bardha e me flokë të zeza edhe resulit s.a.u.s. kur ai

ishte duke ndenjur me shokët e tij. Melekët që Allahu dërgoi te Ibrahimi dhe Luti u shfaqën gjithashtu në formë njeriu.

4-Të besosh në detyrat e melekëve për të cilat Allahu na ka shpallur se Ai i ka urdhëruar ato për ta. Këto detyra janë p.sh. madhërimi i Allahut, deklarimi se Ai është i pa të meta, adhurimi i Allahut ditë e natë pa u lodhur e mërzitur. Ka disa prej melekëve që kanë disa detyra të caktuara p.sh. Xhibrilit a.s. i është besuar detyra e transmetimit të Shpalljes nga Allahu s.u.t. te të dërguarit e Tij; Mikailit i është caktuar detyra e kujdesjes ndaj reshjeve të shiut dhe rritjes së bimësisë; Israfilit i është caktuar fryrja e Surit (Bririt) në Orën e Fundit; meleku i vdekjes ka për detyrë të marrë shpirtrat në momentin e vdekjes; Meliku ka për detyrë të ruajë Xhehennemin. Kur fëmija në barkun e nënës mbush katër muaj Allahu dërgon një melek te ai të shkruaj çfarë do t'i ndodhi atij gjatë gjithë jetës, veprat e tij dhe se a do të jetë ai prej fatlumëve apo prej të shkatëruarve. Dy melekë, njëri në të majtë e tjetri në të djathtë, kanë për detyrë të shkruajnë veprat e njeriut. Dy melekë të tjerë kanë për detyrë të pyesin njeriun se cili është Zoti i tij, feja e tij dhe i dërguari i tij kur ai varroset.

Të mirat e besimit te melekët janë:

(i)-Njohja e madhështisë së Allahut, fuqisë, autoritetit e dominimit të Tij.

(ii)-Rritja e falenderimi të Allahut i cili kujdeset për njerëzit. Kur njeriu mëson se Allahu ka caktuar disa melek për ta mbrojtur atë, për t'i shkruar veprat e tij dhe për të bërë gjëra të tjera në dobi të njeriut atëherë ai është akoma më shumë falenderues ndaj Allahut.

(iii)-Dashuri për melekët për shkak të adhurimit të tyre ndaj Allahut.

Ka disa njerëz që mohojnë egzistencën fizike të melekëve. Ata thonë se melekët janë vetëm një shprehje që i referohet fuqisë së të mirës të trashëguar në krijesa. Mohimi i melekëve

është mohim i Librit të Allahut, i Sunnetit të resulit s.a.u.s. dhe i konsensusit (ixhmas) të dijetarëve. Allahu s.u.t. thotë:

﴿ الحمد لله فاطر اسماوات و الأرض جاعل الملائكة رسلا أولى أجنحة مثنى و ثلاث ورباع ﴾

**"Falenderimi i qoftë Allahut, Krijuesit të qiejve e tokës Krijuesit të melekëve me nga dy palë, tri palë e katër palë krah, …"** (35: 1)

﴿ و لوترى إذ يتو فى الذين كفروا الملائكة يضربون و جـوههم و أدبارهم … ﴾

**"Sikur t'i kishte parë melekët kur ua marrin shpirtin atyre që mohuan** (do shihje tmerr)**, u binin fytyrave dhe shpinave të tyre** (para, prapa)**: "Shijoni dënimin e djegies!"** (8: 50)

﴿ … و من أظلم ممن افترى على الله كذبا أو قال أوحـى إلى و لم يوح إليه شيء و من قال سأنزل مثل ما أنـزل الله و لـوترى إذ الظالمون في غمرات المـوت و الملائكـة باسطوا أيـديهم أخرجـوا أنفسكم … ﴾

**"… E sikur t'i shihje mizorët kur janë në agoni të vdekjes, e melekët kanë shtrirë duart e veta** (me ndëshkim) **e** (u thonë)**: "Shpëtonie pra vetveten** (nëse mundeni)**. …"** (6: 93)

﴿ حتى إذا فزع عن قلوبهم قالوا ماذا قال ربكم قـالوا الحـق و هو العلي الكبير ﴾

وكتبه,

Librat e Tij[100],

---

**"… e kur hiqet frika nga zemrat e tyre ata thonë: "Çka tha Zoti juaj!" Ata** (melekët) **thonë: "Të vërtetën!" Ai është më i larti më i madhi."** (34: 23)

Allahu s.u.t. thotë për njerëzit e Xhennetit:

**"**(përfundim i mirë është) **Xhennete të Adnit** (vende të përjtshme) **ku do të hyjnë ata, dhe prindërit, gratë dhe fëmijët e tyre të cilët kanë qenë vepërmirë ata do t'i vizitojnë melek duke hyrë në secilën derë.**

(u thonë) **Selamu alejkum, me durimin tuaj gjetët shpëtimin; sa përfundim i lavdishëm është ky vend."** (13: 23-24)

Resuli s.a.u.s. ka thënë: *"N.q.s. Allahu e do një rob Ai i thotë Xhibrilit, "Allahu e do filanin, pra duaje atë". Kështu Xhibrili u thotë banorëve të qiellit, "Allahu e do filanin, dujeni atë", kështu banorët e qiellit e duan atë. Pastaj dashuria për të zbritet* (e vendoset) *në tokë."* (S. Buhari eng. trans. v.9 f.430 n.577)

Në një hadith tjetër resuli s.a.u.s. thotë: *"Ditën e xhumasë ka melek në çdo derë xhamie që shkruajnë kush vjen i pari e me radhë të tjerët. Kur imami ulet atëherë defterët mbyllen dhe ata vijnë të dëgjojnë Përmendjen* (e Allahut sh.p.)*."* (S. Buhari eng. trans. v.2 f.25 n.51)

Këto që përmendëm më sipër tregojnë mjaft qartë se melekët janë krijesa që egzistojnë me të vërtetë dhe për këtë të gjithë muslimanët janë dakort.

[100] Është fjala për libart që Allahu u ka shpallur të dërguarve të Tij për të udhëzuar me to njerëzimin. Besimi në libra përfshin 4 pika:

و رسله

të dërguarit e Tij[101],

---

1-***Të besosh se ato janë prej Allahut s.u.t.***

2-***Të besosh në ato libra emrat e të cilëve ne i dimë.*** Kur'anin i cili iu shpall të dërguarit Muhammed, Teuratin që iu dha Musait a.s., Inxhilin që iu dha Isait a.s. dhe Zeburin që iu dha Dauudit a.s. Përsa i përket librave të tjerë të cilën ne nuk i njohim me emër ne kemi besim në to.

3-***Pohimi i çdo gjëje që ata përmbajnë.*** Pra pohimi i çdo ajeti të Kur'anit dhe i çdo pjese origjinale të librave të tjerë para tij.

4-***Të veprosh me të gjitha ato ligje që ato përmbajnë e që nuk janë pezulluar nga ligjet e librave të mëvonshëm.*** Të gjithë librat e mëparshëm janë pezulluar me shpalljen e Kur'anit. Allahu s.u.t. thotë:

﴿ و أنزلنا إليك الكتاب بالحق مصدقا لما بين يديه من الكتاب و مهيمنا عليه فاحكم بينهم بما أنزل الله ... ﴾

**"Ne edhe ty** (Muhammed) **ta zbritëm librin** (Kur'anin) **e vërtetë që është vërtetues i librave të mëparshëm dhe garantues i tyre. Gjyko, pra, mes tyre me atë që Allahu e zbriti …"** (5: 48)

Kuptimi i këtij ajeti është se Kur'ani është gjykues për ta e kështu nuk është e lejuar të veprosh sipas ndonjë urdhëri të librave të mëparshëm përveç atyre urdhërave të cilët janë provuar të jenë origjinal (autentik) dhe janë konfirmuar nga Kur'ani.

[101] Të dërguarit janë njerëz të pajisur me shpallje nga Allahu s.u.t. të cilët Ai i dërgoi te njerëzit për t'i udhëzuar ata në rrugë të drejtë dhe për t'i mësuar atyre fenë. I dërguari i parë ishte Nuhu a.s. dhe i fundit Muhammedi a.s.u.s. Allahu s.u.t. thotë:

﴿ إنا أوحينا إليك كما أو حينا إلى نوح و النبين من بعده ... ﴾

**“Ne të frymëzuam ty me shpallje sikurse e patëm frymëzuar Nuhun dhe nebijët pas tij …”** (4: 163)

Enes ibn Malik në hadithin për ndërmjetësimin (në ditën e Kijametit sh.p.) transmeton se resuli s.a.u.s. ka thënë se njerëzit do të shkojnë te Ademi e t’i kërkojnë atij të ndërmjetësoj te Allahu për ta, por ai nuk do të pranojë e do të shfaqësohet duke thënë: *“Shkoni te Nuhu, sepse ai ishte i dërguari i parë që Allahu dërgoi ...”* (S. Buhari eng. trans. v.6 f.3 n.3)

Allahu s.u.t. thotë për Muhammedin:

﴿ ما كان محمد أبا أحد من رجالكم و لكن رسول الله و خاتم النبين ... ﴾

**“Muhammedi nuk ka qenë babai i asnjërit prej burrave tuaj por ai ishte i dërguari i Allahut dhe vulë e të gjithë pejgamberëve, …”** (33: 40)

Asnjë popull nuk ka mbetur pa pasus të dërguar te ai prej Allahut. Allahu thotë:

﴿ و لقد بعثنا في كل أمة رسولا أن اعبدوا الله و اجتنبوا الطاغوت ... ﴾

**“Ne dërguam në çdo popull të dërguar që tu thonë: “Adhuroni vetëm Allahun e largojuni djajve** (adhurimit të tyre)**!” …”** (16: 36)

﴿ ... و إن من أمة إلا خلا فيها نذير ﴾

**“… e nuk pati asnjë popull që nuk pati të dërguar.”** (35: 24)

﴿ إنا أنزلنا التوراة فيها هدى و نور يحكم بها النبيون الذين أسلموا للذين هادوا ﴾

**“Ne e zbritëm Teuratin në të cilin është udhëzimi i drejtë dhe drita. Sipas tij gjykuan ndaj atyre që ishin jehudi, …”** (5: 44)

Të dërguarit ishin njerëz, krijesa. Ata nuk kishin asgjë hyjnore dhe nuk duhen adhuruar sepse ata nuk e meritojnë adhurimin. Allahu s.u.t. thotë për të dërguarin Muhammed se ai është më i miri prej të dërguarve dhe i ngritur në një gradë mjaftë të lartë midis tyre.

﴿ قل لا أملك لنفسى نفعا و لا ضرا إلا ما شاء الله و لو كنت أعلم الغيب لاستكثرت من الخير و ما مسنى السوء إن أنا إلا نذير و بشير لقوم يؤمنون ﴾

**“Thuaj: “Unë nuk kam në dorë për veten time as ndonjë dobi, as ndonjë dëm, veç çka do Allahu. Sikur ta dija të fshehtën, do të shumoja për vete të dobishmet, e nuk do të më prekte gjë e keqe. Unë nuk jamë tjetër vetëm se qortues dhe përgëzues për njerëzit që besojnë.””** (7: 188)

﴿ قل إنى لا أملك لكم ضرا و لا رشدا ﴾ ﴿ قل إنى لن يجيرنى من الله أحد و لن أجد من دونه ملتحدا ﴾

**“Thuaj: “Unë nuk kam në dorë që t’iu largoj dënimin, as t’iu sjell dobi!” Thuaj: “Është e vërtetë se mua nuk më mbron askush prej** (dënimit të) **Allahut dhe përveç Tij, unë nuk gjej mbështetje.””** (72:21-22)

Pra të dërguarit ndjejnë çdo gjë që njerëzit e zakonshëm provojnë në lidhje me sëmundjet, vdekjen nevojën për ushqim e ujë etj. Në Kur'an citohet Ibrahimi a.s. kur ka përshkruar Allahun:

﴿ و الذى هو يطعمنى و يسقين ﴾ ﴿ و إذا مرضت فهو يشفين ﴾ ﴿ و الذى يميتنى ثم يحيين ﴾

**"Dhe Ai** (është) **që më ushqen dhe më jep të pije. Dhe kur të sëmurem ai më shëron. Ai më bën të vdesë e mandej më ngjall."** (26:79-81)

Resuli s.a.u.s. ka thënë: *"Unë jam njeri si ju, unë harroj ashtu siç harroni edhe ju. Kështu n.q.s. unë harroj atëherë më kujtoni."* (S. Muslim eng. trans. v.1 f.284 n.1168)

Gjithashtu edhe Allahu i lartësuar i ka përshkruar të dërguarit e Tij e ka thënë se ata kanë qenë rob mjaft të bindur dhe të nënshtruar ndaj Tij. Allahu thotë për Nuhun,

﴿ ... إنه كان عبدا سكورا ﴾

**"… Vërtet ai ishte rob shumë falenderues."** (17: 3)

për Muhammedin,

﴿ تبارك الذى نزل الفرقان على عبده ليكون للعالمين نذيرا ﴾

**"Ai, që ia shpalli Furkanin** (Kur'anin) **robit të vet** (Muhammedit) **që të bëhet pejgamber i botës, është i madhëruar."** (25: 1)

për Ibrahimin, Ishakun dhe Jakubin,

﴿ و اذكرعبادنا إبراهيم و إسحاق و يعقوب أولي الأيدي و الأبصار ﴾﴿ إنا أخلصناهم بخالصة ذكرى الدار ﴾ و إنهم عندنا لمن المصطفين الأخيار﴾

**“Përkujto robërit tanë Ibrahimin, Ishakun, Jakubin që ishin të fortë në zbatimin e detyrave dhe largpamës në fe.**

**Ne i pajisëm ata me një virtyt të posaçëm, me përkujtim ndaj botës tjetër.**

**S’ka dyshin se ata ishin te ne prej të zgjedhurve më të mirë.”** (38: 45-47)

për Isain birin e Merjemes.

﴿ إن هو إلا عبد أنعمنا عليه و جعلناه مثلا لبني إسراءيل ﴾

**“Ai** (Isai) **ka qenë vetëm një rob, të cilin e bëmë pejgamber dhe e bëmë shembull të jashtëzakonshëm si përvojë për beni israilët.”** (43: 59)

Besimi te të dërguarit përfshin katër gjëra:

1-***Të besosh se ata ishin me të vërtetë të dërguarit e Allahut.*** Kushdo që mohon qoftë edhe një të dërguar i ka mohuar të gjithë ata. Allahu s.u.t. thotë:

﴿ كذبت قوم نوح المرسلين ﴾

**“Edhe populli i Nuhut gënjeu të dërduarit.”** (26: 105)

Në këtë ajet Allahu e konsideron popullin e Nuhut sikur kishte mohuar të gjithë të dërguarit megjithëse ata nuk patën të dërguar tjetër veç Nuhut. Në të njëjtën mënyrë kristianët që mohojnë Muhammedin s.a.u.s. kanë mohuar edhe Mesian (Isain) birin e Merjemes i cili ka paralajmëruar për ardhjen e Muhammedit s.a.u.s.

2-***Të besosh në mënyrë të veçantë te të gjithë ata emrat e të cilëve i njohim.*** Të tillë janë Muhammedi, Ibrahimi, Musai, Isai dhe Nuhu. Këta janë më të mëdhenjtë prej të dërguarve. Allahu i ka përmendur ata të gjithë së bashku në dy vende në Kur'an:

﴿ و إذ أخذنا من النبين ميثاقهم و منك و من نوح و إبراهيم و موسى و عيسى ابن مريم ﴾

**"**(përkujto) **Kur Ne e morëm prej pejgamberëve premtimin e tyre; edhe prej teje, prej Nuhut, Ibrahimit, Musait, Isait birit të Merjemes, pra morëm prej tyre besë të fortë."** (33: 7)

﴿ شرع لكم من الدين ما وصى به نوحا و الذى أوحينا إليك و ما وصينابه إبراهيم و موسى و عيسى أن أقيموا الدين و لا تتفرقوا فيه ﴾

**"Ai u përcaktoi juve për fe atë që i pat përcaktuar Nuhut dhe atë që Ne ta shpallëm ty dhe atë me çka e patëm porositur Ibrahimin, Musain dhe Isain.** (I porositëm) **Ta praktikoni fenë e drejtë e mos u përçani në të. …"** (42: 13)

Ndërsa për ata të dërguar emrat e të cilëve ne nuk i dimë ne i besojmë ata në përgjithësi. Allahu thotë:

﴿ و لقد أرسلنا رسلا من قبلك منهم من قصصنا عليك و منهم من لم نقصص عليك … ﴾

**"Ne kemi dërguar pejgamberë para teje, për disa prej tyre të kemi njoftuar me rrëfimet e tyre, e për disa sish nuk të kemi njoftuar, e asnjë pejgamberi nuk i takon të sjellë**

**ndonjë argument vetëm se me urdhërin e Allahut. E kur të vijë koha e caktuar nga Allahu, zbatohet gjykimi me drejtësi dhe aty atëherë dështojnë atë të kotit.”** (40: 78)

3-**Të pohosh çdo gjë që është me të vërtetë prej tyre.**

4-**Të veprosh me ligjin e shpallur nga Allahu të dërguarit Muhammed s.a.u.s.** Resuli s.a.u.s. është i dërguari i fundit që Ai e ka dërguar te të gjithë njerëzit. Allahu s.u.t. thotë:

﴿ فلا و ربك لا يؤمنون حتى يحكموك فيما شجر بينهم ثم لا يجدوا في أنفسهم حرجا مما قضيت و يسلموا تسليما ﴾

**“Për Zotin tënd jo, ata nuk janë besimtarë** (të asaj që të zbriti ty as të asaj para teje) **derisa të mos zgjedhin ty për të gjykuar në atë konflikt mes tyre, e pastaj** (pas gjykimit tënd) **të mos ndjejnë pakënaqësi nga gjykimi yt dhe** (derisa) **të mos binden sinqerisht.”** (4: 65)

Disa prej atyre që mohojnë të dërguarit thonë se të dërguarit nuk mund të jenë njerëz. Kjo është e pabazuar dhe krejtësisht e gabuar. Allahu s.u.t thotë:

﴿ و ما منع الناس أن يؤمنوا إذ جاءهم الهدى إلا أن قالوا أبعث الله بشرا رسولا ﴾ ﴿ قل لوكان في الأرض ملائكة يمشون مطمئين لنزلنا عليهم من السماء ملكا رسولا ﴾

**“Po njerëzit nuk i pengojnë tjetër që të besojnë, kur u erdhi atyre shpallja, vetëm se thoshin: “A thua Allahu dërgoi njeri pejgamber?” Thuaj: “Sikur të kishte në tokë melek që ecin qetë** (si njerëzit)**, Ne do t’iu çonim atyre nga qielli melek pejgamber.””** (17: 94-95)

و اليوم الاخر

Ditën e fundit[102],

﴿ إن أنتم إلا بشر مثلنا تريدون أن تصدونا عما كان يعبد ءاباؤنا فأتونا بسلطان مبين ﴾ ﴿ قالت لهم رسلهم إن نحن إلا بشر مثلكم و لكن الله يمن على من يشاء من عباده و ما كان لنا أن نأتيكم بسلطان إلا بإذن الله ... ﴾

**“… Ata thanë: “Ju nuk jeni tjetër veç njerëz siç jeni edhe ne, ju dëshironi të na pengoni nga ajo që adhuronin prindërit tanë, pra na sillni ndonjë argument të qartë!”**

**Të dërguarit e tyre ju thanë: “Ne nuk jemi tjetër vetëm se njerëzit si edhe ju, por Allahu i jep dhuratë kujt të dojë nga robtë e vet. Ne nuk na takon t'iu sjellim ndonjë argument, vetëm se me dëshirën e Allahut, pra, besimtaarët le t'i mbështeten vetëm Allahut.””** (14: 10-11)

[102] Dita e fundit është dita e ringjalljes kur të gjithë njerëzit do të ringjallen, do të merren në llogari dhe do të shpërblehen ose ndëshkohen. Quhet dita e fundit sepse nuk ka ditë tjetër pas saj se njerëzit e Xhennetit do të ften në Xhennet e njerëzit e zjarrit në zjarr. Besimi në Ditën e fundit përfshin tre çështje:

1-***Besimi në ringjallje.*** Ringjallja është ringjallja e njerëzve pas vdekjes së tyre kur të fryhet Syri për herë të dytë. Pastaj njerëzit do të qëndrojnë të zbathur, lakuriq e të pa rrethprerë (të pa bërë synet) përpara Allahut. Allahu thotë:

﴿ كما بدأنا أقل خلق نعيده وعدا علينا إنا كنا فاعلين ﴾

**“**(Përkujto) **Atë ditë kur Ne e palojmë qiellin sikurse palimi i fletëve në libër. Ashtu sikundër e kemi filluar krijimin** (tuaj)**, e rikthjemë. Ky është obligim Yni e ne e bëjmë këtë.”** (21: 104)

Ndodhja e ringjalljes është e vërtetë dhe për të ka prova të shumta nga Kur'ani dhe Sunneti. Allahu s.u.t thotë:

﴿ ثم إنكم بعد ذلك لميتون ﴾﴿ ثم إنكم يوم القيامة تبعثون ﴾

**"Mandej, pas kësaj ju do të vdisni. E në ditën e kijametit ringjalleni."** (23: 15-16)

Resuli s.a.u.s. ka thënë: *"Njerëzit do të ngrihen Ditën e ringjalljes lakuriq dhe të pa rrethprerë* (të pa bërë synet)*."* (S. Buhari eng. trans. v.4 f.1487 n.6846)

2-***Besimi në llogari, ndëshkim dhe shpërblim.*** Robi do të merret në llogari për veprat e tij e ai do të shpërblehet ose do të dënohet për to. Këtë e agumenton Libri i Allahut, Sunneti dhe ixhmaja e të gjithë muslimanëve për këtë. Allahu thotë:

﴿ إن إلينا إيابهم ﴾﴿ ثم إن علينا حسابهم ﴾

**"Vetëm te Ne kthimin e kanë. Dhe vetëm detyrë Jona është llogaria e tyre."** (88: 25-26)

﴿ و من جاء باسيئة فلا يجزى إلا مثلها و هم لا يظلمون ﴾

**"Kush vjen me një** (punë) **të mirë, ai** (në ditën e gjykimit) **shpërblehet dhjetë fish, e kush vjen me** (vepër) **të keqe, ai ndëshkohet vetëm për të. Atyre nuk u bëhet e padrejtë."** (6: 160)

﴿ و نضع الموازين القسط ليوم القيامة فلا تظلم نفس شيئا و إن كان مثقال حبة من خردل أتينابها و كفى بنا حاسبين ﴾

**"Në ditën e gjykimit Ne do të vëmë peshoja të drejta, e askujt nuk i bëhet e padrejtë asgjë, edhe nëse është** (vepra) **sa**

**peshoja e një kokre meli Ne do ta sjellim atë. E mjafton që Ne jemi llogaritës."** (21: 47)

Ibn Umar r.a. tregon se resuli s.a.u.s. ka thënë: *"Allahu do ta afrojë besimtarin do ta strehojë dhe mbulojë atë dhe do t'i thotë: "A bëre këtë apo atë gjynaf? A bëre këtë apo atë gjynaf?" Ai* (besimtari) *do të thotë, "Po o Zoti im", derisa t'i pranoj gjynafet e tij dhe të mendojë se është i rënuar.* (Allahu) *do të thotë: "Unë t'i mbulova gjynafet në dunja dhe t'i falë ato sot." Kështu atij* (besimtarit) *do t'i jepet libri i veprave të tij të mira. Përsa i përket kafirit dhe munafikut ata do të nxirren para njerëzve dhe do thuhet: "Këta janë ata që gënjyen ndaj Zotit të tyre, me të vërtetë mallkimi i Allahut është mbi gjynofqarët."* (S. Buhari eng. trans. v.3 f.372 n.621 dhe S. Muslim eng. trans. v.4 f.1444 n.6669)

Në një hadith tjetër tregohet se resuli s.a.u.s. ka thënë: *"Kushdo që ka për qëllim të bëjë një vepër të mirë dhe e bën atë Allahu e shkruan atë për të si dhjetë punë të mira ose si 700 punë të mira apo më tepër dhe kushdo që ka për qëllim të bëjë një vepër të keqe dhe e bën atë Allahu ia shkruan atë për të si një punë të keqe."* (S. Buhari neg. trans. v.8 f.329 n.498 dhe S. Muslim eng. trans. v.1 f.75 n.233-237)

Të gjithë muslimanët e pohojnë marrjen e njerëzve në llogari. Kjo gjë është në përputhje edhe me llogjikën sepse përndryshe ç'kuptim do të kishte dërgimimi nga Allahu i të dërguarve me shpallje e mrekulli për t'i udhëzuar njerëzit në vepra të mira e në largimin nga të këqijat. Allahu s.u.t. thotë:

﴿ فلنسئلن الذين أرسل إليهم و لنسئلن المرسلين ﴾﴿ فلنقصن عليهم بعلم و ما كنا غائبين ﴾

**"Ne patjetër do të marrim në përgjegjësi ata, të cilëve u është dërguar** (pejgamber)**, e do t'i marrim në pyetje edhe të dërguarit.**

**Dhe duke e ditur mirë Ne do t'u rrëfejmë atyre** (për atë që punuan)**, se Ne nuk ishim që mungonim."** (7: 6-7)

3-***Besimi në Xhennet dhe Xhehennem.*** Xhenneti dhe Xhehennemi janë vende ku njerëzit do të qëndrojnë për gjithmonë pas gjykimit të tyre. Xhenneti është vendi i lumturisë së përhershme të cilin Allahu e ka krijuar për njerëzit të cilët besuan sinqerisht te të gjitha ato që Allahu i urdhëroi ata të besonin, që ishin të bindur ndaj të dërguarve të Allahut e që sinqerisht adhuruan vetëm Allahun. Në Xhennet njeriu do ketë të gjitha llojet e kënaqësive të cilat ai as nuk mundet t'i imagjinojë, *"Që syri nuk i ka parë, veshi nuk i ka dëgjuar e që kurrë nuk janë imagjinuar"*. (Pjesa me gërma italike është shkëputur nga një hadith i resulit s.a.u.s. i mbledhur nga Buhari dhe Muslimi S. Buhari eng. trans. v.4 f.306 n.467 dhe S. Muslim eng. trans. v.1 f.122 n.363) Allahu s.u.t. thotë:

**"Ndërsa, ata që besuan dhe bënë vepra të mira, të tillët janë krijesat më të dobishme.**

**Shpërblim për ta te Zoti i tyre janë: vendet në Xhennete nëpër të cilët burojnë lumenj, e aty janë përgjithmonë, pakëputur. Allahu është i kënaqur ndaj tyre, e edhe ata të kënaqur prej Tij. E ky është për atë që i ka pasur frikën Zotit të vet."** (98: 7-8)

﴿ فلا تعلم نفس ما أخفي لهم من قرة أعين جزاء بما كانوا يعملون ﴾

**"Pra, për ata që kanë vepruar nuk di askush për atë kënaqësi që u është caktuar atyre si shpërblim."** (32: 17)

Xhehennemi është një vend dënimi të cilin Allahu s.u.t. e ka përgatitur për kafirët që nuk besuan Allahun e që nuk iu bindën të dërguarve të Tij. Allahu thotë:

﴿ و اتقوا النار التى أعدت للكافرين ﴾

**“Dhe ruajuni zjarrit që është përgatitur për kafirët.”** (3: 131)

﴿ ... إنا أعتدنا للظالمين نارا أحاط بهم سرادقها و إن يستغيثوا يغاثوا بماء كالمهل يشوى الوجوه بئس الشراب و ساءت مرتفقا ﴾

**“…Ne kemi përgatitur për kafirët zjarr që muret e tij** (të flakës) **i rrethojnë ata, e nëse kërkojnë shpëtim, ndihmohen me një ujë si katran që bërzhit fytyrat. E shëmtuar është ajo pije, e vend i keq është ai.”** (18: 29)

﴿ إن الله لعن الكافرين و أعد لهم سعيرا ﴾ ﴿ خالدين فيها أبدا لا يجدون و ليا و لا نصيرا ﴾ ﴿ يوم تقلب وجوههم في النار يقولون ياليتنا أطعنا الله و أطعنا الرسولا ﴾

**“Allahu i ka mallkuar jobesimtarët dhe për ta ka përgatitur zjarr të ndezur fort. Aty do të mbesin përgjithmonë dhe nuk do të gjejnë kë t’i mbrojë apo t’i ndihmojë. Ditën kur fytyrat e tyre do të përmbysen në zjarr e thonë: “Të mjerët ne, ta kishim adhuruar Allahun e respektuar të dërguarin!””** (33: 64-66)

E lidhur me besimi në ditën e fundit është edhe besimi te të gjithë ato gjëra që resuli s.a.u.s. na ka treguar se do t’i ndodhin njeriut pas vdekjes së tij. Të tilla janë:

(a)-***Prova e varrit.*** I vdekuri do të pyetet në varr nga melekët për Zotin, fenë dhe të dërguarin e tij. Allahu do ta bëjë besimtarin do t'i përgjigjet këtyre pyetjeve duke thënë: Zoti im është Allahu, feja ime është Islami dhe i dërguari im është Muhammedi. Kafirët nuk do të jenë në gjendje t'i përgjigjen këtyre pyetjeve e do të thonë: Aa, aa, nuk e di. Ndërsa ata që kanë qenë munafik dhe që dyshonin do të thonë: Nuk e di, dëgjova njerëzit duke thënë diçka dhe e thashë edhe unë.

(b)-***Dënimi dhe kënaqësia në varr.*** Kafirët, munafikët dhe ata që e kanë tepruar me të këqija do të dënohen në varr. Allahu s.u.t. thotë:

**"… E sikur ti të shihje mizorët kur janë në agoni të vdekjes, e melekët kanë shtrirë duart e veta** (me ndëshkim) **e** (u thonë)**: Shpëtonie pra veten** (nëse mundeni)**. Tash përjetoni dënimin e turpshëm për shkak se e thoshit të pavërtetën për Allahun, dhe ndaj argumenteve të Tij ishit kryeneç."** (6: 93)

Allahu thotë për faraonin dhe pasuesit e tij:

﴾ النار يعرضون عليها غدوا و عشيا و يوم تقوم الساعة أدجلوا ءال فرعون أشدا العذاب ﴿

**"Ata i nënshtrohen zjarrit mëngjes e mbrëmje, e ditën e kijametit** (u thuhet melekëve)**: "Ithatarët e faraonit futini në dënimin më të rëndë!"** (40: 46)

Në një hadith të mbledhur nga Muslimi dhe të transmetuar nga Zejd ibn Thebit tregohet se resuli s.a.u.s. ka thënë: *""N.q.s. nuk do të ishte se ju do ta ndërprisnit varrosjen e të vdekurve do të bëja dua që ju dë dëgjonit dënimin e varrit që unë po dëgjoj." Pastaj ai* (resuli s.a.u.s.) *kthehu fytyrën nga ne dhe tha: "Kërkojini Allahut që t'iu mbrojë prej dënimit të varrit." Ata thanë: "I kërkojmë mbrojtje Allahut prej dënimit të varrit." Ai* (resuli s.a.u.s.) *tha: "Kërkoni Allahut që t'iu mbrojë prej*

*provave dhe shqetësimeve të hapta e të fshehta." Ata thanë: "I kërkojmë Allahut që të na mbrojë nga provat dhe shqetësimet e hapta dhe të fshehta." Ai* (resuli s.a.u.s.) *tha: "Kërkojini Allahut që t'iu mbrojë prej provës së Dexhallit." Ata thanë: "I kërkojmë Allahut që të na mbrojë prej provës së Dexhallit.""* (S. Muslim eng. trans. v.4 f.1489 n.6859)

Për kënaqësinë që besimtari do të ketë në varr Allahu s.u.t. thotë:

**"E s'ka dyshim se ata që thanë: "Allahu është Zoti ynë", dhe ishin të paluhatshëm, atyre u vijnë melekët** (në prag të vdekjes dhe u thonë)**: të mos frikësoheni, të mos pikëlloheni, kini muxhde Xhennetin që u premtohej."** (41: 30)

**"Përse pra, kur arrin shpirti në fyt, e ju në atë moment shikoni. E Ne jemi më afër te ai se ju, por ju nuk shihni. Dhe përse, nëse ju nuk jeni përgjegjës** (për veprat)**, nuk e ktheni atë** (nuk e kthen shpitin që të mos dalë)**. E nëse ai** (i vedekuri) **është prej të afërmve ai ka** (te Zoti) **kënaqësi furnizim të mirë dhe Xhennet të begatshëm."** (56: 83-89)

Tregohet nga el-Bara ibn Azib se resuli s.a.u.s. ka thënë në lidhje me besimtarin kur ai i përgjigjet melekëve në varr: *"Një thirrës do të thërrasë nga qielli: "Robi Im ka thënë të vërtetën, pra shtro për të një shtrat xhenneti, vishe atë me rroba xhenneti dhe hap për të një derë në drejtim të xhennetit." Ai tha: "Kështu era dhe aroma e tij* (e xhennetit) *e këndëshme do vijë te ai dhe varri i tij do të hapet për të aq sa mund të kap syri."* (Kjo pjesë është e shkëputur nga hadith i gjatë i mbledhur nga Ahmedi dhe Ebu Dauudi)

Kafirët që nuk besojnë ringjalljen thonë se ajo nuk është e mundur. Kotësia e kësaj thënie është vërtetuar nga Shpallja me argumenta të bollshme. Allahu thotë:

﴿ زعم الذين كفروا أن لن يبعثوا قل بلى وربي لتبعثن ثم لتنبؤن بما عملتم و ذلك على الله يسير ﴾

**“Ata që nuk besuan menduan se kurrësesi nuk do të ringjallen. Thuaj: “Po, pasha Zotin tim pa tjetër do të ringjalleni dhe do të njiheni me atë që keni punuar, e ajo për Allahun është e lehtë!”** (64: 7)

Gjithashtu të gjithë librat e shpallur e pohojnë ringjalljen. Jo vetëm kaq por Allahu që njerëzit të besojnë ringjalljen e që të mos kenë asnjë llojë justifikimi për mohimin e saj ka kthyer përsëri në këtë jetë të vdekurit. Në suren Bekare janë përmendur 5 raste të tilla:

1-Kur populli i Musait a.s. i tha atij:

﴿ ... لن نؤمن لك حتى نرى الله جهرة ... ﴾

**“... O Musa ne nuk të besojmë ty derisa ta shohim Allahun haptazi ...”** (2: 55)

Allahu s.u.t. ia morri jetën atyre dhe i solli përsëri në jetë. Allahu thotë:

**“Dhe kur i thatë: O Musa ne nuk të besojmë ty derisa ta shohim Allahun haptazi, e atëherë juve ju rrëmbeu rrufeja dhe ju e shihnit.**

**Pastaj që të jeni mirënjohës pas vdekjes suaj juve ju ngjallëm.”** (2: 55-56)

2-Kur një burrë u vra dhe beni Israilët haeshin me njeri tjetrin për vrasjen e tij Allahu s.u.t. i urdhëroi ata të therrnin një lopë dhe ta godisnin të vdekurin me një pjesë të lopës së therur kështu ai do të ringjalleshe dhe do t’i tregonte atyre kush e kishte vrarë. Allahu thotë:

**“Kur e patët mbytur një njeri dhe u kundërshtuat mes veti për të, e Allahu është zbulues i asaj që ju e mbanit fshehtë.**

**E Ne u thamë: “Mëshoni atij** (të vdekurit) **me një pjesë të saj** (të lopës së therrur)**.” Ja kështu Allahu ngjallë të vdekurit dhe ua sqaron argumentat e veta, ashtu që të kuptoni.”** (2: 72-73)

3-Kur një grup i madh njerëzish, numri i të cilëve ishte me mijëra, u larguan nga shtëpitë e tyre për t’i ikur vdekjes Allahu ua mori atyre jetën dhe pastaj i ringjalli ata përsëri. Për këtë Allahu thotë:

﴿ ألم تر إلى الذين خرجوا من ديارهم و هم ألوف حذر الموت فقال لهم الله موتوا ثم أحياهم إن الله لذيوفضل على الناس و لكن أكثر الناس لا يشكرون ﴾

**“A nuk e di për ata, të cilët nga frika prej vdekjes u larguan prej atdheut të vet, e të cilët ishin me mijëra, e Allahu atyre u tha: “Vdisni!” Pastaj i ngjalli. Allahu është shumë bamirës për njerëzit, por shumica e njerëzve nuk janë mirënjohës.”** (2: 243)

4-Një njeri kaloi pranë një qyteti të rrënuar dhe të vdekur ai nuk mund ta imagjinonte se Allahu mund t’i jepte përsëri jetë atij. Allahu s.u.t. bëri që ai të vdesë për 100 vjet dhe pastaj e riktheu atë në jetë. Allahu thotë:

﴿ أو كالذى مر على قرية و هي خاوية على عروشها قال أنى يحى هذه الله بعد موتها فأماته الله مائة عام ثم بعثه قال كم لبثت قال لبثت يوما أو بعض يوم قال بل لبثت مائة عام فانظر إلى

طعامك و شرابك لم يتسنه و انظر إلى حمارك و لنجعلك ءاية للناس و انظر إلى العظام كيف ننشزها ثم نكسوها لحما ثلما تبين له قال أعلم أن الله على كل شيء قدير ﴾

**“Ose me shembullin e atij që kaloi pranë një fshati që ishte rrënuar në kulmet e tij, e ai tha: “Si e ngjallë Allahu këtë pas shkatërrimit të tij?” E Allahu e bëri të vdekur atë 100 vjet, pastaj e ringjalli e i tha: “Sa qëndrove** (i vdekur)**?” Ai tha: “Një ditë ose një pjesë të ditës.” Ai** (Allahu) **tha: “Jo, por ke ndenjur** (i vdekur) **100 vjet, shikoje ushqimin dhe pijen tënde si nuk është prishur, e shikoje edhe gomarin tënd** (si iu kanë shkapërderdhur eshtrat)**. E për të bërë ty argument, për njerëzit shiko se si i kombinojmë eshtrat e pastaj i veshim me mish. E kur iu bë e qartë atij, tha: “U binda se me të vërtetë Allahu ka mundësi për çdo send.”** (2: 259)

5-Kur Ibrahimi a.s. i kërkoi Allahut t’i tregojë atij si Ai i jepte jetë të vdekurit Allahu s.u.t. e urdhërojë atë të therrte katër zogj, t’i ndante në copa, t’i vendoste copat e tyre në kodrat përreth dhe pastaj t’i thëriste ato. Kur Ibrahimi a.s. i thirri ato copat u bashkuan, u riformuan zogjt dhe ata fluturan me shpejtësi në drejtim të Ibrahimit.

**“Përkujto kur Ibrahimi tha: “Zoti im më mundëso të shoh se si i ngjall të vdekurit?” Ai** (Allahu) **tha: “A nuk je i besueshëm?” Ai** (Ibrahimi) **tha: “Po, por desha që zemra ime të ngopet!” Ai** (Allahu) **tha: “Merri katër shpendë pranë vetes** (therri e copëtoji)**, e pastaj në çdo kodër vërë nga një pjesë të tyre, mandej thirri ato, do të vijnë ty shpejt, e dije se Allahu është i gjithëfuqishmi, i urti.”** (2: 260)

Këto raste që përmendëm më sipër nuk janë të vetmet ku njerëzit kanë parë me sytë e tyre që Allahu i jep vdekje dhe jetë

krijesave. Me urdhërin e Allahut Isai biri i Merjemes ngjalli të vdekurin dhe e ngriti atë nga varri. Raste si ato të lartëpërmendura ka shumë e nuk po i përmendim të gjitha.

Allahu s.u.t. ka krijuar qiejt dhe tokën e çka midis tyre kështu është fare e kuptueshme se Ai ka mundësinë që të ringjalli krijesat e Tij, sepse Ai i krijoi ato kur ato nuk egzistonin e ringjallja e tyre është akoma më e lehtë. Allahu s.u.t. thotë:

﴿ و هو الذى يبدؤا الخلق ثم يعيده و هو أهون عليه ... ﴾

**“Dhe Ai është që e shpik jetën e pastaj e përsërit atë, e ajo** (përsëritja) **është edhe më e lehtë për Të. ...”** (30: 27)

﴿ كما بدأنا أول خلق نعيده و عدا علينا إنا كنا فاعلين ... ﴾

**“**(Përkujto) **Atë ditë kur Ne e palojmë qiellin sikurse palimi i fletëve në libër. Ashtu si kundër e kemi filluar krijimin e rikthejmë. ...”** (21: 104)

Allahu i thotë atyre që mohojnë ringjalljen të kujtojnë krijimin e tyre:

**“Ai na solli Neve një shembull, e harroi krijimin e vet e tha: “Kush i ngjall eshtrat duke qenë ato të kalbura?”**

**Thuaj: “I ngjall Ai që i krijoi për herë të parë, ...”** (36: 78-79)

Kur në tokë nuk bie shi bimësia e saj thahet, gjallesat që jetojnë në të ngordhin e toka bëhet e vdekur. A nuk është ky argument mjaft i qartë, për ata që mendojnë, se Allahu ka mundësi t'i ringjalli krijesat pas vdekjes së tyre? Allahu thotë në Kur'an:

﴿و من ءاياته أنك ترى الأرض خاشعة فإذا أنزلنا عليها الماء اهتزت وربت إن الذى أحياها لمحى الموتى إنه على كل شيء قدير ﴾

**“Nga argumentet e Tij është dhe toka që ti e sheh atë të thatë** (shkretëtirë)**, e kur Ne i lëshojmë asaj shiun, ajo gjallërohet e shtohet. E s’ka dyshim Ai që e ngjall atë, do t’i ngjallë të vdekurit, pse Ai ka mundësi për çdo gjë.”** (41: 39)

﴿ و نزلنا من السماء ماء مباركا فأنبتنابه جنات وحب الحصيد ﴾﴿ و النخل باسقات لها طلع نضيد ﴾﴿ رزقا للعباد و أحيينابه بلدة ميتا كذلك الخروج ﴾

**“Ne, nga qielli lëshuam shiun e dobishëm dhe me të bëmë që të kultivohen kopshte e drithëra që korren. Dhe rritëm trungje të gjata hurmash me fruta të paluar njëri mbi tjetrin. Ushqim për njerëzit, dhe me te, Ne e ngjallëm tokën e vdekur, e kështu do të jetë edhe ringjallja.”** (50: 9-11)

Disa njerëz kanë mohuar dënimin dhe kënaqësin në varr duke thënë se kjo gjë nuk është e mundur. Ata thonë: N.q.s. ju hapni një varr do ta gjeni të vdekurin të kalbur dhe varrin ashtu siç është bërë në fillim, pa u zgjeruar dhe pa u ngushtuar. Nga të gjitha argumentet që kemi nga shpallja del se ky mendim i tyre është krejtësisht i gabuar.

Argumente për dënimin apo dhënien e kënaqësis në varr ka shumë, disa prej tyre janë përmendur në pjesën mbi besimin në Ditën e fundit këtu ne po përmendim një hadith mjaft të qartë lidhur me periudhën që kalon njeriu në varr. Ibn Abasi r.a. ka thënë: *“Kur resuli s.a.u.s. ishte duke kaluar pranë një kopshti të*

*rrethuar me mur në Medine dëgjoi britmat e dy njerëzve që po turturoheshin në varret e tyre"*, më poshtë hadithi sqaron arsyen e dënimit të tyre *"njëri prej tyre nuk pastronte veten nga ndotja me urinë kurse tjetri shkonte lart e poshtë duke bërë thashetheme"*. (S. Buhari eng. trans. v.1 f.141 n.215)

Jeta në varr e ndëshkimi dhe shpërblimi në të nuk është diçka që llogjika nuk mund ta pronojë. Për këtë përmendim rastin e njeriut në gjumë. Njeriu shikon ëndrra të ndryshme. Në to mund të shikojë sikur është duke u kënaqur në një vend të gjerë e shumë të bukur ose duke u ndjerë shumë keq e duke vuajtur në një vend të ngushtë e të frikshëm ose mund të shikojë gjëra të tjera që në raste të ndryshme mundet ta zgjojnë atë. Disa ëndërra janë të vërteta p.sh. kur njeriu shikon në ëndërr resulin s.a.u.s. ai e ka parë atë me të vërtetë. Megjithëse njeriu i shikon të gjitha këto në ëndërr ai është i shtrirë në krevat, në dhomëm e tij dhe në gjendjen në të cilën ai ra për të fjetur. N.q.s. kjo ndodh në këtë botë si mund të jetë e pamundur të ndodhi në botën tjetër?!

Për sa i përket përgjigjes sonë ndaj thënies së tyre se kur hapet varri ne nuk e gjejnë atë të ngushtur apo të zgjeruar ajo mund t'i jepet sipas disa pikave.

(i)-Nuk lejohet të përpiqesh të kundërshtosh Sheriatin me këto dyshime të kota të cilat çdo person i kupton se janë të pavlefshme.

(ii)-Gjendja në të cilën ndodhet njeriu pas vdekjes në varr është prej çështjeve të fshehta e kështu nuk mund të perceptohen dot nga njeriu në këtë dunja. N.q.s. kjo do të ishte prej gjërave të hapta që mund të perceptohen nga njerëzit në këtë dunja atëherë të gjithë do të besonin në këtë.

(iii)-Dënimi dhe kënaqësia në varr, zgjerimi dhe ngushtimi i tij ndjehen nga i vdekuri dhe jo nga njerëzit e tjerë. Kjo është si puna a atij që shikon në ëndërr se është duke qëndruar në një vend të frikshëm e të ngushtë ose në një vend të gjerë ku ai kënaqet. Për njerëzit e tjerë ky njeri që është duke fjetur mbi shtratin e tij. Ata nuk mund ta ndijejnë atë që ndjen ai që është

duke parë ëndërr. Një shembull tjetër është edhe ai i resulit s.a.u.s. të cilit i vinte shpallja kur ai ishte me shokët e tij, por asnjë prej shokëve të tij nuk e dëgjonte shpalljen që i shpallej atij.

(iv)-Krijesat mund të perceptojnë vetëm atë që Allahu do që ato të perceptojnë e ato nuk mund të arrijnë të kapin e të kuptojnë çdo gjë që egziston. Shtatë qiejt dhe toka dhe gjithçka që gjendet midis tyre falenderojnë dhe lavdërojnë Allahun me plotë kuptimin e fjalëve adhurim e falenderim. Allahu ai lejon atij që do që ta dëgjojë këtë, por për njerëzit në përgjithësi kjo është e pa mundur. Lidhur me këtë Allahu s.u.t. thotë:

﴿ تسبح له السماوات لسبع و الأرض و من فيهن و إن من شيء إلا يسبح بحمده و لكن لا تفقهون تسبيحهم ... ﴾

**"Lartmadhëri të merituar i shprehin Atij shtatë qiej e toka dhe çka ka në to, e nuk ka asnjë send që nuk e madhëron** (nuk i bën tesbih)**, duke i shprehur falenderim Atij, por ju nuk e kuptoni atë madhërim të tyre. ..."** (17: 44)

Ne nuk mund t'i shikojmë xhinët, megjithatë ata u grumbulluan në prezencë të resulit s.a.u.s. kur ai po këndonte Kur'an, e dëgjuan atë me kujdes dhe pastaj u kthyen te populli i tyre për t'i paralajmëruar ata. Allahu s.u.t. thotë:

**"O bijtë e Ademit, të mos ju mashtrojë kurrësesi shejtani sikurse i nxori prindërit tuaj nga Xhenneti, zhveshi prej tyre petkun e tyre që t'iu dalë në shesh lakuriqësia e tyre. Vërtet ai dhe shoqëria e tij ju sheh ndërsa ju nuk e shihni. Ne i kemi bërë shejtanët miq të atyre që nuk besojnë."** (7: 27)

Pra krijesat nuk të arrijnë ose të perceptojnë të gjitha gjërat që egzistojnë për këtë arsye nuk është e lejueshme mohimi i gjërave që i përkasin botës së gajbit (së fshehtë).

**و تؤمن بالقدر خيره و شره**

dhe në *kader*[103] (Paracaktim) i mirë apo i keq (qoftë ky për ty).

---

[103] *Kaderi* (Paracaktimi) është: Urdhër i Allahut s.u.t. që paraprin çdo gjë për krijesat e që është në përputhje me Dijen dhe Urtësinë e Tij. Besimi në *Kader* përfshin katër pika:

(i)-Të besosh se Allahu s.u.t. ka njohur gjithmonë gjithçka, gjëra të përgjithshme e të hollësishme, që lidhen me veprimet e Tij ose me krijesat e veprimet e tyre.

(ii)-Të besosh se Allahu s.u.t. ka shkruar gjithçka në Pllakën e Ruajtur (Leuhi Mahfudh). Për këto dy çështje Allahu s.u.t. thotë:

**﴿ ألم تعلم أن الله يعلم ما في السماء و الأرض إن ذلك في كتاب إن ذلك على الله يسير ﴾**

**"A nuk e ke ditur se Allahu di çka egziston në qiell e në tokë, e tërë ajo është e shënuar në libër, ajo për Allahun është shumë e lehtë."** (22: 70)

Abdullah ibn Amr ibn As r.a. tregon se e ka dëgjuar resulin s.a.u.s. se ka thënë: *"Allahu shkruajti paracaktimin për të gjithë krijimin 50 mijë vjetë para krijimit të qiejve e të tokës."* (S. Muslim v.4 f.1396 n.6416)

(iii)-Të besosh se çdo gjë në egzistencë egziston nga vullneti i Allahut. Allahu thotë:

**﴿ و ربك يخلق ما يشاء و يختار ... ﴾**

**"Zoti yt krijon çka të dojë dhe zgjedh kë të dojë, …"** (28: 68)

**﴿ ... و يفعل الله ما يشاء ﴾**

**"… Allahu punon çka të dojë."** (14: 27)

﴿ هو الذي يصوركم في الأرحام كيف يشاء ... ﴾

**"Ai është që ju krijoi juve në mitra ashtu si të dojë. …"** (3: 6)

﴿ ... و لو شاء الله لسلطهم عليكم فلقاتلوكم ... ﴾

**"… Sikur Allahu të donte do tu jepte atyre fuqi e pushtet mbi ju dhe do t'iu luftonin. …"** (4: 90)

﴿ و لو شاء الله ما فعلوه فذرهم و ما يفترون ﴾

**"… Po sikur të donte Allahu, ata nuk do të bënin atë, andaj hiqu atyre dhe asaj që shpifin."** (6: 137)

(iv)-Të besosh se të gjitha krijesat, cilësitë e tyre dhe gjithçka që bëjnë ato janë të krijuara nga Allahu. Allahu thotë:

﴿ الله خالق كل شيء و هو على كل شيء وكيل ﴾

**"Allahu është krijuesi i çdo sendi dhe Ai është mbikqyrës ndaj çdo gjëje."** (39: 62)

﴿ ... و خلق كل شيء فقده تقديرا ﴾

**"… Ai krijoi çdo gjë duke e përsosur në mënyrë të qartë e të matur."** (25: 2)

Allahu na tregon se Ibrahimi a.s. i ka thënë popullit të tij:

﴿ و الله خلقكم و ما تعملون ﴾

**"E Allahu ju krijoi juve dhe atë që e punoni."** (37: 96)

Besimi në Kader nuk mohon faktin se njeriu ka vullnet (*meshi,eh*) dhe aftësi (*kudreh*) në ato veprime ku ai mund të zgjedhi. Të dyja edhe Sheriati edhe realiteti e pohojnë këtë.

Allahu në Kur'an thotë për vullnetin, dëshirën e njerëzve:

﴿ ... فمن شاء اتخذ إلى ربه مئابا ﴾

**"… dhe kush dëshiron le të kthehet rrugës te Zoti i vet."** (78: 39)

﴿ ... فأتوا حرثكم أنى شئتم ... ﴾

**"Gratë janë venbjellje e juaj, afrohuni vendbjelljes suaj si të dëshironi …"** (2: 223)

﴿ فاتقوا الله ما استطعتم و اسمعوا و أطيعوا ... ﴾

**"Andaj sa të keni mundësi ruajuni prej dënimit të Allahut …"** (64: 16)

﴿ لا يكلف الله نفسا إلا وسعها لها ما كسبت و عليها ما اكتسبت ... ﴾

**"Allahu nuk e obligon asnjë njeri përtej mundësi së tij, atij** (njeriut) **i takon ajo që fitoi dhe atij i bie ajo që e meritoi. …"** (2: 286)

Realiteti dëshmon se çdo person zotëron vullnet, dëshirë dhe aftësi dhe nëpërmjet atyre ai është në gjendje ta bëjë apo ta lëjë një veprim. Për më tepër ai e di se ka ndryshim midis gjërave që ndodhin nga vullneti i tij (p.sh. e ecura) dhe gjërave pa dashjen apo miratimin e tij (p.sh. dridhja nga frika). Megjithatë dëshira, vullneti dhe aftësia e njeriut egzistojnë në saje të vullnetit dhe fuqisë së Allahut. Allahu s.u.t. thotë:

﴿ لمن شاء منكم أن يستقيم ﴾ ﴿ و ما تشاءون إلا أن يشاء الله رب العالين ﴾

**“Për atë nga mesi i tyre që dëshiron të gjendet në të vërtetën. Po ju nuk mundeni, por vetëm nëse dëshiron Allahu, Zoti i botëve.”** (81: 28-29)

Kjo sepse i gjithë krijimi është nën dominim e Allahut dhe si i tillë asgjë nuk egziston nën dominimin e tij pa vullnetin e Tij.

Gjithashtu besimi në *Kader*, ashtu siç e kemi përshkruar më lart, nuk e shfaqëson personin për bërjen e gjynafeve apo për lënien nga ana e tij e veprave që Allahu i ka bërë të detyrueshme për të kur thotë se ishte Kader prandaj unë e bëra këtë gjynaf apo e lash këtë detyrë.

Një arsyetim i tillë është budallallëk. Le ta shikojmë atë nga disa këndvështrime:

(a)-Allahu s.u.t. thotë:

﴿ سيقول الذين أشركوا لو شاء الله ما أشركنا و لا ءاباؤنا و لا حرمنا من شيء كذلك كذب الذين من قبلهم حتى ذاقوا بأسنا قل هل عندكم من علم فتخرجوه لنا إن تتبعون إلا الظن و إن أنتم إلا تخرصون ﴾

**“E ata që i shoqëruan Zotit, do të thoshin: “Sikur të donte Allahu nuk do t’i bënim shok** (nuk do të bënim idhujtari) **as ne, as prindërit tanë e as nuk do të ndalonim asnjë send.” Kështu patën gënjyer edhe ata që ishin para tyre derisa** (për shkak të mëkatit) **përjetuan dënimin tonë të ashpër. Thuaj** (o Muhammed)**: “A mos keni ndonjë fakt e të na e prezantoni atë neve?” Ju i mbështeteni vetëm hamendjes, në të vërtetë vetëm gënjeni.”** (6: 148)

N.q.s. do të kishte shfaqësim për ta në *Kader* atëherë Allahu nuk do të kishte zbritur për ta dënim.

(b)-Allahu s.u.t. thotë:

﴿ رسولا مبشرين و منذرين لئلايكون للناس على الله حجة بعد الرسل و كان الله عزيزا حكيما ﴾

**"Të dërguar që ishin lajmgëzues e kërcënues, ashtu që pas dërgimit të të dërguarve njerëzit të mos kenë fakt** (për tu shfaqësuar) **para Allahut. Allahu është i pavaruar në sundimin e Vet dhe di si të veprojë."** (4: 165)

N.q.s. *Kaderi* do të ishte justifikim për ata që bëjnë vepra të këqija atëherë atyre nuk kishte pse t'i dërgoheshin të dërguar për thirruar ata që t'i linin veprat e këqija e të bënin vepra të mira.

(c)-Ali ibn Ebi Talib transmeton se resuli s.a.u.s. ka thënë: *"Nuk është askush prej jush që të mos ta ketë të shkruar vendin e tij në zjarr ose në Xhennet." Një burrë prej njerëzve tha: "A nuk do të varemi vetëm prej saj, o dërguari i Allahut?" Ai tha: "Jo, vepra për secilin do ta bëjë këtë të lehtë për të.""* (Pastaj këndoi ajetet 5-10 të sures Lejl) (S. Buhari eng. trans. v.8 f.392 n.602)

Në transmetimin e mbledhur nga Muslimi resuli s.a.u.s. është përgjigjur: *"Jo, vepra për secilin do ta bëjë atë për të cilën ai është krijuar të lehtë për të."* (S. Muslim eng. trans. v.4 f.1393 n.6398)

Pra resuli s.a.u.s. ka urdhëruar veprimin dhe ka ndaluar të rrihet pa vepruar dhe të varesh në *Kader*.

(d)-Allahu s.u.t. i ka thënë njerëzve urdhëra për gjërat që njeriu duhet t'i bëjë dhe për ato që nuk duhet t'i bëjë e nuk e ka ngarkuar atë me gjëra të cilat janë jashtë mundësive të njeriut. Allahu thotë:

﴿ فاتقول الله ما استطعتم ... ﴾

**“Andaj sa të keni mundësi ruanu prej dënimit të Allahut …”** (64: 16)

﴿ لا يكلف الله نفسا إلا وسعها ... ﴾

**“Allahu nuk e obligon asnjë njeri përtej mundësisë së tij …”** (2: 286)

N.q.s. njeriu do ishte i detyruar të bënte vepra të këqija atëherë ai do ishte ngarkuar të mënjanonte diçka të pamundur për tu evituar e kjo është e pallogjikshme. Në të vërtetë kur njeriu bie në gjynaf nga injoranca, harresa ose për shkak të detyrimit që mund t'i bëjnë kafirët atëherë ai është i shfaqsuar për to.

(e)-*Kaderi* i Allahut është diçka e fshehtë që merret vesh vetëm kur ajo që është caktuar ndodh, ndërsa dëshira e personit dhe vullneti i tij kur ai do të kryej një vepër shfaqet te personi përpara se ai ta kryej atë. Pra është mjaft e qartë se personi dëshiron të bëjë diçka pa pasur dije për atë që Allahu ka vendosur. Kështu zhvlerësohet përpjekja e personit për të përdorur *Kaderin* si justifikim, sepse nuk mund të përdoret për justifikim diçka që njeriu nuk e di.

(f)-Ne shikojmë se në punët e dynjasë së personit ai përpiqet të kujdeset për atë që i intereson atij më shumë duke kërkuar të arrijë atë e ai nuk përpiqet të arrijë të që nuk është i interesuar dhe ta shfaqësojë veten për këtë me anë të *Kaderit*. Atëherë pse ai kthehet nga ajo vepër fetare e cila është në të mirë të tij dhe në vend të saj bën atë vepër që e dëmton atë e pastaj shfaqsohet duke përmendur *Kaderin*? A nuk janë këto dy raste të njëjta?!

Ne do të japim një shembull për ta bërë këtë të qartë: N.q.s. një person është në krye të dy rrugëve njëra prej të cilave të çon në një vend ku ka totalisht anarki, vrasje, bixhoz, shkatërim

pasurie, frikë e uri dhe e dyta të çon në një vend me një rregull të plotë ku ka siguri, stabilitet, bollëk dhe ku njerëzit jetojnë të qetë e pasuria dhe prona e tyre respektohet atëherë cilën rrugë do të marri ai? Ai sigurisht do të marri rrugën e dytë që të çon te vendi me rregull e siguri. Nuk është e mundur që ndonjë person me mendje të shëndoshë të marrë ruugën që të çon në vendin e shkatërrimit dhe frikës e pastaj të përdorë *Kaderin* për tu justifikuar për zgjedhjen e tij. Atëherë pse kur është fjala për punë të Ahiretit ai merr rrugën e zjarrit dhe jo atë të Xhennetit dhe kërkon të shfaqësohet për këtë zgjedhje me anë të *Kaderit*?!

Një shembull tjetër është ai i personit të sëmurë të cilit i thuhet të marri një medikament që ai nuk e pëlqen ta pijë, të mos ushqehet me disa ushqime që atij i pëlqejnë në mënyrë që të evitojë dëmin që i sjellin ato e kështu ai ndalohet prej tyre. Ai i bën të gjitha këto duke shpresuar të kurohet dhe të rikthehet në gjendjen e tij me shëndet normal. Nuk është e mundur që ai të mos e pijë atë medikament dhe të hajë ato ushqime që i bëjnë dëm dhe pastaj të përpiqet të përdorë *Kaderin* si justifikim. Atëherë pse personi lë atë që Allahu dhe i dërguari i Tij ka urdhëruar dhe bën ato që Allahu dhe i dërguari i Tij i ka ndaluar e pastaj përdor Kaderin si justifikim për veprat që vet me zgjedhjen e tij i bëri.?!

(g)-N.q.s. një personi, që nuk bën ato që janë urdhëruar për të në Sheriat dhe që bën gjynafe e pastaj përdor si justifikim Kaderin, i bëhet dëm nga dikush tjetër, p.sh. i vidhet diçka ose i shkelen të drejtat e tij, atëherë ky person nuk do të pranojë kurrë që personi që e ka vjedhur ose që ka shkelur të drejtën e tij të thotë: "Unë nuk kam faj kështu ka qenë kader." E si atëherë ky person që nuk pranon justifikimin me anë të Kaderit të njeriut që e vodhi ose që i shkeli të drejtën e tij të justifikohet vetë me anë të *Kaderit* për veprat që kanë të bëjnë me Ahiretin?!

Në kohën e Umer ibn Hatabit një njeri, që ishte vërtetuar se kishte vjedhur, u çua te Umer ibn Hatabi e ai urdhëroi që atij t'i pritej dora. Hajduti i tha Umerit: "Prit o udhëheqës i

besimtarëve, unë vodha se ishte *Kader* prej Allahut." Umeri u përgjigj: "Dhe prerja e dorës tëndë është *Kader* prej Allahut."

Besimi në Kader ka shumë të mira prej tyre:

i-Mbështetja te Allahu. Kjo sepse pasi personi ka kryer sa ka pasur mundësi mbështetet te Allahu për rezultatin e veprës dhe kjo sepse çdo që ndodh është *Kader* prej Allahut.

ii-Personi nuk entuzjazmohet dhe nuk e vlerëson veten më shumë seç duhet kur ai arrin diçka që do. Kjo sepse ajo që ai ka arritur është dhurat prej Allahut të cilën Ai e ka vendosur për të. Entuzjazmimi dhe vlerësimi i tepruar i vetes është i dëmshëm sepse personi do të harrojë të falenderojë Allahun për atë që ai ka arritur.

iii-Paqja në zemër dhe qenia i qetë për çdo gjë që i ndodh personit, sepse të gjitha ato janë të vendosura prej Allahut. Kështu ai nuk mbytet në stres e hidhërim për diçka që ai e do e të cilën nuk mund ta arrij. Gjithçka ndodh vetëm me caktimin e Allahut të cilit i përket dominimi i qiejve dhe i tokës e ajo që Ai ka caktuar nuk mund të evitohet. Për këtë Allahu s.u.t. thotë:

**"Nuk ndodh asnjë fatkeqësi në tokë e as në trupin tuaj, e që të mos jetë në shënime** (në Leuhi Mahfudh) **para se të ngjajë ajo, e kjo për Allahun është e lehtë.**

**Ashtu që të mos dëshpëroheni tepër për atë që u ka kaluar, e as të mos gëzoheni tepër me atë që Ai u ka dhënë, pse Allahu nuk e do asnjë arrogant që u lavdërohet të tjerëve."** (57: 22-23)

Resuli s.a.u.s. ka thënë: *"Sa e çuditshme është çështja e besimtarit, e gjithë çështja e tij është e mirë e ajo është kështu vetëm për besimtarin. N.q.s. atij i vjen lehtësim ai falenderon për të e kjo është e mirë për të dhe n.q.s. atij i vjen vështirësim ai bën durim e kështu* (edhe) *kjo është e mirë për të."* (S. Muslim eng. trans. v.4 f.1541 n.7138)

Dy sekte kanë devijuar lidhje me *Kaderin*:

(i)-*Xhabiri,* sekt i cili thotë se personi është plotësisht i ngarkuar dhe i detyruar për të kryer veprimet dhe se ndikimi i vullnetit e dëshirës së tij në kryerjen e tyre nuk egziston.

(ii)-*Kadiri,* sekt i cili thotë se personi është plotësisht i pavarur dhe ka liri të pakufizuar të vullnetit dhe dëshirës së tij në lidhje me kryerjen e veprimeve dhe se vullneti dhe fuqia e Allahut nuk ka ndonjë ndikim në veprat që kryen personi.

Argumentet për të hedhur poshtë atë që thotë sekti i parë (*Xhabiri*) janë të shumta dhe gjenden në Shpallje dhe në realitetin për të cilin të gjithë jemi dëshmitar. Po përmendim në fillim argumentet nga Shpallja. Allahu s.u.t. thotë:

﴾ ... منكم من يريد الدنيا و منكم من يريد الأخرة ... ﴿

**"... Pati prej jush që e deshën këtë jetë e pati prej jush që e deshën botën tjetër ..."** (3: 152)

﴾ و قل الحق من ربكم فمن شاء فليؤمن و من شاء فليكفر إنا أعتدنا للظالمين نار أحاط بهم سرادقها ... ﴿

**"E ti thuaj: "E vërteta është nga Zoti juaj, e kush të dojë le të besojë, e kush të dojë le të mohojë. Ne kemi përgatitur për jobesimtarët zjarr që muret e tij** (të flakës) **i rrethojnë ata, e nëse kërkojnë shpëtim ndihmohen me ujë si katran që përzhit fytyrat. ...""** (18: 29)

﴾ من علم صالحا فلنفسه و من أساء فعليها و ما ربك بظلام للعبيد ﴿

**"Kush bën mirë e ka për vete e kush bën keq ai vepron kundër vetes, e Zoti yt nuk bën të padrejtë ndaj robërve."** (41: 46)

Për sa i përket argumenteve nga realiteti është fakti se çdo person e di ndryshimin që ka midis veprimeve që ai i bën me zgjedhjen e tij p.sh. të ushqyerit, të pirit, blerja e diçkaje etj. dhe midis atyre gjërave që ndodhin pa marë parasysh dëshirën e tij p.sh. rënia nga ndonjë lartësi etj. Pra është fare e qartë se në disa veprime njeriu vepron në përputhje me zgjedhjen dhe dëshirën e tij pa u detyruar për to e në disa të tjera ai as nuk zgjedh as nuk dëshiron atë që ndodh e megjithatë ajo ndodhin.

Ndërsa për argumentet që hedhin poshtë thënien e sektit të dytë (*Kadiri*) ne po përmendim disa prej tyre.

Allahu s.u.t. është Krijuesi i çdo gjëje dhe gjithçka egziston prej vullnetit të Tij. Allahu s.u.t. e ka bërë të qartë në Librin e Tij se veprimet e njerëzve ndodhin në përputhje me vullnetin e Tij.

﴿ ... و لوشاء الله ما اقتتل الذين من بعدهم من بعد ما جاءتهم البينات و لكن اختلفوا فمنهم من ءامن و منهم من كفر و لوشاء الله ما اقتتلوا و لكن الله يفعل ما يريد ﴾

**"…E sikur të donte Allahu nuk do të mbyteshin ndërmjet vete ata** (populli) **që ishin para tyre, pasi atyre u patën zbritur argumentet, por ata megjithatë u përçanë. E pati prej tyre dhe të tillë që nuk besuan, e sikur të dëshironte Allahu ata nuk do të mbyteshin, por Allahu punon çka dëshiron."** (2: 253)

**"Sikur të kishim dëshiruar Ne secilit njeri do t'i jepnim udhëzim, por fjala** (vendimi) **Ime ka marrë fund se do ta mbushë Xhehennemin së bashku me xhinë e njerëz."** (32: 13)

I gjithë krijimi është nën zotërimin dhe dominimin e Allahut e njeriu është pjesë e krijimit dhe rob i Allahut dhe si i tillë ai

المرتبة الثالثة الإحسان ركن واحد و هو أن تعبد الله كأنك تراه فإن لم تكن تراه فإنه يراك و الدليل قوله تعالى: ﴿ إن الله مع الذين اتقوا و الذين هم محسنون ﴾ و قوله تعالى: ﴿ و توكل على العزيز الرحيم الذى يراك حين تقوم و تقلبك في الساجدين إنه هو السميع العليم ﴾ و قوله تعالى: ﴿ و ما تكون في شأن و ما تتلو منه من قرآن و لا تعملون من عمل إلا كنا عليكم شهودا إذ تفيضون فيه ﴾

Niveli i tretë është *Ihsani* (nga ana gjuhësore do të thotë të bësh diçka mjaf mirë ose në mënyrë perfekte). Ihsani nga ana fetare do të thotë të adhurosh Allahun sikur ta shohësh Atë megjithëse ti nuk e sheh Atë, kjo sepse Ai të sheh ty. Argument për këtë janë ajetet:

**"S'ka dyshim se Allahu është me ata që janë njerëz me ihsan."** (16: 128)

**"Dhe mbështetuni në të plotëfuqishmin, mëshiruesin. I cili të sheh kur të ngrihesh në këmbë.** (E sheh) **Edhe lëvizjen tënde në mesin e atyre që falen. Në të vërtetë Ai është dëgjuesi i dijshmi."** (26: 217-220)

**"Ti nuk angazhohesh me asnjë çështje, nuk lexon asnjë pjesë nga Kur'ani dhe nuk bëni ndonjë vepër, vetëm se Ne jemi prezentuesit tuaj kur ju ndërrmerrni**

---

mund të veprojë brenda dominimit të Allahut vetëm në përputhje me vullnetin e Allahut.

**atë. Zotit tënd nuk mund t'i fshihet as në tokë as në qiell as sa grimca e as më e vogël se ajo e as më e madhe …"**[104] (10: 61)

---

[104] *Ihsansi* është e kundërta e sjelljes së keqe dhe ai do të thotë se personi përpiqet me të gjitha forcat e tij të bëjë atë që është e mirë dhe t'i largohet gjërave të dëmshme. Kështu ai përpiqet t'i bëjë mirë njerëzve për hir të Allahu me anë të pasurisë, pozitës, dije e vetes së tij. Mënyra më e mirë për të bërë mirë me anë të pasurisë tënde është dhënia e zekatit, sepse ai është një prej shtyllave bazë të Islamit pa të cilin Islami i një personi nuk plotësohet. Është e detyrueshme për njeriun që ai të shpenzojë pasurinë e tij për të plotësuar detyrimet që ka ndaj gruas, nënës, babait, fëmijëve, vëllezërve, motrave të tij e kështu me radhë. Pas kësaj ai mud t'i japi sadaka të varfërve dhe të tjerëve që e meritojnë sadakanë p.sh. nxënësve e studentëve të dijes që nuk kanë mundësi t'i përballojnë vetë shpenzimet.

Përdorja e pozitës për të bërë mirë është diçka mjaft pozitive, gjithmonë pa shkelur Sheriatin përndryshe ajo nuk është më e mirë, por kthehet në diçka të keqe e të dëmshme. Kjo ndodh sepse jo të gjithë njerëzit kanë të njëjtin autoritet e pozitë në shoqëri. P.sh. n.q.s. një njeri i shkon dikujt me pozitë dhe i kërkon atij të ndërhyjë për të me autoritetin e tij personi me pozitë mund ta ndihmojë atë gjithmonë brenda ligjeve të Sheriatit.

Bërja mirë me anë të dijes tënde është përpjekja e personit që ka dije për t'ia dhënë këtë të tjerëve. Kjo mund të arrihet me shumë mënyra si p.sh. me leksione, mbledhje të hapura e private ose qoftë edhe duke pirë ndonjë kafe ose çaj mund t'i mësosh njerëzve gjërat e dobishme e sjelljen e mirë. Është mjaf e rëndësishme që në këtë çështje të përdoret zgjuarsia e urtësia. Nuk është mirë që njerëzit të këshillohen shumë e në mënyrë të tepruar sepse resuli s.a.u.s. i këshillonte njerëzit në momentin dhe mënyrën e përshtatshme e jo shumë shpesh. Kjo sepse njeriu

mund të mërzitet e kur ai mërzitet mudet që të mos e pëlqejë diçka të mirë vetëm për shkak se i thuhet shumë shpesh.

Njeriu mund të bëjë mirë edhe nëpërmjet vetes së tij. Resuli s.a.u.s. për këtë thotë: *" ... të ndihmoni një njeri që t'i hipi dhe t'i japi kafshës së tij ose të ngrini sipër për të bagaxhin e tij është sadaka."* (S. Buhari eng. trans. v.4 f.90-91 n.141 dhe S. Muslim eng. trans. v.2 f.483-484 n.2204) Pra të ndihmosh një njeri që të ngrejë bagazhet e tij ose t'i tregosh atij rrugën e të tjera si këto ku njeriu përpiqet t'i bëjë mirë dikujt tjetër janë të gjitha gjëra që përfshihen në *Ihasn*.

*Ihsani* i adhurimit është ta adhurosh Allahun sikur e sheh Atë. Duke e bërë adhurimin në këtë mënyrë personi do të ndjejë se zemra e tij e ikurajon atë të vazhdojë ta bëjë atë e kështu ai do të gjejë qetësi e prehje. Pjesa *"të adhurosh Allahun sikur ta shohësh Atë megjithëse ti nuk e sheh Atë, kjo sepse Ai të sheh ty"* tregon adhurimin e bërë me frikë ndaj Allahut. Ky është niveli i dytë i *Ihsanit*. N.q.s. t'i nuk e adhuron Allahun s.u.t. sikur e sheh atë atëherë t'i adhuroje Atë duke pasur gjithmonë në mendje se Ai të sheh ty. Në këtë mënyrë ti do ta adhurosh Atë duke ju frikësuar dhe duke i kërkuar Atij të të mbrojë prej ndëshkimit të Tij. Ky nivel nga ata që kanë dije mbahet si më i ulët se niveli i parë. Adhurimi i Allahut s.u.t. është, ashtu siç thotë Ibn Kajim: "Adhurimi i Mëshiruesit është dashuri e tejskajshme për Të. Kjo bashkë me nënshtrimin dhe dorëzimin e adhuruesit ndaj Tij janë dy shtyllat e tij (e adhurimit)." Pra adhurimi është ndërtuar mbi këto dy gjëra: dashuria e tejskajshme dhe dorëzimi e nënshtrimi. Dashuria e bën njeriun të dojë e kërkojë prej Allahut ndërsa dorëzimi e nënshtrimi e bën atë të frikësohet prej Allahut. Ky është *Ihsani* në adhurimin e Allahut. N.q.s. njeriu e adhuron Allahun në këtë mënyrë ai bëhet prej atyre që janë të sinqertë në adhurimin e tij. Ai kurrë nuk do dëshirojë me adhurimin e tij që të lavdërohet nga njerëzit e do të jetë njësoj për të si ta shohin si të mos e shohin njerëzit. Pjesë prej plotësimit të sinqeritetit të adhurimit është edhe përpjekja

**و دليل من السنة حديث جبرئيل المشهور عن عمر رضي الله عنه قال:** ***" بينما نحن جلوس عند رسول الله صلى الله عليه و سلم ذات يوم إذ طلع علينا رجل شديد بياض الثياب شديد سواد الشعر لا يرى عليه أثر السفر و لا يعرفه منا أحد, حتى جلس إلى النبي صلى الله عليه و سلم فأسند ركبتيه إلى ركبتيه و وضع كفيه على فخذيه و قال: يا محمد أخبرني عن الإسلام, فقال رسول الله صلى الله عليه و سلم: "الإسلام أن تشهد أن لا إله إلا الله و أن محمدا رسول الله,***

---

nga personi që të mos shihet prej njerëzve kur ai adhuron Allahun. Megjithatë adhurimi i Allahut në prezencë të njerëzve ka edhe ai dobitë e veta p.sh. kur personi që e kryen adhurimin është i tillë që ndiqet nga njerëzit e shërben si shembull për ata. Kështu adhurimi i tij i saktë e i mirë bën që njerëzit që e pasojnë atë (që mund të jenë shokë, miq, të afërm etj.) të ndjekin shembullin e tij të mirë. N.q.s. arrihet kjo atëherë shpërblimi që merr ky person mund të jetë më i madh se sa shpërblimi që mund të merrte n.q.s. adhurimin do ta bënte të fshehtë. Prandaj Allahu s.u.t. lavdëron atë që shpenzon pasurinë në zekat e sadaka hapur e fshehtë. Kryerja e një vepre adhurimi fshehtë është më mirë e më e dobishme për zemrën dhe bën që person të jetë më i nënshtruar, por edhe kur ajo kryhet hapur ka të mira për personin dhe Islamin për shkak të manifestimit të kryerjes së veprave që Allahu ka urdhëruar. Muslimani mund ta kryej një vepër adhurimi fshehtazi apo haptazi duke e parë se cila mënyrë është më e përshtatshmja.

و تقيم الصلاة, و تؤتى الزكاة, و تصوم رمضان, و تحج البيت إن استطعت إليه سبيلا." قال: صدقت, فعجبنا له يسأله و يصدقه. قال: فأخبرنى عن الإيمان, قال: "أن تؤمن بالله و ملائكته و كتبه و رسله و اليوم الآخر, و تؤمن بالقدر خيره و شره, قال: صدقت, قال: فأخبرنى عن الإحسان, قال:" أن تعبد الله كأنك تراه, فإن لم تكن تراه فإنه يراك", قال: فأخبرنى عن الساعة, قال: "ما المسؤول عنها بأعلم من السائل", قال: فأخبرنى عن أماراتها, قال: " أن تلد الأمة ربتها, و أن ترى الحفاة العراة العالة رعاء الشاء يتطاولون في البنيان" قال: فمضى فلبثنا مليا فقال: "يا عمر أتدرى من السائل؟" قلت: الله و رسوله أعلم, قال: "هذا جبريل أتاكم يعلمكم أمر دينكم."

Argument nga Sunneti është hadithi i mirënjohur i Xhibrilit a.s. i transmetuar nga Umari r.a. i cili tha: *“Ndërsa ne ishim të ulur një ditë në prezencën e resulit s.a.u.s. një burrë me rroba shumë të bardha dhe flokë shumë të zeza erdhi te ne. Në të nuk dukej asnjë shenjë udhëtimi e askush prej nesh nuk e njihte atë. Kështu ai erdhi dhe u ul pranë resulit s.a.u.s., vuri gjunjët e tij në drejtim të gjunjëve të resulit s.a.u.s., pëllëmbët mbi kofshët e resulit s.a.u.s. dhe tha: “O Muhammed, më trego për*

*Islamin." Resuli s.a.u.s. tha: "Islami është të dëshmosh se askush nuk ka të drejtë të adhurohet përveç Allahut dhe se Muhammedi është i dërguari i Tij; të falësh namaz; të japësh zekat; të argjërosh Ramazanit e të kryesh haxhin n.q.s. ke mundësi për këtë." Ai tha: "Ti the të drejtën." Ne u çuditëm që ai e pyeste atë dhe pastaj thoshte se ai* (resuli s.a.u.s.) *kishte thënë të vërtetën. Ai tha: "Më trego për imanin." Ai tha: "Ai është të besosh me të vërtetë te Allahu, melekët e Tij, Librat e Tij, të dërguarit e Tij, ditën e Fundit, të besosh në Kader të mirë e të keq." Ai tha: "Ti the të vërtetën." Ai tha: "Më trego mua për ihsanin." Ai* (resuli s.a.u.s.) *tha: "Është të adhurosh Allahun sikur e sheh Atë, megjithëse ti nuk e sheh Atë Ai të sheh ty." Ai tha: "Më trego mua për Orën* (Kijametin)*." Ai tha: "I pyeturi nuk di më tepër se pyetësi." Ai tha: "Më trego për shenjat e tij." Ai* (resuli s.a.u.s.) *tha: "Kur skllavja do të lindi zonjën e saj; kur të shikosh barinjtë këmbëzbathur, të zhveshur e të varfër duke konkuruar në ndërtimin e ndërtesave të larta." Ai tha: Kështu ai* (Xhibrili a.s.) *iku dhe ne qëndruam pak e pastaj ai* (resuli s.a.u.s.) *tha: "O Umar a di kush ishte pyetësi?" Unë u përgjigja: "Allahu dhe i dërguari i Tij e dinë më mirë." Ai* (resuli s.a.u.s.) *tha: "Ky ishte Xhibrili, ai erdhi te ju për t'iu mësuar fenë* (Dinin)*."* (S. Muslim eng. trans. v.1 f.1-3 n.1)

**الأصل الثالث: معرفة نبيكم محمد و هو محمد بن عبد الله بن عبد المطلب بن هاشم و هاشم من قريش و قريش**

من العرب و العرب من ذرية إسماعيل بن إبراهم الخليل عليه و على نبينا أفضل الصلاة و السلام.

***Parimi i tretë*** [105] **-** Njohja e profetit tënd Muhammedit s.a.u.s. Ai është Muhammed ibn Abdul-Mutalibit ibn

---

[105] Njohja nga ana e njeriut e të dërguarit që është çuar nga Allahut te ai përfshin pesë gjëra:

(i)-Njohja e prejardhjes familiare të tij: Prejardhja familiare e Muhammedit s.a.u.s. është më fisnikja nga prejardhjet familiare të njerëzve. Ai Hashimi, prej Kurejshve, dhe Arab. Ai ishte Muhammedi i biri i Abdullah ibn Abdul-Mutalib ibn Hashim.

(ii)-Mosha e vdekjes së tij, ku u lind dhe ku emigroi. Shejhu e tregon këtë duke thënë: "Ai vdiq kur ishte 63 vjeç, vendi i tij ishte Meka dhe emigroi për në Medine." Ai u lind në Mekë dhe qëndojë atje 53 vjet. Ai emigroi në Medine dhe qëndroi atje për 10 vjet. Atje vdiq në muajin Rabul-Eual në vitin 11 h.

(iii)-Njohja e jetës së tij si i dërguar i Allahut që ka zgjatur një periudhë 23 vjeçare. Shpallja e parë iu dha atij kur ai ishte 40 vjeç tamam siç tha një prej recituesve të tij të poezisë: "40 vjet erdhën mbi të e atëherë drita e profetësisë doli prej tij në muajin Ramazan."

(iv)-Çfarë e bëri atë nebij e pastaj resul? Muhammedi s.a.u.s. ishte nebij që nga momenti kur atij i erdhi shpallja e Allahut:

﴿ اقرأ بسم ربك الذى خلق ﴾ ﴿ خلق الإنسان من علـق ﴾ ﴿ اقـرأ و ربك الأكرم ﴾ ﴿ الذى علم بالقلم ﴾ ﴿ علم الإنسان ما لم يعلم ﴾

**"Lexo me emrin e Zotit tënd i cili krijoi** (çdo gjë)**. Krijoi njeriun prej një gjaku të ngjizur. Lexo! Se Zoti yt është më**

Hashim. Hashim ishte prej (fisit) Kurejshve. Kurejshët janë arab e arabët kanë rrjedhur nga Ismaili i biri i Ibrahimit. Paqja dhe bekimi qoftë i Allahut qoftë mbi Ibrahimin dhe të dërguarin tonë.

---

**bujari. Ai që e mësoi** (njeriun) **të shkruaj me pendë. I mësoi njeriut atë që nuk e dinte."** (96: 1-5)

Ai u bë resul kur i erdhi thënia e Allahut s.u.t.:

﴿ يأيها المدثر ﴾ ﴿ قم فأنذر ﴾ ﴿ و ربك فكبر ﴾ ﴿ و ثيابك فطهر ﴾

﴿ و الرجز فاهجر ﴾ ﴿ و لا تمنن تستكثر ﴾ ﴿ و لربك فاصبر ﴾

**"O ti i mbuluar! Ngrihu dhe tërhiqu vërejtjen. Dhe madhëroje Zotin tënd! Dhe rrobat e tua pastroji! Dhe të keqes së ndyrë largoju! Dhe mos u mburr me atë që jep e të duket shumë! Dhe për hir të Zotit tënd duro!"** (74: 1-7)

Kështu ai u ngrit dhe bëri atë që Allahu i lartësuar i kishte urdhëruar.

Në lidhje me diferencën ndërmjet nebijit dhe resulit dijetarët thonë: Nebij është ai që ka një Shpallje të dërguar te ai, por për të cilën ai nuk është i urdhëruar ta transmetoj. Ndërsa resul është ai që ka një shpallje të dërguar te ai prej Allahut dhe është i urdhëruar ta transmetojë atë te njerëzit dhe të punojë në bazë të saj. Kështu çdo resul është nebij, por jo çdo nebij është resul.

(v)-Cili ishte mesazhi me të cilin u dërgua ai dhe pse u dërgua? Ai u dërgua të thërriste në teuhid dhe në Ligjin që Allahu shpalli. Ai u dërgua si mëshirë te të gjitha krijesat për t'i nxjerë nga shirku, kufri dhe injoranca në dritën e dijes, imanit dhe teuhidit (adhurimit vetëm të Allahut në të gjitha aspektet e adhurimit).

**و له من العمر ثلاث و ستون سنة منها أربعون قبل النبوة و ثلاث و عشرون نبيا و رسولا نبيء باقرأ و أرسل بالمدثر و بلده مكة و هاجر إلى المدينة. بعثه الله بالنذارة عن الشرك و يدعو إلى التوحيد**

Ai jetoi për 63 vjet: 40 vjet para profetësisë dhe 23 vjet si i dërguar i Allahut. Ai u dërgua si nebij me ‘ikra’ (me fillimin e sures Alak) dhe si resul me (suren) Mudethir. Vendi i tij ishte Meka dhe ai emgroi (emigrim i udhëruar nga Allahu) në Medine. Allahu e dërgoi atë t’i tërhiqte vëmendjen njerëzve ndaj shirkut dhe të thërriste në teuhid.

و الدليل قوله تعالى: ﴿ يأيها المدثر ﴾ ﴿ قم فأنذر ﴾ ﴿ و ربك فكبر ﴾ ﴿ و ثيابك فطهر ﴾ ﴿ و الرجز فاهجر ﴾ ﴿ و لا تمنن تستكثر ﴾ ﴿ و لربك فاصبر ﴾ و معنى ﴿ قم فأنذر ﴾ ينذر عن الشرك و يدعو إلى التوحيد ﴿ و ربك فكبر ﴾ **أي عظمه بالتوحيد** ﴿ و ثيابك فطهر ﴾ **أي طهر أعمالك عن الشرك** ﴿ و الرجز فاهجر ﴾ **الرجز الأصنام و هجرها - تركها و البرآءة منها و أهلها. أخذ على هذا عشر سنين يدعو إلى التوحيد و بعد العشر عرج به إلى السماء. و فرضت عليه الصلوات الخمس و صلى في مكة ثلاث سنين و بعدها أمر بالهجرة إلى المدينة.**

Argument është thënia e Allahut të lartësuar:

**“O ti i mbuluar! Ngrihu dhe tërhiqu vërejtjen. Dhe madhëroje Zotin tënd! Dhe rrobat e tua pastroji! Dhe idhujve largoju! Dhe mos u mburr me atë që jep e të duket shumë! Dhe për hir të Zotit tënd duro!”** (74: 1-7)

Kuptimi i **“Ngrihu dhe tërhiqu vërejtjen”** është se ai duhet të paralajmëronte për shirkun dhe të thërriste në teuhid. “**Dhe madhëroje Zotin tënd”** do të thotë madhëroe Zotin tënd me teuhid. **“Dhe idhujve largoju”** në këtë ajet në arabisht janë përdorur fjalët *er-rujz* që do të thotë idhuj dhe *haxhr* që do të thotë me u largu, me liru veten apo me u shkëput. Pra largoju, shkëputu prej idhujve dhe njerëzve që i adhurojnë ata. Ai e morri përsipër këtë detyrë e thirrja në teuhid zgjati për 10 vjet. Pas 10 vjetësh resuli s.a.u.s. u morr për të kryer udhëtimin e tij në qiej (*Miraxh*)[106] e

[106] Fjala “al-‘Uruxh” do të thotë me u ngjit ashtu siç përmendet nga Allahu në Kur’an:

﴾ تعرج الملائكة و الروح إليه ﴿

**“Atje ngjiten engjejt dhe shpirti** (Xhibrili) **në një ditë që zgjatë 50 mijë vjet.”** (70: 4)

Nata e ngjitjes është një prej mrekullive më të mëdha që Allahu i ka dhënë resulit s.a.u.s. para se ai të shpërngulej në Medinë. Kur resuli s.a.u.s. ishte duke fjetur në një pjesë të veçantë të Kabës dikush erdhi tek ai dhe ia hapi trupin e tij në pjesën midis fytit dhe pjesës të poshtme të barkut. Pastaj i ardhuri nxorri zemrën e resulit dhe e mbushi atë me iman e urtësi, duke e pregatitur për atë që do t’i ndodhte atij. Më pas një kafshë e bardhë, e quajtur Burak, më e vogël se mushka e më e madhe se gomari erdhi te resuli s.u.a.s. Hapi i kësaj kafshe

arrinte deri aty ku mund të mbërrijë shikimi. Resuli s.a.u.s. i hipi atij (Burakut) dhe, i shoqëruar nga Xhibrili, shkoi në Jeruzalem ku u fal bashkë me të gjithë nebijët e resulët duke i udhëhequr ata në namaz. Pastaj Xhibrili u ngjit me resulin s.a.u.s. në drejtim të qiellit më të ulët dhe kërkoi të hynte në të. U tha: “Kush është?” Ai (Xhibrili) u përgjigj: “Xhibrili.” U tha: “E kush është me ty?” Ai u përgjigj: “Muhammedi.” Ai tha: “A është thirrur ai?” Ai (Xhibrili) tha: “Po.” U tha: “Mirëserdhët, çfarë vizitori i shkëlqyer ka ardhur!” Hyrja iu lejua atyre dhe atje gjetën Ademin. Xhibrili tha: “Ky është stërgjyshi yt Ademi, përshëndete atë me selam.” Muhammedi e përshëndeti atë e ai iu përgjigj gjithashtu me selam e i tha: “Mirëserdhe, njeri e profet i drejtë!” Në të djathtë të Ademit ishin shpirtrat e atyre pasardhësve të tij që do të shpëtonin e në të majtë shpirtrat e atyre pasardhësve të tij që do të shkatërroheshin. Kur ai shihte në të djathtë qeshte e kur shihte në të majtë ai qante. Pastaj Xhibrili u ngjit me resulin s.a.u.s. në drejtim të qiellit të dytë dhe kërkoi të hynte. Resuli s.a.u.s. gjeti atje Jahjain dhe Isain të cilët janë kushurinj nga nëna (ishin djem tezeje). Xhibrili tha: “Këta janë Jahjai dhe Isai, përshëndeti ata me selam.” Resuli s.a.u.s. i përshëndeti ata me selam e ata u përgjigjën po me selam e thanë: “Mirëserdhe, vëlla dhe profet i drejtë!” Pastaj Xhibrili u ngjit me resulin s.a.u.s. në drejtim të qiellit të tretë dhe kërkoi të hynte. Resuli s.a.u.s. gjeti atje Jusufin e Xhibrili tha: “Ky është Jusufi, përshëntete atë me selam.” Resuli s.a.u.s. e përshëndeti atë me selam e ai iu përgjigj po me selam e tha: “Mirëserdhe, vëlla dhe profet i drejtë!” Pastaj Xhibrili u ngjit me resulin s.a.u.s. në drejtim të qiellit të katërt dhe kërkoi të hynte. Resuli s.a.u.s. gjeti atje Idrizin e Xhibrili i tha: “Ky është Idrizi, përshëndete atë me selam!” Ai e përshëndeti atë me selam e ai ui përgjigj atij me selam e tha: “Mirëserdhe, vëlla e profet i drejtë!” Pastaj Xhibrili u ngjit me resulin s.a.u.s. në drejtim të qiellit të pestë dhe kërkoi të hynte. Resuli s.a.u.s. gjeti atje Harun Ibn Imranin, vëllain e Musait e Xhibrili tha: “Ky është Haruni, përshëndete atë me

selam!” Resuli e përshëndeti atë me selam, ai iu përgjigj atij me selam e tha: “Mirëserdhe, vëlla dhe profet i drejtë!” Pastaj Xhibrili u ngjit me resulin s.a.u.s. në drejtim të qiellit të gjashtë dhe kërkoi të hynte. Ai gjeti atje Musain e kështu Xhbrili i tha: “Ai është Musai, përshëndete atë me selam!” Ai e përshëndeti atë me selam e Musai e përshëndeti e tha: “Mirëserdhe, vëlla dhe profet i drejtë!” Kur ai vazhdoi në drejtim të Musait, Musai qau e resuli s.a.u.s. e pyeti: “Përse qan?” Ai u përgjigj: “Qaj, sepse një burrë u dërgua pas meje si resul dhe prej popullit të tij do të hyjnë në Xhennet më shumë se populli im.” Musai a.s. ishte duke qarë për shkak të pikëllimit të humbjes së shumë virtyteve prej popullit të tij dhe jo sepse e kishte zili popullin e Muhammedit s.a.u.s. Pastaj Xhibrili u ngjit me resulin s.a.u.s. në drejtim të qiellit të shtatë dhe kërkoi të hynte. Resuli s.a.u.s. gjeti atje Ibrahimin e Xhibrili i tha: “Ky është Ibrahimi, përshëndete atë me selam.” Resuli s.a.u.s. e përshëndeti atë me selam e ai iu përgjigj me selam e tha: “Mirëserdhe, bir dhe profet i drejtë!” Ibrahimi a.s. ishte në qiellin e shtatë duke qëndruar me shpinë nga Bejtul-Mamur, në të cilën çdo ditë 70 mijë melaike hyjnë në të për të adhuruar Allahun e pasi dalin prej saj nuk kthehen më kurrë aty. Pastaj resuli s.a.u.s. u ngrit në pikën më të largët, në Sidretul-Munteha e ajo, me urdhërin e Allahut, ishte mbuluar me një shkëlqim e bukuri të tillë që askush nuk mund ta përshkruajë. Pastaj Allahu s.u.t. bëri të detyrueshëm 50 namaze në ditë. Pas kësaj resuli s.a.u.s. zbriti deri tek Musai, i cili e pyeti: “Çfarë bëri Zoti yt të detyrueshëm për popullin tënd.” Resuli s.a.u.s. iu përgjigj: “50 namaze në ditë.” Musai tha: “Populli yt nuk do të jetë në gjendje ta përballojë këtë, unë jam përpjekur shumë me Beni Israilët e kam përvojë prej popujve para jush, prandaj kthehu tek Zoti yt e kërkoi që Ai ta reduktojë këtë detyrim për popullin tënd.” Resuli s.a.u.s. tha: “Kështu, unë u ktheva e dhjetë prej tyre (10 namaze) mu reduktuan.” Resuli s.a.u.s. u kthye tek Allahu disa herë derisa detyrimi u fiksua në pesë namaze. Atëherë u thirr: “Unë e

kështu 5 namazet u bënë të detyrueshme për të. Ai u fal në Mekë për tre vjet[107] atëherë ai u urdhërua të kryente hixhrin (të emigronte) në Medine[108].

---

kam reduktuar detyrimin dhe ngarkesën për robtë e Mi." (Për të lexuar hadithin e plotë shih: *S. Buhari, Eng. Trans. V. 4 f. 287-290 No.429 dhe V.5 f.143-148 No. 227*)

Gjithashtu këtë natë resuli s.a.u.s. u fut në Xhennet dhe pa tenda perlash e vërejti se toka e Xhennetit ishe misk. Pas kësaj Allahu s.u.t. e riktheu resulin s.a.u.s. në Mekë në kohën e agimit e pas kësaj ai fali namazin e agimit (*Subh*).

[107] Në atë kohë falej namazi dy rekatsh. Kur resuli s.a.u.s. emigroi në Medine namazi brenda vendbanimit u bë katër rekatësh, ndërsa namazi i udhëtimit mbeti dy rekatsh.

[108] Allahu s.u.t. e urdhëroi Muhammedin s.a.u.s. të emigrojë në Medine për shkak se populli i Mekës e ndalonte atë që ai të ftonte njerëzit në Fenë e Allahut. Kështu, në muajin Rebiul-Evel, në vitin e 13-të të profetësisë së tij, resuli s.a.u.s. mbërriti në Medine. Ai, me lejen e Allahut, e la Mekën duke emigruar për në Medine pasi u kishte propaganduar në Mekë njerëzve plot argumente e prova të qarta për 13 vjet me radhë. Megjithatë shumica e kurejshitëve dhe e udhëheqësve të tyre mohuan dhe, me duart e tyre, i shkaktuan resulit s.a.u.s. dhe njerëzve që besuan tek ai vështirësi e mundime të mëdha. Puna shkoi deri aty sa që ata u pregatitën për ta vrarë tinëzisht resulin s.a.u.s. Udhëheqësit e tyre u mblodhën në *Darun-Nedwah* për tu konsultuar me njëri-tjetrin se çfarë do të bënin me resulin s.a.u.s. Ata panë se shokët e tij kishin emigruar në Medine dhe kuptuan se ai, sigurisht, do të shkonte të bashkohej me ta dhe do të kërkonte ndihmën e Ensarëve (njerëz që i kishin dhënë besën resulit s.a.u.s. se do ta mbronin atë ashtu si fëmijët dhe gratë e tyre). N.q.s. kjo do të realizohej, përballë kurejshitëve do të gjendej një forcë e madhe. Në këtë situatë armiku i Allahut, Ebu Xhehli, hodhi idenë që të zgjidhej një grup të rinjsh i përbërë

nga një pëfaqësues për çdo fis, tu jepej nga një shpatë e ata, të gjithë së bashku, të sulmonin e ta vrisnin resulin s.a.u.s.. Kështu ata do të shpëtonin prej tij dhe, për më tepër, përgjegjësia e derdhjes së gjakut do të nddahej në të gjitha fiset, kështu që *Benu Abd Menaf*-ët (farefisi i resulit s.a.u.s.) nuk do të mundnin të luftonin kundër të gjithëve për tu hakmarrë dhe do të kënaqeshin duke u dëmshpërblyer për gjakun e derdhur, dëmshpërblim ky  që do tu ofrohej atyre.

Allahu s.u.t. i tregoi resulit s.a.u.s. për këtë plan të mushrikëve dhe i dha atij lejen që të emigronte në Medine. Ebu Bekri r.a. kishte bërë përgatitjet për emigrim, por resuli s.a.u.s. i kishte thënë që të priste, sepse ai vetë priste urdhërin e Allahut për të emigruar. Kështu, Ebu Bekri r.a. qëndroi që të shoqëronte resulin s.a.u.s. Aishja r.a. ka thënë: “Kur ne ishim në shtëpinë e Ebu Bekrit në kohën e vapës së mesditës, resuli s.a.u.s. erdhi e trokiti në derë. Ebu Bekri tha: “Nëna dhe babai im u bëfshin fli për të! Pasha Allahun, diçka serioze duhet ta ketë sjellë atë këtu në këtë orë.” Resuli s.a.u.s. hyri dhe i tha Ebu Bekrit: “Nisi të gjithë ata që janë me ty!” Ai tha: “Është vetëm familja jote (gruaja).” Resuli s.a.u.s. tha: “Mu dha leja për tu larguar.” Ebu Bekri tha: “A të të shoqëroj ty, o i dërguari i Allahut?” Ai u përgjigj: “Po.” Ebu Bekri tha: “Atëherë, o resulullah, merr një prej këtyre kafshëve të mija.” Resuli s.a.u.s. tha: “Me pagesë!” Kushtu, resuli s.a.u.s. u nis së bashku me Ebu Bekrin dhe qëndruan në një shpellë në malin Thawr për tri netë. Abdullah ibn Ebi Bekr, që ishte djalë i zgjuar dhe i vëmendëshëm, qëndronte me ta gjatë netëve dhe kthehej në Mekë kur mbaronte nata që të ishte midis kurejshitëve ditën. Kështu, ai dëgjonte çfarë thoshin ata për resulin dhe shokët e tij e natën shkonte dhe ua trgonte atyre. Kurejshitët filluan të kërkonin kudo për resulin s.a.u.s. dhe u përpoqën ta zinin atë me çdo kusht. Ata, gjithashtu, vunë një shpërblim prej 100 devesh për atë që do ta sillte resulin s.a.u.s. dhe shokët e tij. Por Allahu s.u.t. i mbrojti ata. Kurejshitët madje u ndalën në hyrjen e shpellës, por nuk i

panë ata. Ebu Bekri r.a. ka thënë: “Unë i thashë resulit s.a.u.s. kur ishim në shpellë: “N.q.s. një prej tyre do të shohë poshtë në drejtim të këmbëve të tij, do të na pikasë.” Resuli s.a.u.s. u përgjigj: “Mos u shqetëso, Allahu është me ne. Çfarë mendon ti, o Ebu Bekr, për dy vetë kur i treti është Allahu?” Pas tri netësh, kur vala e kërkimeve për ta ra disi, ata të dy lanë shpellën dhe u drejtuan në drejtim të Medines nga rruga e bregdetit. Kur njerëzit e Medines, Muhaxhirët dhe Ensarët, dëgjuan se resuli s.a.u.s. kishte lënë Mekën, filluan të dilnin, për ditë tek rrafshnalta vullkanore për të pritur ardhjen e resulit s.a.u.s. dhe të shoqëruesve të tij. Ata ktheheshin vetëm kur vapa i detyronte të shkonin në shtëpitë e tyre. Në kohën kur resuli s.a.u.s. arriti në Medine ishte afërsisht mesditë dhe temperatura ishte shumë e lartë e kështu njerëzit ishin kthyer në shtëpitë e tyre. Atëherë një çifut që kishte hipur në majë të fortesave për të parë diçka pa resulin s.a.u.s. dhe shokët e tij duke ardhur nga shkretëtira. Ai nuk mundi ta mbajë veten dhe filloi të bërtiste: “O arabë, erdhi njeriu juaj i madh që po prisnit!” Kushtu, muslimanët u turrën për të takuar resulin s.a.u.s., duke marrë me vete edhe armët e tyre në shenjë respekti ndaj resulit s.u.a.s. dhe për të treguar se ata ishin gati për xhihad e për ta mbrojtur atë. Ata e takuan atë në rrafshnaltën e llavës e ai, së bashku me ta, u kthye në të djathtë dhe u ul me Benu Amër ibn Auf në Kuba. Ai qëndroi me ta për pak net dhe hodhi themelet e xhamisë. Pastaj ai shkoi në Medine së bashku me njerëzit si që ishin me të dhe me shumë të tjerë që u bashkuan me ta rrugës. Ebu Bekri ka thënë: “Kur ne arritëm në Medine njerëzit dolën në rrugë e disa hipnin mbi shtëpitë e tyre, madje kishin dalë edhe fëmijët dhe shërbëtorët, e të gjithë thërrisnin ‘Allahu Ekber, i dërguari i Allahut erdhi! Allahu Ekber, Muhammedi erdhi!’ (*Shiko S. Buhari eng. trans. v.5 f.158-167 n.245*)

**و الهجرة: الانتقال من بلد الشرك إلى بلد الإسلام و الهجرة فريضة على هذه الأمة من بلد الشرك إلى بلد الإسلام و هي باقية إلى أن تقوم الساعة و الدليل قوله تعالى:**

*Hixhreti* emigrimi është largimi nga vendi i shirkut për në vendin Islam[109]. Emigrimi nga vendi i shirkut për në një vend Islam është i detyrueshëm për këtë ummet[110] dhe do të vazhdojë të jetë i tillë deri në Ditën e Kijametit. Argument për këtë është thënia e Allahut:

---

[109] *El-Hixhreh* nga pikpamja gjuhësore është fjalë e rrjedhur nga fjala *el-hexhr* që do të thotë braktisje. Kuptimi fetar që ka kjo fjalë është ashtu siç ka thënë autori: Migrim nga vendi i shirkut për në vendin Islam. Vendi i shirkut është ai vend në të cilin shirku përkrahet e mbrohet dhe shenjat që shfaqin Islamin si ezani, namazi me xhemat, bajramet dhe xhumaja nuk janë vendosur. Kur themi nuk janë të vendosura, përjashtojmë ato shenja të Islamit që janë vendosur në mënyrë të kufizuar si dhe ato të vendosura nga minoretetet muslimane në vendet e kafirëve. Këto vende në të cilat shenjat e Islamit janë vendosur vetëm në minoritetet e muslimanëve nuk janë vende Islame. Vende islame janë ato vende, në të cilat shenjat e Islamit janë vendosur në të gjithë vendin.

[110] Për çdo musliman që nuk mund të praktikojë Fenë e tij në vendet e kafirëve është e detyrueshme të emigrojë. N.q.s. ai nuk mund të praktikojë fenë e tij, atëherë Islami i tij nuk do plotësohet derisa ai të kryejë migrimin. Kjo sepse çdo gjë që është e domosdoshme për kryerjen e një detyrimi fetar është e detyrueshme të plotësohet.

﴿ إن الذين توفاهم الملائكة ظالمى أنفسهم قالوا كنا مستضعفين في الأرض قالوا ألم تكن أرض الله واسعة فتهاجروا فيها فأولئك مأواهم جهنم و سآءت مصيرا إلا المستضعفين من الرجال و النسآء و الولدان لا يستطيعون حيلة و لا يهتدون سبيلا فأولئك عسى الله أن يعفو عنهم و كان الله عفوا غفورا ﴾

**“Melekët ua morën shpirtin e atyre që ishin mizorë të vetvetes ju thanë: “Në çka ishit ju? – Ata thanë: “Ne ishim të paaftë në atë tokë!”** (melekët) **Ju thanë: “A nuk ishte e gjerë toka e Allahut e të migronit në të?” Vendi i tyre është Xhehennemi dhe sa vend i keq është ai!**

**Përveç atyre që ishin të paaftë nga burrat, gratë e fëmijët që nuk kishin mundësi të gjenin, as mënyrë, as rrugë** (për shpërngulje)**.**

**Atyre do t’ua falë Allahu. Allahu është që shlyen e falë shumë.”** (4: 97-99)

و قوله تعالى: ﴿ يا عبادي الذين آمنوا إن أرضى و اسعة فإياي فاعبدون ﴾ قال البغوي رحمه الله تعالى: سبب نزول هذه الآية في المسلمين الذين بمكة لم يهاجروا ناداهم الله باسم الإيمان و الدليل على الهجرة من السنة قوله: "لا

تنقطع الهجرة حتى تنقطع التوبة و لا تنقطع التوبة حتى تطلع الشمس من مغربها."

**"O robërit e mi që besuat, toka Ime është e gjerë, pra vetëm Mua më adhuroni."** (29: 56) El-Begaui thotë: "Ky ajet është shpallur në lidhje me muslimanët që ishin në Mekë e që nuk emigruan. Allahu u drejtohet atyre duke i quajtur besimtar."[111]

Provë për emigrimin është edhe hadithi në të cilin resuli s.a.u.s. thotë: *"Emigrimi nuk do të ndërpritet derisa të mos ndërpritet pendimi, dhe pendimi nuk do të ndërpritet derisa dielli të lind nga perëndimi."*[112]

---

[111] Ajo që është përmendur këtu nga shejhu duke cituar El-Begauin, n.q.s. është marrë nga tefsiri i tij, është cituar jo fjalë për fjalë, por me kuptim. Kjo sepse në lidhje me komentin e këtij ajeti në tefsirin e El-Beganit nuk gjendet një gjë e tillë fjalë për fjalë.

[112] Kjo do të jetë në atë kohë kur veprat e të drejtëve do të përfundojnë. Allahu s.u.t. thotë:

**"A mos janë duke pritur ata** (pas këtyre fakteve) **vetëm t'iu vijnë melek** (t'u marrin shpirtin)**, të vijë Zoti yt** (urdhëri për shkatërrim) **ose të vijnë disa nga shenjat e Zotit tënd,** (në) **ditën kur vijnë disa shenja të Zotit tënd, asnjë njeriu nuk i vlen besimi i tij nëse nuk ka besuar më parë ose nuk ka bërë në besimin e tij kurrëfarë të mire. Thuaj: "Pritni, edhe ne jemi duke pritur!"** (6: 158)

Më posht do të përmendim rregullat në lidhje me udhëtimin për në vendet e kafirëve. Udhëtimi për në vendet e kafirëve nuk lejohet n.q.s. nuk përmbushen kushte e mëposhtme.

(1)-Personi të ketë dije në mënyrë që të largoj dyshimet.

(2)-Personi të jetë i lidhur mirë me Islamin që të mos e mposhtin cytjet e dëshirat e këqija.

(3)-Kur personi ka nevojë për këtë udhëtim.

N.q.s. këto tre kushte nuk plotësohen atëherë nuk lejohet të udhëtohet në vendet e kafirëve për shkak të sprovave të mëdha e joshjes ndaj të keqes që ai duhet të përballojë. Gjithashtu duhet ai duhet të bëjë llogari që të mos shpenzojë pasuri kot sepse dihet se këto udhëtime kërkojnë shumë para.

N.q.s. një person ka nevojë që të shkojë në vendet e kafirëve për shkak të nevojës për tu mjekuar ose për të marrë ndonjë dije nga shkenca që nuk gjendet në vendin e tij e ai ka dije dhe është i lidhur mirë me Islamin atëherë për të nuk ka ndonjë problem që ta kryej këtë udhëtim.

Por udhëtimi në vendet e kafirëve për turizëm nuk është i lejuar sepse kjo nuk është e nevojshme. Ai mund të shkojë për turizëm në vendet Islame. El-hamdu lilah disa vende Islame si p.sh. Arabia Saudite ka vende të përshtatshme për turizëm kështu muslimanët mund të shkojnë atje për pushime.

Vendosja me banim në vendet e kafirëve është e rrezikshme për muslimanin, për fenë, edukimin, karakterin dhe sjelljen e tij. Ne njohim tashmë shumë prej atyre që vendosen në vendet e kafirëve e që feja e tyre prishet. Disa prej tyre kthehen prej vendeve ku kanë shkuar me ide, sjellje e zakone që nuk përputhen me Islamin bile disa prej tyre shkojnë deri aty saqë mohojnë edhe Islamin. Për këtë arsye është e përshtatshme, në fakt është e detyrueshme, që kjo gjë të evitohet duke plotësuar kushtet që kemi përmendur më sipër.

Vendosja me banim në vendet e kafirëve ka dy kushte kryesore:

(1)-Që feja e personit të jetë i sigurt ai duhet të ketë dije të mjaftueshme, iman dhe dëshirë për të kryer vepra të mira dhe për tu bërë i fortë në fenë e tij. Gjithashtu ai duhet të ketë brenda

vetes së tij urrejtje për kafirët. Dashuria dhe miqësia ndaj kafirëve janë gjëra që mohojnë imanin. Allahu s.u.t. thotë:

﴿ لا تجد قوما يؤمنون بالله و اليوم الأخر يوآدون من حآد الله و رسوله و لو كانوا ءاباۤءهم أو أبنآءهم أو إخوانهم أو عشيرتهم ... ﴾

**“Nuk gjen popull që e beson Allahun dhe ditën e gjykimit, e ta dojë atë që kundërshton Allahun dhe të dërguarin e Tij, edhe sikur të jenë ata** (kundërshtarët) **prindërit e tyre, ose fëmijët e tyre, ose vëllezërit e tyre, ose farefisi i tyre. …”** (58: 22)

**“O ju që besuat! Mos zini miq as jehudë as të krishterë. Ata janë miq të njëri tjetrit. E kush prej jush i miqëson ata, ai është prej tyre. Vërtet Allahu nuk vë në rrugë të drejtë popullin zullumqarë.**

**E ata që në zemrat e tyre kanë sëmundje, i sheh se nga rendin te ta** (për miqësi) **duke thënë: “Po frikësohemi se mos po na sillet ndonjë e keqe.” Po Allahu do të sjellë fitoren, ose diçka tjetër nga ana e Tij e atëherë do të pendohen për atë që e mbanin të fshet në shpirtin e tyre.”** (5: 51-52)

Gjithashtu resuli s.a.u.s. ka thënë në një hadith sahih: *“Kushdo që do një popull është prej tyre, dhe njeriu është me ata që do.”* [Përkthyesi në anglisht: Buhari tregon në Sahihun e tij nga Abdullah ibn Mesud se resuli s.a.u.s. ka thënë: *“Çdo njeri do të jetë me ata që ai do.”* (S. Buhari eng. trans. v.9 f.122 n.189). Ahmedi transmeton në një hadith të gjatë nga Aishja se resuli s.a.u.s. ka thënë: *“... një burrë nuk e do një popull e që Allahu të mos bëjë që ai të jetë me ta.”* (I cilësuar sahih nga Albani shiko Sahihul-Jaami n.3021)

(2)-Personi të ketë mundësi të manifestojë fenë e tij hapur në mënyrë të tillë që të manifestohen shenjat e jashme të Islamit e personi të mos ndalohet për këtë. Ai nuk duhet të ndalohet nga

falja e namazit me xhemat apo jo, nga falja e xhumasë, zekati, argjërimi, haxhi e nga ritet e tjera të Islamit. N.q.s. nuk lejohet t'i kryej këto atëherë nuk është e lejueshme për të të vendoset atje. Jo vetëm kaq por në këto kushte atij i bëhet detyrim emigrimi.

Autori i el-Mugni ka thënë (v.8 f.457) kur përmend kategorit e njerëzve në lidhje me emigrimin: "I pari që banon në vend kafirësh e që e ka detyrë emigrimin është ai i cili nuk lejohet të kryej detyrimet e tij kundrejt Islamit e që ka mundësi ta kryej emigrimin. Allahu thotë:

**"Melekët ua morën shpirtin e atyre që ishin mizorë të vetvetes, e ju thanë: "Në çka ishit ju? – Ata thanë: "Ne ishim të paaftë në atë tokë!"** (melekët) **Ju thanë: "A nuk ishte e gjerë toka e Allahut e të migronit në të?" Vendi i tyre është Xhehennemi dhe sa vend i keq është ai!"** (4: 97)

Ky është një kërcënim i ashpër i cili provon detyrimin. Është e detyrueshme të bëhen detyrimet që ka personi ndaj Isalmit. Migrimi është i domosdoshëm për kryerjen e detyrimeve që ka personi kështu edhe migrimi vetë bëhet i detyrueshëm."

Pas plotësimit të këtyre dy kushteve bazë banimi në një vend kafirësh ndahet në disa kategori:

Kategoria e parë: Kur muslimani vendoset në vendin e kafirëve për të bërë thirrje në Islam. Ky është një lloj xhihadi e është farz kifaje (detyrim i përgjithshëm që n.q.s. kryet nga disa atëherë të tjerëve u hiqet detyrimi) për ata që janë në gjendje ta kryejnë atë, por gjithmon me kusht që ai të mos ndalohet nga kjo e që njerëzit që ai thërret të mos ndalohen t'i përgjigjen atij. Kjo sepse thirrja në Islam është një prej detyrimeve të fesë, është rruga e të dërguarve dhe resuli s.a.u.s. ka urdhëruar që ne të transmetojmë mesazhin që ai solli në çdo vend dhe kohë. Resuli s.a.u.s. ka thënë: *"Transmetoni prej meje qoftë edhe një ajet të vetëm."* (S. Buhari eng. trans. v.4 f.442 n.667)

Kategoria e dytë: Kur muslimani vendoset në vendin e kafirëve për të studiuar gjendjen dhe kushtet e tyre në lidhje me besimin, adhurimin, mënyrat e degjenerimit dhe anarkinë e tyre. Ai e bën këtë në mënyrë që t'i paralajmërojë njerëzit që të mos mashtrohen prej sistemeve, teorive, metodave etj. që ndjekin kafirët e që janë në kundërshtim me Islamin dhe për t'i treguar realitetin e tyre personave që janë tërhequr prej tyre. Kjo lloj vendosje është gjithashtu një lloj xhihadi për shkak se ka për qëllim paralajmërimin ndaj kufrit dhe njerëzve të tij. Ky veprim përveç të tjerash duke paraqitur të korrupsionin, prishjen, shthurjen e degjenerimin e vendeve të kufrit nxjerr në pah vërtetësinë, saktësinë dhe udhëzimin e drejtë të Islamit. Ashtu siç thuhet në një shprehje: "Gjërat bëhen të qarta nga e kundërta e tyre." Kjo vendosje është e kushtëzuar nga fakti i të qënit të aftë i personin për t'ia arritur këtij qëlli pa shkaktuar dëm. N.q.s. ai nuk mund ta arrijë qëllimin e tij për paralajmërimin e njerëzve atëherë në këtë vendosje nuk ka dobi. Gjithashtu edhe n.q.s. qëllimi i tij mund të arrihet por duke pasur dëm të madh p.sh. n.q.s. njerëzit reagojnë duke përbuzur e sharë Islamin, resulin s.a.u.s. e dijetarët atëherë personi duhet të tërhiqet prej qëllimit të tij ashtu siç thotë Allahu i lartësuar:

﴿ و لاتسبوا الذين يدعون من دون الله فيسبوا الله عدوا بغير علم كذلك زينا لكل أمة عملهم ثم إلى ربهم مرجعهم فينبئهم بما كانوا يعملون ﴾

**"Ju mos ua shani ata** (zotat) **që u luten** (idhujtarët)**, veç Allahut, e si** (hakmarrje) **të fyejnë Allahun nga armiqësia, duke mos ditur** (për madhërinë e Tij)**. Kështu ne i kemi zbukuruar çdo populli veprimin e vet, mandej e ardhmja e tyre është te Zoti i tyre, e Ai i shpërblen për atë që vepruan."** (6: 108)

E ngjashme me këtë është vendosja në vendin e kafirëve si spiun në shërbim të muslimanëve për të zbuluar komlotet e thurura kundër munslimanëve. Dërgimin e spiunëve e ka bërë edhe resuli a.s.u.s. në luftën e Hendekut kur dërgoi Hudhejfe ibn Jemen te mushrikët për të parë gjendjen e tyre.

Kategoria e tretë: Është rasti kur për këtë vendosje ka nevojë vendi Musliman që të mbajë marrëdhënie diplomatike me atë shtetë kafir si p.sh. rasti i punonjësve të ambasadave. Rregullat për vendosjen e këtyre njerëzve varen nga qëllimi i vendosjes së tyre. Kështu atasheu kulturor vendoset për tu marrë me çështjet e studentëve duke u kujdesur që ata të afrohen sa më shumë me Islamin dhe të lidhen fort me të. Në këtë mënyrë vendosja e këtij personi ka dobi të madhe duke mënjanuar shumë të këqija.

Kategoria e katërt: Vendosja e një personi për nevoja personale dhe për arsye të caktuar të lejuar p.sh. tregtia ose mjekimi. Vendosje të tilla bëhen të lejueshme në vartësi të nevojës. Dijetarët thonë se është e lejuar të futesh në vendin e kafirëve për tregti dhe ata për këtë nxjerrin argument disa hadithe prej shokëve të resulit s.a.u.s.

Kategoria e pestë: Vendosja në vendin e kufrit për studentët. Kjo është njësoj si kategoria e mësipërme dhe varet nga nevoja. Megjithatë kjo është më e rrezikshme për shkatërrimin e fesë dhe karakterit të personit. Kjo sepse studenti ndjen se është në pozitë inferiore ndaj mësuesit të tij e kështu ai i respekton dhe i pëlqen mendimet, sjelljet e veprimet e mësuesit të tij dhe përpiqet t'i imitojë ato, me përjashtim të atyre studentëve që Allahu i mbron e të cilët janë pak.

Nxënësi ka nevojë për mësuesin e tij e kështu kjo do ta çojë që ai da dojë atë dhe të mos pranojë se mësuesi i tij është i devijuar dhe kequdhëzuar. Për më tepër studenti do të ketë shokë prej studentëve të tjerë do ti dojë ata a do të miqësohet me ta e kështu do të influencohet prej tyre. Për shkak të këtij rreziku

të madh është e domosdoshme që personi të tregoj kujdes shumë të jashtëzakonshëm në këto raste.

Kushtet e mëposhtme janë mjaft të rëndësishme që të plotësohen në rastin e studentëve.

(i)-Studenti duhet të jetë në gjendje që të arrijë të bëjë dallimin midis asaj që është e dëmshme dhe asaj që është e dobishme gjithashtu të arrij të kuptoj pasojat që mund t'i sjellë një veprim i caktuar. Dërgimi në vendet e kufrit i nxënësve të rinj që nuk janë të formuar plotësisht nga ana intelektuale është shumë e rrezikshme për fenë, sjelljen e veprimet e tyre. Jo vetëm kaq por kjo është mjaft e rrezikshme edhe për vetë umetin tek i cili ata do të kthehen e ku do të përhapin helmin që morën prej kafirëve. Kjo është diçka e ditur për të cilën dëshmon realiteti. Shumë student që kanë shkuar nga vendet Muslimane në vendet e kufrit për të studiuar janë kthyer në vendet e tyre me fe të prishur e me sjellje e mendime të devijuara. Kësaj i thotë të çosh cajpin te kasapi.

(ii)-Studenti duhet të ketë dije të mjaftueshme për Islamin që të jetë i aftë të ndajë të kotën nga e vërteta, të refuzojë idetë dhe veprimet devijuese e të mos i turbullohen idetë e tij të pastra rreth Islamit. Kjo përmendet edhe në duan e më poshtme që është mirë të bëhet: "O Allah, tregoje për mua të vërtetën si të vërtetë dhe më bëj mua që ta pasoj atë. Tregoje për mua të pavërtetën si të pavërtetë dhe më bëj mua që të largohem prej saj e mos e fsheh atë për mua e unë të shkoj në rrugë të gabuar."

(iii)-Studenti duhet të jetë i lidhur mirë me fenë e tij në mënyrë që të mbrohet nga rënia në kufër apo nga rënia e besimit. Ai që nuk është i kapur fort pas Islamit nuk do të jetë i sigurt veçse në dashtë Allahu. Kjo sepse ai do të sulmohet shumë, ashpër me metoda nga më të ndryshmet e që mbrojtja e tij nuk është në gjendje për ta përballuar këtë. Kështu duke gjetur një mbrojtje të dobët sulmet e do të bëjnë punën e tyre.

(iv)-Studenti mund të shkojë në vendet e kufrit kur ai duhet të mësojë diçka që nuk mud ta gjejë në shkollat e vendit të

tij. Kjo duhet të bëhet që muslimanët të përfitojnë diçka të mirë prej kësaj dijeje. Por n.q.s. është dije që nuk ka dobi për muslimanët ose dije që mund të studiohet në vend musliman atëherë nuk është e lejuar të vendosesh në vendet e kufrit për ta marrë këtë dije.

Kategoria e gjashtë: Kur personi vendoset për të qëndruar. Kjo është akoma më e rrezikshme për shkak të të keqes që ajo mbart nga shoqërimi i plotë me njerëzit e kufrit. Gjithashtu ai do të ndjejë se i përket atij vendi bashkë me të gjitha ato që rrjedhin nga kjo si dashuria, miqësia, ndihma për rritjen dhe përparimin e komunitetit kafir. Familja e do të rritet dhe do të edukohet mes kafirëve dhe është shumë e vështirë të mos marri prej zakoneve dhe sjelljeve të tyre e ndoshta mund t'i pasojnë kafirët në në atë që ata besojnë dhe adhurojnë. Për këtë arsye resuli s.a.u.s. ka thënë: *"Kushdo që shoqërohet me mushrikët dhe banon midis tyre është si ata."* (Ebu Daud eng. trans. v.2 f.782 n.2781 dhe i cilësuar hasen nga mbështetja që i ka bërë Albani shiko Sahihul-Xhami n.6186 dhe Silsilatus-Sahih n.2330)

Ky hadith, megjithëse mund ta ketë zinxhirin e transmetimit të dobët, në atë që përmend duket se është i saktë sepse duke jetuar me një grup njerëzish kjo bën që t'i të bëhesh si ta. Transmetohet nga Kajs ibn Ebi Hazim se resuli s.a.u.a. ka thënë: *"Unë nuk kam përgjegjësi për atë që vendoset* (me banim) *mes mushrikëve." Ata thanë: "O i dërguari i Allahut pse kështu?"Ai tha: "Kampi i tyre* (vendqëndrimi i tyre) *nuk duhet të jetë i dukshëm për të tjerët* (nuk duhet të jetë shumë afër kampeve të tyre)*."* [Mbledhur nga Ebu Daud eng. trans. v.2 f.730 n.2639 dhe Tirmidhiu. Shumë prej tregusit të këtij hadithi thonë se ai është *mursal* (mungon lidhja midis tabiinit dhe resulit s.a.u.s)] Tirmidhiu thotë: "E kam dëgjuar Muhammedin (e ka për Buharin) të thotë: "Ajo që është e saktë është se tregimi nga Kajsi prej resulit s.a.u.s. është *mursal*."" (Shejh Albani thotë për të se është hasen: Sahihul-Xhami n.1461, el-Irëa n.1207 dhe es-Sahih n.636) Si mundet që shpirti i një besimatri të jetë i

فلما استقر بالمدينة أمر ببقية شرائع الإسلام مثل الصلاة و الزكاة, و الحج, و الجهاد, و الأذان, و الأمر بالعروف و النهي عن المنكر و غير ذلك من شرائع الإسلام

Kur resuli s.a.u.s. u vendos në Medine ai urdhëroi urdhërat e Islamit si zekati, namazi, haxhi, xhihadi, ezani. Ai urdhëroi gjithashtu për të bërë mirë dhe ndaloi bërjen keq si edhe pjesën tjetër të urdhërave të Islamit[113].

---

kënaqur të jetojë në vendin e kafirëve ku kufri dhe shenjat e kafirëve janë hapur dhe ku gjykimi nuk është ai me ligjin e Allahut. Personi që jeton atje i shikon të gjitha këto me sytë e tij, i dëgjon me veshët e tij dhe vazhdon të kënaqet me qëndrimin e tij e të familjes së tij atje ashtu sikur të ishte në një vend musliman. Kjo është shumë e rrezikshme për fenë e tij, të gruas së tij e të fëmijëve të tij.

Këto janë konkluzionet që kemi arritur në lidhje me vendosjen në vendin e kafirëve. Lusim Allahun që ajo të jetë në përputhje me të vërtetën.

[113] Autori, Allahu e mëshiroftë, thotë se kur resuli s.a.u.s. u vendos në Medine ai urdhëroi urdhërat e tjera të Islamit. Kjo sepse në Mekë ai thirri në teuhid për rreth 10 vjet. Urdhëri për namazin 5 herë në ditë u dha kur resuli s.a.u.s. ishte në Mekë. Ai emigroi në Medine para se zekati, argjërimi, haxhi dhe pjesa tjetër e të detyrave që janë të detyrueshme. Ajo që duket nga fjalët e autorit është se zekati në përgjigjësi si dhe në detaje të tij u bë detyrim në Medine. Disa nga dijetarët thonë se caktimi i sasisë së pasurisë për të cilën ai bëhet i detyrueshëm të paguhet dhe sasia e zekatit që duhet dhënë nuk është shpallur në Mekë por në Medine. Këta dijetarë përmendin si argument faktin se ajetet që detyrojnë zekatin janë përmendur në sure të shpallura në Mekë. Disa prej këtyre ajete janë:

أخذ على هذا عشر سنين و بعدها توفي صلوات الله و سلامه عليه

Ai i vendosi këto për 10 vjet e pas kësaj ai u largua. Paqja dhe bekimi i Allahut qoftë mbi të.[114]

---

﴾ ... و ءاتوا حقه يوم حصاده ... ﴿

**"… Hani frutat e tyre kur të piqen dhe ditën e korrjes së frutave jepnie atë pjesë që është obligim …"** (6: 141)

**"Dhe ata që në pasurinë e vet kanë ndarë një pjesë të caktuar. Për lypësin dhe për nevojtarin që nuk lyp."** (70: 24-25)

Si do që të jetë vendosja përfundimtare e zekatit, caktimi i sasisë për të cilin ai paguhet, sasia e tij, kush duhet ta marri atë janë caktuar në Medine.

E njëjta gjë është edhe për ezanin dhe namazin me xhemat. Ato u bënë të detyrueshme në Medine. Kjo sepse ezani që është thirrja për namaz me xhemat u bë i detyrueshëm në vitin 2h. Ndërsa për sa i përket zekatin dhe argjërimin ato të dyja u bënë të detyrueshme në vitin e dytë të hixhretit. Haxhi u bë i detyrueshëm vitin e 9h. kohë në të cilën Meka ishte bërë vend muslimanësh sepse ajo u çlirua nga muslimanët në vitin 8h. Gjithashtu të gjitha urdhëresat e tjera për mirë dhe ndalesat nga të këqijat u shpallën në Medine.

[114] Resuli s.a.u.s. vazhdoi misionin e tij pas emigrimit edhe për 10 vjetë të tjerë dhe kur Allahu e plotësojë favorin e Tij ndaj besimtarëve, fenë Islame, atëherë misioni i resulit s.a.u.s. mbaroi. Kështu Allahu ja mori atij jetën për ta bashkuar atë me shoqërinë më të lartë atë të profetëve, të pasuesve të sinqertë të tyre e të shehidëve. Resuli s.a.u.s. vdiq nga një sëmundjeje në

fund të muajit Sefer dhe në fillim të muajit Rabil-eual. Para se të vdiste ai doli para njerëzve me kokë të lidhur, u ngjit në mimber, shprehu dëshminë e besimit dhe gjëja e parë që ai tha pas kësaj ishte duaja për shehidët që u vranë në Uhud. Pastaj ai tha: *"Një robi prej robërve të Allahut iu dha nga Allahu e drejta për të zgjedhur midis kësaj bote dhe asaj që është te Ai. Ai zgjodhi atë që është te Allahu."* Ebu Bekri e kuptoi këtë qau dhe tha: "U sakrifikoftë nëna dhe babai im për ty! Ne jemi gati të sakrifikojmë për ty nënat, baballarët, fëmijët dhe veten tonë për ty." Resuli s.a.u.s. tha: *"Mos u nxito o Ebu Bekër."* Pastaj ai (resuli s.a.u.s.) tha: *"Personi që më ka favorizuar më shumë me shoqërinë dhe pasurinë e tij është Ebu Bekri e n.q.s. do të merrja ndonjë si mikun tim më të dashur përveç Allahut atëherë do të zgjidhja Ebu Bekrin. E ajo është dashuri dhe miqësi në Islam."* Pastaj ai e urdhëroi Ebu Bekrin të udhëhiqte namazin.

Ditën e hënë më 12 ose13 të muajit Rabil-eual në vitin 11h. resuli s.a.u.s. vdiq. Kur i erdhi vdekja resuli s.a.u.s. zhyti duart në ujin që e kishte pranë fshiu fytyrën dhe tha: *"Askush nuk ka të drejtë të adhurohet veç Allahut, me të vërtetë vdekja ka agoninë e saj."* Pastaj ktheu shikimin nga qielli dhe tha: *"O Allah, midis shoqërisë më të lartë."* Atë ditë ai dha shpirt e njerëzit u dëshpëruan shumë. Ebu Bekri doli, hipi në mimber, lavdëroi Allahun dhe tha: "… kushdo që adhuronte Muhammedin ta dijë Muhammedi ka vdekur e kushdo që adhuron Allahun ta dijë Allahu jeton e kurrë nuk vdes." Pastaj lexoi ajetin:

﴾ و مامحمد إلا رسول قد خلت من قبله الرسل أفإين مات أو قتل انقلبتم على أعقابكم ... ﴿

**"Muhammedi nuk është gjë tjetër vetëm se i dërguar. Edhe para tij pati të dërguar** (që vdiqën ose u vranë)**. E nëse ai vdes ose mbytet, a do të ktheheshit ju prapa** (nga feja ose lufta)**? …"** (3: 144)

**و دينه باق, و هذا دينه لا خير إلا دل الأمة عليه و لا شر إلا حذرها منه و الخير الذي دل عليه: التوحيد و جميع ما يحبه الله و يرضاه, و الشر حذر منه: الشرك و جميع ما يكرهه الله و يأباه, بعثه الله إلى الناس كافة و افترض الله طاعته على جميع الثقلين: الجن و الإنس و الدليل قوله تعالى: ﴿ قل يا أيها الناس إني رسول الله إليكم جميعا ﴾**

Por feja e tij mbeti dhe kjo është feja e tij. Nuk ka të mirë tjetër përveç asaj me të cilën ai e udhëzoi këtë umet e as të keqe tjetër përveç asaj për të cilën ai tërhoqi vërjtjen. E mira në të cilën ai thërriti është teuhidi dhe të gjitha ato gjëra me bërjen e të cilave nga njerëzit Allahu kënaqet. E keqja për të cilën ai tërhoqi vërejtjen është shirku dhe të gjitha ato gjëra bërjen e të cilave nga njerëzit Allahu e urren e nuk e do. Allahu e dërgoi Muhammedin s.a.u.s. si të

---

**﴿ إنك ميت و إنهم ميتون ﴾**

**"Ti do të jesh i vdekur, e edhe ata do të jenë të vdekur."** (39: 30)

Pas vdekjes ai u la me rroba veshur në shenjë respekti për të. U mbështoll me tre copa të bardha (prej pambuku) pa pasur veshur xhybe dhe çallmë. Pastaj njerëzit i falën atij xhenazen të ndarë pa një imam të vetëm. Ai u varros natën para ditës së mërkurë. Me vdekjen e resuit s.a.u.s. vazhdimin e zbatimit të asaj që ai i shpalli njerëzve e mori në dorë falifi i parë që erdhi pas tij.

dërguarin e Tij te të gjithë njerëzit e xhinët dhe ua bërë atyre detyrim t'i binden resulit s.a.u.s. Argument për këtë është thënia e Allahut s.u.t.:

**"Thuaj** (o Muhammed)**: "O ju njerëz! Unë jam i dërguari i Allahut te të gjithë ju. …"""**[115] (7: 158)

**و أكنل الله به الدين و الدليل قوله تعالى: ﴿ ... اليوم أملت لكم دينكم و أتممت عليكم نعمتى و رضيت لكم الإسلام دينا ... ﴾**

Nëpërmjet tij Allahu s.u.t. plotësoi fenë e argument për këtë është ajeti: **"…Sot përsosa për ju fenë tuaj, plotësova ndaj jush dhuntinë time, zgjodha për ju Islamin fe. …"**[116] (5: 3)

---

[115] Ky ajet është argument se Muhammedi s.a.u.s. është i dërguari i Allahut te të gjithë njerëzit. Vazhdimi i ajetit e bën të qartë se Ai që e dërgoi atë është Sovrani i qiejve dhe tokës, Ai në dorë të të cilit është jeta dhe vdekja dhe i vetmi që meriton adhurimin.

[116] Kjo tregon se feja Islame do të mbetet deri ditën e Kijametit. Resuli s.a.u.s. nuk vdiq derisa ai plotësoi misionin e tij të transmetimit të plotë të fesë së Allahut duke i shpjeguar njerëzve për çdo gjë që ata kanë nevojë në fenë e tyre. Ebu Dheri r.a. tha: *"Resuli s.a.u.s. nuk la as edhe një zog që hap krahët e tij në qiell pa na shpjeguar neve diçka për të."* (Treguar në Musnad imam Ahmed 5/152 dhe 163)

Një burrë prej mushrikëve i tha Selman Farsit: "Profeti juaj ju ka mësuar juve bile edhe si të shkoni në banjo!" Ai u përgjigj: "Po! Ai na ndoloi ne të qëndronim përballë kiblës gjatë bërjes së nevojës ose urinës, të mos pastrojmë veten me më shumë se tre gurë e të mos e pastrojmë veten me bajga ose kocka kafshësh." (S. Muslim v.1 f.160 n.504) Resuli s.a.u.s. e ka shpjeguar të

## و الدليل على موته قوله تعالى: ﴿ إنك و إنهم ميتون ثم إنكم يوم القيامة عند ربكم تختصمون ﴾

Argumenti se resuli s.a.u.s. vdiq është ajeti i Allahut s.u.t.: **“Ti do të jesh i vdekur e edhe ata do të jenë të**

---

gjithë fenë nëpërmjet thënieve, veprimeve tij si dhe me anë të aprovimit në heshtje. Çështja më e madhe të cilën ai shpjegoi është teuhidi.

Çdo gjë që ai urdhëroi është diçka e mirë për umetin në këtë dunja e në Ahiret dhe çdo gjë që ai e ndaloi është e dëmshme për umetin në dunja e Ahiret. Si rrjedhim thënia e atyre që janë injorantë ndaj Islamit se nuk është e domosdoshme qëndrimi brenda kufinjve të të urdhëruarave dhe të ndaluarave është plotësisht e gabuar dhe vjen si pasojë e mos kuptimit të Islamit, të mungesës së durimit e dobësisë së tyre në fe. Allahu s.u.t. nuk ka vendosur për ne në fenë e Tij ndonjë gjë të vështirë përkundrazi ajo është bërë e lehtë. Allahu thotë:

﴿ ... يريد الله بكم اليسر و لا يريد بكم العسر ... ﴾

**“...Allahu me këtë dëshiron lehtësim për ju, e nuk dëshiron vështirësim për ju. ...”** (2: 185)

﴿ ... و ما جعل عليكم في الدين من حرج ... ﴾

**“... dhe nuk ju obligoi në fe me ndonjë vështirësi, ...”** (22: 78)

﴿ مل يريد الله ليجعل عليكم من حرج ... ﴾

**“... Allahu nuk dëshiron t’iu sjellë ndonjë vështirësi ...”** (5: 6)

I gjithë falenderimi i takon Allahut i cili plotësoi dhe përsosi për ne fenë tonë, Islamin.

**vdekur. E pastaj në ditën e kijametit ju pranë Zotit tuaj do të grindeni mes vete."**[117] (39: 30-31)

**و قوله تعالى: ﴿ و الله أنبتكم من أرض نباتا ثم يعيدكم فيها و يخر جكم إجراجا ﴾ و بعد البعث محاسبون و مجزيون بأعمالهم. قوله تعالى: ﴿ ... ليجزي الذين أساؤوا بما عملوا و يجزى الذين أحسنوا بالحسنى ﴾**

Gjithashtu Allahu s.u.t. thotë: **"Dhe Allahu u shpiku juve prej tokës si bimë. Pastaj ju kthen në të dhe pa dyshim ju nxjerr sërisht."**[118] (71: 17-18)

---

[117] Ky ajet tregon se resuli s.a.u.s. dhe të gjithë ata te të cilët ai u dërgua do të vdesin. Do të dalin para Allahut ditën e kijametit dhe Ai do t'i gjykojë ata me drejtësi. Allahu ka bërë që kurrë kafirët të mos triunfojnë ndaj besimtarëve në Ahiret.

[118] Do të thotë se (a) Ademi a.s. është krijuar prej dheut të tokës, (b) njerëzit kthehen prapë në tokë kur vdesin e (c) njerëzit do të nxirren prapë prej tokës kur Allahu t'i ringjallë. Ky ajet përputhet plotësisht me ajetin tjetër:

**﴿ منها خلقناكم و فيها نعيدكم و منها نخرجكم تارة أخرى ﴾**

**"Prej asaj** (tokës) **Ne u krijuam ju, e ju do t'iu kthejmë përsëri në të, e prej saj do t'iu nxjerrim edhe një herë."** (20: 55)

Ajete të tilla që kanë këtë përmbajtje ka shumë. Allahu i lartësuar i ka përmendur e përsëritur këtë për të konfirmuar dhe rikonfirmuar se dita e ringjalljes është e vërtetë e që njerëzit të besojnë në të e të punojnë për të sipas asaj që ka urdhëruar Allahu s.u.t.

Pas ringjalljes njerëzit do të llogariten për veprat e tyre e në vartësi të tyre ata do të dënohen ose shpërblehen. Argument për këtë është ajeti: **“… për t’i shpërblyer ata që bënë keq me të keqen e tyre dhe për t’i shpërblyer ata që bënë mirë me më të mirën e tyre.”**[119] (53: 31)

---

[119] Ajeti tregon qartë se pas ringjalljes njerëzit do të merren në llogari dhe do të shpërblehen për veprat e tyre. N.q.s. kanë bërë mirë do të shpërblehen me të mirë e n.q.s. kanë bërë keq do të shpërblehen me të keq. Allahu thotë:

﴿ فمن يعمل مثقال ذرة خيرا يره ﴾ ﴿ و من يعمل مثقال ذرة شرا يره ﴾

**“E kush punoi ndonjë të mirë, që peshonë sa grimca, atë do ta gjejë. Dhe kush punoi ndonjë të keqe, që peshon, sa grimca, atë do ta gjejë.”** (99: 7-8)

﴿ ونضع الموازين القسط ليوم القيامة فلا تظلم نفس شيئا و إن كان مثقال حبة من خردل أتينا بها و كفى بنا حاسبين ﴾

**“Në ditën e gjykimit Ne do të vemë peshoja të drejta, e askujt nuk i bëhet e padrejtë asgjë, edhe nëse është** (vepra) **sa peshoja e një kokrre meli Ne do ta sjellim atë. E mjafton që ne jemi llogaritës.”** (21: 47)

﴿ من جاء بالحسنة فله عشر أمثا لها و من جاء بالسيئة فلا يجزى إلا مثلها و هم لا يظلمون ﴾

**“Kush vjen me një** (punë) **të mirë, ai** (në ditën e gjykimit) **shpërblehet dhjetë fish, e kush vjen me** (vepër) **të keqe, ai ndëshkohet vetëm për të. Atyre nuk u bëhet e padrejtë.”** (6: 160)

**و من كذب بالبعث كفر و الدليل قوله تعالى: ﴿ زعم الذين كفروا أن لن يبعثوا قل بلى و ربي لتبعثن ثم لتنبؤن بما عملتم و ذلك على الله يسير ﴾**

Për më tepër kushdo që mohon ringjalljen është kafir dhe argument në mbështetje të saj është ajeti: **"Ata që nuk besuan menduan se kurrsesi nuk do të ringjallen. Thuaj: "Po, pasha Zotin tim, pa tjetër do të ringjalleni me atë që keni punuar, e ajo për Allahun është e lehtë.""**[120] (64: 7)

---

Një vepër e mirë do të shpërblehet nga Allahu nga 10 deri 700 e më tepër fish e kjo është nga mirësia e Allahut s.u.t. Përsa i përket veprës së keqe personi që e ka kryer atë nuk do të marrë ndëshkim më të madhë se sa ndëshkimi që meriton ajo vepër. Edhe kjo është prej mirësisë e mëshirës së Allahut s.u.t. i cili thotë:

**﴿ ... و من جاء بالسيئة فلا يجزى إلا مثلها و هم لا يظلمون ﴾**

**"…e kush vjen me** (vepër) **të keqe, ai ndëshkohet vetëm për të. Atyre nuk u bëhet e padrejtë."** (6: 160)

Shejhu ka përmendur ajetin 53: 31 në të cilin Allahu s.u.t. thotë se ata që bënë keq nuk do të ndëshkohen me më të keqen siç thotë për ata që bënë mirë të cilët do të shpërblehen me më të mirën.

[120] Kushdo që mohon ringjalljen është kafir. Allahu thotë:

**"Ata thanë: "Nuk ka tjetër, vetëm kjo jeta jonë në këtë botë, dhe ne nuk do të ringjallemi. Dhe, sikur t'i kishe parë ata kur të ndalohen para Zotit të tyre e u thuhet atyre: "A nuk është kjo** (ringjallja) **e vërtetë?" Ata thonë: "Po, për**

**Zotin tonë.” Thotë: “Shijoni pra dënimin për atë që mohonit.””** (6: 29-30)

**“Atë ditë është shkatërrimi për gënjeshtarët. Të cilët nuk e besojnë ditën e përgjegjësisë. E atë ditë nuk e mohon kush përveç atij që ka sharruar tepër në mosbesim e në punë të këqija. E që kur i lexohen atij argumentet Tona thotë: “Legjenda të të parëve!” Jo, nuk është ashtu! Por të këqijat që i punuan, zemrat e tyre ua mbuluan. Jo dhe jo! Atë ditë do të jenë të penguar prej** (ta shohin) **Zotit të tyre. Pastaj ata do të hyjnë në Xhehennem. Dhe do tu thuhet: “Ky është ai të cilin e keni përgënjeshtruar.””** (83: 10-17)

﴿ بل كذبوا بالساعة و أعتدنا لمن كذب بالساعة سعيرا ﴾

**“Por, jo ata përgënjeshtruan kijametin, e Ne për ata që nuk besojnë ditën e gjykimit kemi përgatitur zjarr të fortë.”** (25: 11)

**“E ata që nuk i besuan argumentet e Allahut dhe takimin me Të, të tillët kanë humbur shpresën nga mëshira Ime dhe ata i pret dënim i hidhur.”** (29: 23)

Shejhu gjithashtu citon si argument ajetin 64: 7. Argumentet që të bindin për ringjalljen janë të shumta:

(1)-Ringjallja është përmendur shumë qartë dhe shumë shpesh nga të dërguarit e Allahut, në shpalljet që iu dhanë atyre prej Allahut si dhe ajo është besuar dhe pranuar nga të gjithë ata që kanë pasuar të dërguarit. Kështu si mund të mohohet ringjallja që është e përmendur nga të dërguarit e shpalljet me të cilat ata erdhën duke u bazuar në teoritë filozofike të vjetra e të reja që jo vetëm mënyrën se si ato transmetohen e kanë të dobët, por edhe forca e argumentit të tyre është e papërfillshme!?

(2)-Vërtetësia e ringjalljes vërtetohet nga shumë fakte:

(i)-Askush nuk mund të mohojë se se ka ardhur në egzistencë nga mosegzistenca. Kështu Ai që e krijoi dhe e solli atë në egxistencë pa dyshim është i aftë ta sjelli atë prapë në egzistencë. Allahu s.u.t. thotë:

﴿ و هو الذى يبدؤا الخلق ثم يعيده و هو اهون عليم ... ﴾

**“Dhe Ai është që e shpik jetën dhe e përsërit atë, e ajo** (përsëritja) **është edhe më e lehtë për Të. …”** (30: 27)

﴿ كما بدأنآ أول خلق نعيده و عدا علينا إنا كنا فاعلين ﴾

**“**(Përkujto) **Atë ditë kur Ne e palojmë qiellin sikurse palimi i fletëve në libër. Ashtu si kundër e kemi filluar krijimin e rikthejmë. Ky është obligim Yni e Ne e bëjmë këtë.”** (21: 104)

(ii)-Askush nuk mund të mohojë madhështinë e krijimit të qiejve dhe tokës për shkak të madhësi së tyre të madhe dhe të ndërtimit të tyre të jashtëzakonshëm. Kështu është mjaft e lehtë për Atë që i krijoi qiejt e tokën të ringjalli njeriun. Allahu thotë:

﴿ لخلق السماوات و الأرض أكبر من خلق الناس ﴾

**“S’ka dyshim se krijimi i qiejve e i tokës është më i madh se krijimi i njerëzve, por shumica e njerëzve nuk e dinë.”** (40: 57)

﴿ أو لم يروا أن الله الذى خلق السماوات و الأرض و لم يعى بخلقهن بقادر على أن يحى الموتى بلى إنه على كل شيء قدير ﴾

**“A nuk e dinë ata që Allahu krijoi qiejt dhe tokën dhe nuk u lodh në krijimin e tyre, Ai ka fuqi t’i ngjallë të vdekurit. Po, Ai është i plotëfuqishëm për çdo send.”** (46: 33)

﴿ أو ليس الذي خلق السماوات و الأرض بقادر على أن يخلق مثلهم بلى و هو الخلاق العليم ﴾ ﴿ إنما أمره إذآ أراد شيئا أن يقول له كن فيكن ﴾

**“A nuk është i fuqishëm Ai që krioji qiej e tokën, të krijojë njerëz sikundër që i krijoi ata? Po, Ai është krijuesi i dijshmi. Kur Ai dëshiron ndonjë send, urdhëri i Tij është vetëm t’i thotë: “Bëhu!” Ai menjëherë bëhet.”** (36: 81-82)

(iii)-Kushdo mund të shikojë se toka vdesë kur bimësia e saj thahet. E pas kësaj kur shiu bie toka përsëri e rifiton gjelbërimin e saj. Ai që është i aftë t’i japi tokës përsëri jetë pas vdekjes së saj është gjithashtu i aftë ta ringjallë njeriun. Allahu thotë:

﴿ و من ءاياته أنك ترى الأرض خاشعة فإذآ أنزلنا عليها المآء اهتزت وربت إن الذي أحياها لمحى الموتى إنة على كل شيء قدير ﴾

**“Nga argumentet e Tij është edhe toka që ti e sheh atë të thatë, e kur Ne i lëshojmë asaj shiun, ajo gjallërohet e shtohet. E s’ka dyshim se Ai që e ngjalli atë do t’i ngjallë të vdekurit, pse Ai ka mundësi për çdo gjë.”** (41: 39)

(3)-Ringjallja është diçka vërtetësia e të cilës është dëshmuar nga vetë ajo që njerëzit kanë parë me sytë e tyre kur Allahu s.u.t. i ka ringjallur të vdekurit. Allahu na përmend në suren Bekare pesë raste kur Ai ka ngjallur të vdekurtit. Prej tyre po përmendim:

**“Ose** (a nuk je njohur) **me shembullin e atij që kaloi pranë një fshati që ishte rrënuar në kulmet e tij, e ai tha: “Si e ngjall Allahu këtë pas shkatërimit të tij?” E Allahu e bëri të vdekur atë** (pyetësin, Uzejrin) **100 vjet, pastaj e ringjalli e i tha: “Sa qëndrove** (i vdekur)**?”Ai tha: “Një ditë ose një pjesë të ditës.” Ai** (Allahu) **tha: “Jo, por ke ndenjur** (i vdekur) **100 vjet. Shikoje ushqimin dhe pijen tënde si nuk është prishur, e shikoje edhe gomarin tënd** (si ju kanë shkapërderdhur eshtrat)**. E për të bërë ty argument, për njerëzit, shiko se si i kombinojmë eshtrat e pastaj i veshim me mish. E kur iu bë e qartë atij tha: “U binda se me të vërtetë Allahu ka mundësi për çdo send.”** (2: 259)

(4)-Edhe mençuria e kërkon ringjalljen pas vdekjes që secili shpirt të marri shpërblim për veprat e bëra në dunja. N.q.s. nuk do të ishte kështu atëherë krijimi i njeriut do të ishte diçka e kotë e pa vlerë e nuk do të kishte ndryshim midis tij dhe kafshëve. Allahu thotë:

﴿ أ فحسبتم أنما خلقناكم عبثا و أنكم إلينا لا ترجعون ﴾ ﴿ فتعالى الله الملك الحق لآ إله إلا هو رب العرش الكريم ﴾

**“A menduat se Ne u krijuam kot dhe nuk do të ktheheni ju te Ne? I lartë është Allahu, Sunduesi i vërtetë, nuk ka Zot tjetër veç Tij, Zot i Arshit bujar.”** (23: 115-116)

﴿ إن الساعة ءاتية أكاد أخفيها لتجزى كل نفس بما تسعى ﴾

**“S’ka dyshim se momenti** (Kijameti) **do të vijë patjetër, Unë gati e kam fshehë atë;** (do të vijë) **për tu shpërblyer secili njeri për atë që ka bërë.”** (20: 15)

﴿ و أقسموا بالله جهد أيمنهم لا يبعث الله من يموت بلى وعدا عليه حقا و لكن أكثر الناس لا يعلمون ﴾ ﴿ ليبين لهم الذى يختلفون فيه و ليعلم الذين كفروا أنهم كانوا كاذبين ﴾ ﴿ إنما قولنا لشيء إذآ أردناه أن نقول له كن فيكون ﴾

**“Ata u betuan në Allahun, me betimin e tyre të fortë se “Allahu nuk e ringjall atë që vdes!” Po,** (i ringjall) **ai është premtim i Tij i prerë, por shumica e njerëzve nuk dinë. I ringjall për t’ua sqaruar atyre atë për çka përçaheshin dhe, për t’ua bërë me dije atyre që nuk besuan se me të vërtetë ishin gënjeshtarë. Ne kur dëshirojmë një send, vetëm i themi atij: “Bëhu!”, ai menjëherë bëhet.”** (16: 38-40)

﴿ زعم الذين كفروا أن لن يبعثوا قل بلى وربى لتبعثن ثم لتنبؤن بما عملتم و ذلك على الله يسير ﴾

**“Ata që nuk besuan menduan se kurrë nuk do të ringjallen. Thuaj: “Po, pasha Zotin tim pa tjetër do të ringjalleni dhe do të njiheni me atë që keni punuar, e ajo për Allahun është e lehtë.”** (64: 7)

N.q.s. gjithë këto prova të qarta për Ringjalljen i vihen përpara atyre që e mohojnë atë e ata vazhdojnë të mohojnë atëherë ata e bëjnë këtë vetëm nga mendjemadhësia e nga kokfortësia e tyre. Do të vijë dita kur ata do ta shohin me sytë e tyre vendin ku do të përfundojnë.

## و أرسل الله جميع الرسل مبشرين و منذرين و الدليل قوله تعالى: ﴿ رسلا مبشرين و منذرين لئلا يكون للناس على الله حجة بعد الرسل ﴾

Allahu i dërgoi të gjithë të dërguarit për të përgëzuar dhe për të paralajmëruar. Argument është thënia e Allahut: **"Të dërguar që ishin lajmgëzues dhe kërcënues, ashtu që pas dërgimit të të dërguarve njerëzit të mos kenë fakt** (arsyetim) **para Allahut. Allahu është i pavarur në sundimin e vet dhe di si të veprojë."**[121] (4: 165)

---

[121] Autori, Allahu e mëshiroftë, e bën të qartë se Allahu i ka dërguar të dërguarit si përgëzues dhe paralajmërues. Allahu thotë:

﴿ رسلا مبشرين و منذرين ... ﴾

"**Të dërguar që ishin lajmgëzues dhe kërcënues …"** (4: 165)

Ata përgëzuan ata njerëz që iu bindën atyre dhe kërcënuan ata që i kundërshruan ata. Dërgimi i të dërguarve kishte shumë arsye e më e forta prej tyre është qënia e tyre si provë për njerëzit. E në këtë mënyrë njeriut nuk i mbetet asnjë lloj justifikimi para Allahut për veprat e tij të këqija. Allahu thotë:

﴿ ... لئلا يكون للناس على الله حجة بعد الرسل ... ﴾

"…**ashtu që pas dërgimit të të dërguarve njerëzit të mos kenë fakt** (arsyetim) **para Allahut. …"** (4: 165)

Gjithashtu dërgimi i të dërguarve është prej plotësimit të mirësisë së Allahut ndaj njerëzve. Kjo sepse sa do i zgjuar të jetë njeriu ai nuk mund të arrijë detajet e asaj që është e detyrueshme për pohimin e Zotit e as nuk mund të arrijë të njohë cilësitë e

**و أولهم نوح عليه السلام و آخرهم محمد و الدليل على أن أولهم نوح عليه السلام قوله تعالى: ﴿ إنا أوحينا إليك كما أوحينا إلى نوح و النبيين من بعده ... ﴾**

I pari i tyre ishte Nuhu a.s. dhe i fundit Muhammedi s.a.u.s. Argumenti se i pari i tyre ishte Nuhu a.s. është ajeti: **"Ne të frymëzuam ty me shpallje ashtu siç e patëm**

---

emrat perfekt të Allahut s.u.t. Allahu bashkë me të dërguarit e Tij dërgojë dhe Librat e Shenjtë që njerëzit të gjykojnë midis njëri tjetrit për atë për të cilën ata nuk bien dakort.

Çështja më e madhe për të cilën të dërguarit, që nga i dërguari i parë deri te resuli s.a.u.s., thirrën është teuhidi. Allahu thotë:

**﴿ و لقد بعثنا في كل أمة رسولا أن اعبدوا الله و اجتنبوا الطاغوت ... ﴾**

**"Ne dërguam në çdo popull të dërguar që tu thonë: "Adhuroni vetëm Allahun dhe largojuni djajve** (adhurimit të tyre)**!" ..."** (16: 36)

**﴿ و ما أرسلنا من قبلك من رسول إلا نوحى إليه أنه لآ إله إلا أنا فاعبدون ﴾**

**"Ne nuk dërguam asnjë të dërguar para teje e të mos i kemi shpallur atij se nuk ka Zot tjetër përveç Meje, pra më adhuroni!"** (21: 25)

**frymëzuar Nuhun dhe pejgamberët pas tij. ...”**[122] (4: 163)

و كل أمة بعث الله إليها رسولا من نوح إلى محمد يأمرهم بعبادة الله و حده و ينهاهم عن عبادة الطاغوت و الدليل قوله تعالى: ﴿ و لقد بعثنا في كل أمة رسولا أن اعبدوا الله و اجتنبوا الطاغوت ﴾ و افترض الله على جميع العباد الكفر بالطاغوت و الإيمان بالله قال ابن القيم رحمه الله

[122] Që Nuhu ishte i pari i të dërguarve e vërteton gjithashtu edhe hadithi për ndërmjetësimin në të cilin thuhet: *“...Njerëzit do të shkojnë te Nuhu dhe do t’i thonë atij: “Ti je i pari i dërguar që Allahu dërgoi te njerëzit e tokës.” ...”* (S. Buhari eng. trans. v.6 f.198-202 n.236 dhe S. Muslim eng. trans. v.1 f.125-126 n.373)

Nuk ka pasur resul përpara Nuhut. Ata historianë që thonë se Idrisi a.s., që ishte prej të dërguarve të Beni Israelëve, erdhi para Nuhut a.s. e kanë gabim. I fundi i të dërguarve është Muhammedi s.a.u.s. Allahu thotë:

﴿ ما كان محمد أبا أحد من رجالكم و لكن رسول الله و خاتم النبين و كان الله بكل شيء عليما ﴾

**“Muhammedi nuk ka qenë babai i asnjërit prej burrave tuaj, por ai ishte i dërguari i Allahut dhe vulë e të gjithë pejgamberëve, e Allahu është i dijshëm për çdo send.”** (33: 40)

Pra nuk ka të dërguar tjetër pas tij dhe kushdo që deklaron se është i dërguar pas tij ai është gënjeshtar e kafir.

تعالى: الطاغوت ما تجاوزبه العبد حده من معبود أو متبوع أو مطاع.

Allahu dërgoi të dërguar në çdo komb duke i urdhëruar ata të adhuronin vetëm Atë dhe duke i ndaluar ata të adhuronin tagutët (tagut konsiderohet çdo gjë që adhurohet veç Allahut). Allahu htotë: **"Ne dërguam në çdo popull të dërguar që tu thonë: "Adhuroni vetëm Allahun dhe largojuni tagutëve** (adhurimit të tyre)**!" …"** (16: 36)

Allahu e bëri të detyrueshme mbi të gjithë robt e Tij të mohonin e të mos besonin tagutët, por të besonin te Allahu. Ibnul Kajim, Allahu e mëshiroftë, ka thënë: "Tagut është ai në lidhje me të cilin njeriu shkon përtej kufinjve. Taguti mund të jetë diçka që adhurohet prej njerëzve ose diçka ndaj të cilit njerëzit e teprojnë në bindje e në pasim ndaj tij."[123] (Ky përkufizim për të mos i hapur rrugë ndonjë

[123] Teuhidi nuk vendoset ndryshe vetëm se duke adhuruar vetëm Allahu s.u.t. dhe duke mos i drejtuar asnjë formë adhurimi tagutëve. Kjo është e detyrueshme për njeriun. Fjala *tagut* është e rrjedhur nga *tagien* e cila do të thotë të shkosh përtej kufinjve, ta teprosh ashtu siç përmendet në Kur'an:

﴿ إنا لما طغا الماء حملناكم في الجارية ﴾

**"Kur uji i përmbytjes u ngrit përtej kufinjve normal** (*taga*) **Ne ju bartëm në anije."** (69: 11)

Shpjegimi më i mirë i përdorimit të këtij termi në fe është ai që Ibnul Kajimi ka thënë. Personat që mund të adhurohen ose ndaj të cilëve njerëzit e teprojnë me bindje e pasim mund të jenë edhe njerëz të drejtë e të devotshëm ndaj Allahut. N.q.s. këta

janë njerëz të drejtë e të devotshëm nuk dëshirojnë që të adhurohen e as që njerëzit t'i binden atyre përtej kufinjve ata nuk janë tagut megjithëse njerëzit i adhurojnë ata. Zakonisht adhurimi nga ana e injorantëve i njerëzve të drejtë e të devotshëm ndodh pas vdekjes së tyre kjo sepse se ata sa janë gjallë adhurojnë vetëm Allahun dhe i porosisin njerëzit që të mos adhurojnë tjetër veç Allahut.

Përsa i përket idhujve të cilët adhurohen veç Allahut ata janë padiskutim tagutë. Në kategorinë e tagutëve futen edhe ata dijetarë të këqinj të cilët duke e ditur thërrasin në kufër, në bidate, bëjnë hallall atë që është harram ose harram atë që është hallall, ata që braktisin Sheriatin dhe marrin në vend të tij ligje të bëra nga njerëzit. Ata konsiderohen tagutë sepse kanë dalë jashtë kufinjve e kufiri e dijetarit është pasimi i resulit s.a.u.s. në atë me të cilëm ai erdhi.

Përsa i përket pjesës "*...ose që njerëzit e teprojnë në bindje ndaj tij*" ajo ka të bëjë me bindjen e njeriut ndaj një personi që vepron në kundërshtim me Sheriatin. Sheriati me të vërtetë kërkon nga njerëzit e zakonshëm t'i binden udhëheqësve të tyre, por kjo vetëm atëherë kur ata veprojnë e urdhërojnë sipas asaj që ka zbritur Allahu. N.q.s. udhëheqësi vepron në përputhje me Sheriatin njerëzit duhet t'i binden atij dhe në këtë rast udhëheqësi nuk është tagut. Bindja e njeriut të thjeshtë ndaj udhëheqësit të drejtë që punon me Sheriat është bindje dhe adhurim ndaj Allahut. Allahu thotë:

﴿ يأيها الذين ءامنوا أطيعوا الله و أطيعوا الرسول و أولى الأمر منكم ... ﴾

**"O ju që besuat, bindjuni Allahut, respektoni të dërguarin dhe përgjegjësit nga ju. ..."** (4: 59)

Kur udhëheqësi ka pushtet dhe autoritet të fortë njerëzit do t'i binden edhe n.q.s. ata nuk janë të motivuar për këtë nga besimi i

keqinterpretimi është përkthyer në kuptimin e tij të përgjithshëm sh. p.)

و الطواغيت كثيرة و رؤو سهم خمسة: إبليس لعنة الله

و من عبد و هو راض,

و من دعا الناس إلى عبادة نفسه,

Tagutët janë shumë e më kryesorët janë pesë:
1-Iblisi, mallkimi i Allahut qoftë mbi të.[124]

---

tyre. Më e mira është që njerëzit t'i binden udhëheqësit të motivuar nga imani i tyre, sepse kjo është më e dobishmja për të dy palët edhe për udhëheqësin edhe për njerëzit e thjeshtë.

Gjendjet e njerëzve në lidhje me udhëheqësit e tyre janë tilla:

(i)-Motivimi i njerëzve prej imanit të tyre që t'i binden udhëheqësit është i fortë e gjithashtu edhe udhëheqësi është i fortë dhe me autoritet. Kjo është gjendja më e mirë.

(ii)-Motivimi i njerëzve prej imanit për t'iu bindur udhëheqësit është i dobët dhe autoriteti i udhëheqësit është i dobët. Kjo është gjendja më e dobët dhe shumë e rrezikshme për shoqërinë, sepse mund të çojë në anarki mendimesh dhe veprimesh.

(iii)-Motivimi i njerëzve prej imani është i dobët, por udhëheqësi është i fortë e ka autoritet. Kjo është gjendje mesatare, sepse meqënëse udhëheqësi është i fortë ai arrin të kontrollojë situatat. Por n.q.s. forca e tij do bjeri atëherë vendi do bjeri në korrupsion dhe në të këqija.

(iv)-Motivimi i njerëzve prej imanit të tyre është i fortë, por udhëheqësi është i dobët. Në këtë gjendje shteti është më i dobët se në rastin e tretë megjithëse lidhja e njerëzve me Allahun dhe bindja e tyre ndaj Tij është më e fortë se në rastin e tretë.

[124] Iblisi është shejtani i përzënë për të cilin Allahu thotë:

﴿ و إن عليك لعنتى إلى يوم الدين ﴾

2-Kushdo që adhurohet dhe është i kënaqur me këtë.[125]

3-Kushdo që thërret njerëzit që ta adhurojnë atë.[126]

و من ادعى شيئا من علم الغيب

4-Kushdo që thotë se zotëron diçka prej dijes së gajbit (botës së fshehtë).[127]

---

**"Mbi ty është mallkimi Im deri ditën e gjykimit."** (38: 78)

Ibsi ishte me melekët, në shoqërinë e tyre, dhe kryente veprimet e tyre. Kur ai u urdhërua t'i bënte sexhde Ademit ai refuzoi me ndjemadhësi ta bënte këtë dhe u bë prej kafirëve. Kështu ai u përjashtua nga mëshira e Allahut. Allahu s.u.t. thotë:

**"E kur u thamë melekëve: "Bëjini sexhde Ademit", ata menjëherë i bënë sexhde me përjashtim të Iblisit. Ai refuzoi, u mbajt me të madh dhe u bë kafir."** (2: 43)

[125] Këtu është fjala për ata që adhurohen veç Allahut e që janë të kënaqur për adhurimin që i bëjnë njerëzit atyre. Këta që pëlqejnë të adhurohen veç Allahut deri në momentin e vdekjes janë tagutë edhe n.q.s. ata adhurohen pas vdekjes së tyre

[126] Si ta adhurojnë njerëzit si të mos e adhurojnë ata që i thërrasin njerëzit në adhurim ndaj vetes së tyre janë tagutë.

[127] *Gajb* është çdo gjë që nuk mund të kapet nga njeriu. Ai është dy llojesh: ajo që egziston në të tashmen dhe ajo që shtrihet te e ardhmja. Ajo që është e fshehtë dhe e padukshme në të tashmen është çështje relative, sepse diçka mund të bëhet e ditur për dikë ndërsa për dikë tjetër jo. Por e fshehta e të ardhmes është diçka absolute të cilën e di vetëm Allahu. Disa gjëra prej dijes së të ardhmes Allahu ua ka mësuar të dërguarve për t'i paralajmëruar njerëzit dhe t'i dhënë atyre argument se të dërguarit ishin me të vërtetë të çuar prej Tij. Kështu kushdo që thotë se ka dije të tillë ai është kafir sepse ka mohuar atë që Allahu dhe i dërguari i Tij kanë thënë. Në Kur'an thuhet:

و من حكم بغير ما أنزل الله.

---

﴿ قل لا يعلم من في السماوات و الأرض الغيب إلا الله و ما يشعرون أيان يبعثون ﴾

**“Thuaj: “Askush veç Allahut as në qiej as në tokë nuk e di të fshehtën, e as nuk e dinë se kur ringjallen.””** (27: 65)

Allahu s.u.t. e ka urdhëruar resulin s.a.u.s. ti lajmërojë të gjithë se askush në qiej e në tokë nuk e di *gajbin* të cilin e di vetëm Allahu. Pra kush thotë se njeh gajbin ka mohuar atë që Allahu ka shpallur.

Për më tepër ne mund t’i themi njerëzve që thonë se njohin *gajbin*: Si mund ta dini ju të fshehtën kur resuli s.a.u.s. nuk e dinte atë!? A jeni ju më të lartë se ai!? N.q.s. ata thonë se janë më të lartë se resuli s.a.u.s. ata janë kafira. N.q.s. ata thonë se ai nuk është më i lartë atëherë përse ishte gajbi i paditur për të e për ju është i ditur? Allahu s.u.t. thotë:

﴿ عالم الغليب فلا يظهر على غيبه أحدا ﴾ ﴿ إلا من ارتضى من رسول فإنه يسلك من بين يديه و من خلفه رصدا ﴾

**“Ai është që e di të fshehtën, por fshehtësinë e vet nuk ia zbulon askujt. Me përjashtim të ndonjë të dërguari që Ai do. Atë botë Ai vë roje edhe para edhe prapa tij.”** (72: 26-27)

Allahu s.u.t. e ka urdhëruar gjithashtu resulin s.a.u.s të thotë:

**“Thuaj: “Unë nuk u them juve se i kam në kopetencë depot e Allahut as nuk pretendoj se e di fshehtësinë e as nuk them se jam melek. Unë ndjek vetëm atë që më shpallet mua. …””** (6: 50)

5-Kushdo që gjykon me tjetër gjë veç asaj që zbriti Allahu.[128]

---

[128] Gjykimi me atë që Allahu ka zbritur është pjesë e teuhidit Rububije sepse Gjykimi i Allahut është pjesë e Zotërimit dhe e Sovranitetit të Tij. Allahu i thotë:

﴿ اتخذوا أحبارهم و رهبنهم أربابا من دون الله و المسيح ابن مريم و ما أمروا إلا ليعبدوا إلها واحدا لآ إله إلا هو سبحانه عما يشركون ﴾

**“Ata i konsideruan ahbarët** (prift jehudi) **e tyre, ruhbanët** (murgj kristian) **e tyre dhe Mesihun** (Isain) **birin e Merjemes për zota veç Allahut, ndërsa ata nuk janë urdhëruar për tjetër veç për adhurimin ndaj Allahut një, e që nuk ka të adhuruar tjetër veç Tij. I lartë është Ai nga çka i shoqërojnë.”** (9: 31)

Edij ibn Hatim (i cili kishte qenë kristian e pastaj u bë musliman sh.p.) kur resuli s.a.u.s. përmendi se ehli kitabët adhuronin parinë e tyre tha se ata nuk e adhuronin parinë e tyre. Për këtë resuli s.a.u.s. tha: *“Me të vërtetë ata ndalonin gjërat e lejuara për ta dhe e bënë të lejuar atë që ishte e ndaluar për ta dhe ata* (njerëzit) *i pasuan ata. Ky ishte adhurimi i tyre* (i ehli kitabëve) *ndaj tyre* (parisë së tyre)*.”* (sh. p. mledhur nga Ahmedi dhe Tirmidhiu dhe cilësuar hasen nga shejh Albani shiko Sahih Sunanet-Tirmidhi n.2471)

Kushdo që nuk gjykon me atë që zbriti Allahu është kafir e njeri i prishur.

(i)-Allahu s.u.t thotë:

**“Ai vure re ata që mendojnë se besuan atë që të zbriti ty, dhe atë që zbriti para teje, se si dëshirojnë që mes tyre të gjykojë djalli, e duke qenë se janë urdhëruar të mos e besojnë atë. E djalli dëshiron t’i humbë në pafundësi. Kur u**

**thuhet atyre: "Ejani** (për të gjykuar) **te ajo që e zbriti Allahu dhe te i dërguari!" i sheh se si dy fytyrëshit ta kthejnë shpinën. E qysh do të jetë** (gjendja e tyre) **kur t'i godasë ata ndonjë e keqe, e shkaktuar nga vetë duart e tyre, e pastaj të vijnë te ti** (për tu arsyetuar) **dhe betohen në Allahun: "Ne nuk patëm tjetër qëllim, vetëm afrim e pajtim." Ata janë për të cilët e di Allahu çka mbajnë në zemrat e tyre. Po ti, hiqu tyre, tërhiqu vërejtjen** (për hipokrizi) **dhe thuaju fjalë që lenë përshtypje në veten e tyre. Ne nuk dërguam asnjë të dërguar vetëm që me urdhërin e Allahut t'i bëhet respekt** (nga njerëzit) **atij. E sikur të vinin ata te ti, pasi që ta kenë dëmtuar veten e tyre** (nuk kanë pranuar gjykimin tënd)**, e të kërkonin ata vetë ndjesë te Allahu, e edhe i dërguari të kërkojë ndjesë për ta, ata do të kuptonin se Allahu pranon pendimin dhe është mëshirues. Për Zotin tënd jo, ata nuk janë besimtarë derisa të mos të të zgjedhin ty për të gjykuar në atë konflikt mes tyre, e pastaj** (pas gjykimit tënd) **të mos ndjejnë kënaqësi nga gjykimi yt dhe** (derisa) **të mos binden sinqerisht."** (4: 60-65)

Allahu tregon se këta hipokritë kanë një numër karakteristikash:

(i)-Ata dëshirojnë që gjykimi të bëhet prej tagutëve. Kërkimi i gjykitin me ligj tjetër veç ligjit të Allahut është ofendim ndaj Gjykimit të Allahut i cili gjykon çdo çështje dhe te i cili do të kthehen të gjithë. Allahu thotë:

﴿ ... أ لا له الخلق و الأمر تبارك الله رب العالمين ﴾

**"…Vetëm Atij i takon krijimi dhe sundimi. I madhëruar është Allahu Zoti i botëve."** (7: 54)

(ii)-Kur ata thirren në atë që Allahu ka zbritur ata refuzojnë e kthehen.

(iii)-Kur ndonjë fatkeqësi bie mbi ta për shkak të të këqijave të tyre e ajo nuk mund të rregullohet ata fillojnë e betohen se kishin për qëllim vetëm mirë. Kjo është si puna e atyre që mohojnë ligjet Islame sot e që gjykojnë me ligje të tjera duke thënë se kjo është e mirë dhe në përputhje me kohët e sotme moderne.

Allahu e ka bërë të detyrueshme për njerëzit që ata t'i binden dhe ta pasojnë resulin s.a.u.s. e jo të ndjekin ndonjë njeri tjetër. Allahu s.u.t. na ka treguar se imani nuk është i saktë pa tre gjërat e mëposhtme:

1-Pa iu referuar kur ka mosmarrëveshje asaj që Allahu ka shpallur për të gjykuar me të.

2-Pa mbetur i kënaqur nga ajo që vendoset kur gjykohet sipas ligjit të Allahut.

3-Pa e pranuar dhe pa iu nënshtruar plotësisht gjykimit sipas ligjit të Allahut duek mos e shtrembëruar atë.

(ii)-Allahu s.u.t. thotë:

﴿ ... و من لم يحكم بما أنزل الله فألئك هم الكافرون ﴾

**"… E kush nuk gjykon me atë që zbriti Allahu, ata janë mohues."** (5: 44)

﴿ ... و من لم يحكم بما أنزل الله فألئك هم الظالمون ﴾

**"… E kush nuk gjykon me atë që zbriti Allahu ata janë mizorë."** (5: 45)

﴿ ... و من لم يحكم بما أنزل الله فألئك هم الفاسقون ﴾

**"… E kush nuk gjykon me atë që zbriti Allahu ata janë mëkatarë të dalë jashtë rrugës së Zotit."** (5: 47)

A janë të tre këto përshkrime për të njëjtin person? Pra a është ai që nuk gjykon me atë që Allahu zbriti kafir, mizor e mëkatar i dalë jashtë rrugës së Zotit? Allahu thotë:

﴾ ... و الكافرون هم الظالمون ﴿

**"… Kafirët janë mizorë."** (2: 254)

﴾ إنهم كفروا بالله و رسوله و ماتوا و هم فاسقون ﴿

**"… me të vërtetë ata që mohuan Allahun dhe të dërguarin e vdiqën ata janë mëkëtar të dalë jashtë rrugës së Zotit."** (9: 84)

Kështu çdo kafir është mizor e njeri mëkatar i dalë jasht rrugës së Zotit. Pra këto përshkrime mund të jenë të gjitha për një kategori njerëzish.

Ka mundësi që këto karakteristika të jenë secila për një klasë të caktuar njerëzish në vartësi të arsyes që e çon atë të mos gjykojë me ligjin e Allahut. Kjo është më e sakta për mendimin tim. Allahu e di më mirë.

Kushdo që nuk gjykon me atë që zbriti Allahu duke u tallur ose duke e nënvlerëzuar atë apo duke besuar se ndonjë ligjë tjetër është më i dobishëm për krijesat ai është kafir dhe ka dalë prej Islamit. Prej këtyre njerëzve janë ata që vendosin sisteme që bien në kundërshtim me Islamin. Ata nuk i vendosin këto sisteme kot por i vendosin në përputhje me besimin e tyre. Kështu ata janë plotësisht kafira e mizorë.

Përsa i përket atyre që nuk gjykojnë me ligjin e Allahut por nuk tallen, nuk e nënvlerësojnë atë e nuk besojnë se ndonjë ligjë është më i mirë se ligji i Tij, por nuk punojnë me atë ligj në mënyrë që t'i bëjë favor dikujt ose për ndonjë motiv tjetër dynjaje ai nuk është kafir, por një gjynofqar. Niveli i gjynafit të tij varet nga gjykimi që ai ka dhënë dhe se si ai është arritur.

و الدليل قوله تعالى: ﴿ لا إكراه في الدين قدتبين الرشد من الغلى فمن يكفر بالطاغوت و يؤمن بالله فقد استمسك بالعروة الوثقى ﴾ و هذا معنى لا إله إلا الله. و في الحديث: "رأس الأمر الإسلام و عموده الصلاة و ذروة سنامه الجهاد في سبيل الله

---

Shejhu Ibn Tejmije në lidhje me ata që morën rabinët e tyre si zota thotë se ata janë dy llojesh:

(a)-Ata që e dinë se paria e tyre ka ndryshuar fenë e Allahut dhe vazhdojnë t'i ndjekin ata në shtrembërimet e tyre duke besuar në lejimin e gjërave të ndaluara dhe në ndalimin e gjërave të lejuara. Këta janë kafira dhe personat që i kanë bërë shirk Allahut.

(b)-Ata që besojnë se gjërat e ndaluara padrejtësisht nga paria e tyre janë të lejuara dhe gjërat e lejuara padrejtësisht nga paria e tyre e që Allahu i ka ndaluar janë të ndaluara, por që vazhdojnë ta ndjekin parinë e tyre në veprimet e tyre janë njerëz që bëjnë gjynaf. Hukmi për ta është ai i njerëzve që bëjnë gjynafe.

Çështja e gjykimit me diçka tjetër përveç ligjit të Allahut është shumë e rëndësishme dhe është bërë një sprovë për qeverisësit e sotëm. Njeriu nuk duhet të nxitohet duke ai lënë në dorë gjykimin njerëzve që nuk e meritojnë, sepse kjo është shumë e rrezikshme. Lusim Allahun t'i udhëzojë ata nën të cilët muslimanët janë. Personi që ka dije e ka për detyrë t'ia sqarojë gjërat në lidhje me gjykimin me ligjin e Allahut udhëheqësve që atyre t'iu bëhet e qartë kjo gjë. Ai që ka dije nuk duhet ta nënvftësoi vetveten ose të ketë frikë nga ndonjë person për të bërë të qartë se duhet gjykuar vetëm me ligjin e Allahut. Allahu u mjafton besimtarëve si ndihmës.

Argument është thënia e Allahut: **“Në fe nuk ka dhunë[129]. Është e sqaruar e vërteta nga e kota. E kush nuk i beson të pavërtetat, e i beson Allahut[130], ai është kapur për lidhjen më të fortë, e cila nuk ka këputje. Allahu është dëgjues i dijshëm.”** (2: 256) Dhe ky është kuptimi i fjalës *la ilahe ilallah*. Resuli s.a.u.s. thotë: *“Kreu i çështjes është Islami[131], shtylla e tij mbështetëse është namazi[132] dhe kulmi i tij është xhihadi në rrugë të Allahut[133].”* (Mbledhur nga Ahmedi, Tirmidhiu dhe Ibn Maxha e deklaruar sahih nga shejh Albani në Sahih Sunanet-Tirmidhi n.2110)

**و الله أعلم و صللى الله على محمد و آله و صحبه و سلم.**

[129] Nuk ka detyrim për njerëzit që të fyjnë në Islam. E vërteta është e qartë dhe edhe e kota është e qartë.

[130] Allahu s.u.t. përmend mohimin e tagutëve para imanit sepse që diçka e mirë të vendoset ashtu siç duhet në vend të diçkaje të keqe duhet që në fillim të hiqet e keqja e pastaj të vendoset e mira.

[131] Autori e përmend këtë hadith për të treguar se çdo gjë ka kruet e saj dhe kreu i çështjes me të cilën Muhammedi s.a.u.s. erdhi është Islami.

[132] Islami nuk mund të qëndrojë pa namazin për këtë arsye më e sakta nga thëniet për atë që lë namazin është se ai është kafir dhe ka dalë prej Islamit.

[133] Xhihadi është kulmi i Islamit. Kjo sepse kur personi është udhëzuar për vete ai me xhihad përpiqet të udhëzojë edhe të tjerët në mënyrë që Islami të vendoset kudo. Kushdo që lufton që fjala e Allahut të jetë më e larta ai është duke luftuar në rrugë të Allahut dhe kjo është kulmi i Islamit nëpërmjet të cilit Islami bëhet mbizotërues mbi gjithçka.

Allahu e di më mirë. Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi Muhammedin, familjen e tij dhe pasuesit e tij të drejtë.[134]

## Përmbajtja



[134] Shejhu Islam Muhammed ibn Abdul-Wehabi e mbyll librin e tij duke ai atribuar dijen absulute Allahut s.u.t. dhe duke hedhur salavat mbi resulin s.a.u.s.

Lusim Allahun që ta shpërblejë autorin e këtij libri dhe neve me Xhennet. Me të vërtetë Allahu është bujar dhe mëshirues.

الحمد لله و الصلاة و السلام على رسول الله.

## Pak fjalë rreth këtij libri dhe autorit të tij

Para jush është libri “*Shpjegimi i tre parimeve bazë të Islamit*”. Ky është përkthimi nga në anglishtja i librit “*Explanation of the three fundamental Principles of Islam*” nga shejhu Muhammed ibn Salih el-Uthejmin. Ky libër është shpjegim i broshurës “*Tre parimet*” të bërë nga shejhu Muhammed ibn Abdul-Vehabi i cili i shkroi atë që tu mësonte njerëzve se çfarë është e detyrueshme për ta. Në fakt “*Tre parimet*” është libër i ndërtuar në bazë të tre pyetjeve që do t’i bëhen njeriut në varrë dhe si i tillë është shumë i dobishëm.

Shejhu Muhammed ibn Salih el-Uthejmin është një prej dijetarëve të mëdhenjë të muslimanëve sot. Ai bën një daua aktive nëpërmjet leksioneve e shkrimeve të tij, një prej të cilave është edhe ky libër. Ai është i mirënjohur jo vetëm për dijen e tij

të gjerë, por edhe për aftësinë e transmetimit të saj tek njerëzit. Allahu e shpërbleftë atë me Xhennetin Firdeus.

Përkthyesi *E. Gjeçi*

# *Shpjegimi i tre parimeve bazë të Islamit*

